


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Lidhjes së Prizrenit*

*Gjysma e dytë e shekullit XIX, sidomos para dhe pas Lidhjes së Prizrenit, për shqiptarët paraqet një ndër periudhat më të rëndësishme gjatë dy shekujve të fundit në pikëpamje nacionale, religjioze, gjeostrategjike e të tjera. Nga një vend relativisht i qetë, trojet shqiptare, sidomos Prizreni me rajon, u bënë epiqendër e zhvillimeve dhe kthesave të bujshme politike, ushtarake, kulturore etj...*

*Për historinë Lidhjes së Prizrenit, historian por edhe shkencëtarë të fushave të tjera në Shqipëri, Kosovë dhe jashtë, kanë bërë një varg studimesh, por duke trajtuar vetëm segmente të saj. Kjo gjendje mbizotëron që nga rënia e Perandorisë Osmane e deri në fillim të shekullit XXI.*

*Ndonëse as ky shkrim nuk synon ta përmirësoj këtë gjendje, megjithatë më tepër synon ta aktualizojë temën nga pikëpamje më objektive, pa fragmentarizma, thjesht të jetë më afër ndodhive që kanë ekzistuar në kohën kur Lidhja e Prizrenit u formua, kulmoi dhe veproi.*

*Pa dyshim se Lidhja e Prizrenit fillimisht kishte synime për lirinë e shqiptarëve dhe të popujve tjerë në afërsi dhe në të njëjtën kohë ta ndalte copëtimin e Shqipërisë etnike, çfarë e shohim edhe te fjalët e Abdyl Frashërit: "Qëllimi i kësaj mbledhjeje sot asht me u-a pre hovin ktyne armiqve të pashpirtë, duke lidhë besën shqiptare e duke u-betue me i mbrojtë me gjak trojet që na kanë lanë gjuhët e katregjyshët t`onë".*

*Nuk do jetë e tepërt vetëm te përmendim se kjo Lidhje u mbajt në lokalet e Medresesë së Prizrenit, dhe një nga vargjet që u than në këtë mbledhje nga po nxënësit e medresesë në krye me Ymer Prizrenin ishte edhe kjo: "... asht toka jonë, T`parët na e kanë lanë, Do t`desim t`tanë, Kujt s`do t`ja lamë..".*

*Ajo që ndodhi para dhe pas kësaj mbledhjeje sikur nuk ndikoj në ne, që të vetëdijesohemi dhe të jemi me sy qel, për një shekull e më tepër ku edhe sot kësaj dite po na përsëritet historia, andaj, popujt që nuk kuptojnë të kaluarën e tyre ajo ju përsëritët vazhdimisht derisa të vetëdijesohen.*

## Në këtë numër pos të tjerash

**Myftiu Tërnava flet pas kthimit nga Kongresi i Mekës**

# Ne aty kërkuam që të përshpejtohet njohja e pavarësisë së Kosovës

**Në Mekë të Arabisë Saudite nga 4-6 qershor nën patronatin e mbretit saudit Abul Aziz al Saud u mbajt Kongresi Ndërkombëtar që pati për temë të vetme “Dialogun”.**
**Në këtë kongres qenë të pranishëm 500 pjesëmarrës nga e tërë bota, ku dominonin përfaqësuesit e shteteve të konferencës islamike të cilat përfaqësoheshin në nivel ministrash.**
**Në këtë kongres nga Kosova qenë të pranishëm Myftiu Mr. Naim Tërnava dhe dekani i FSI-së Dr. Rexhep Boja.**
**Gjatë kohës sa mbahej Kongresi Myftiu Tërnava e dekani Boja patën një sërë takimesh me përfaqësues të shteteve të ndryshme nga të cilët kërkuan që të ndikojnë tek qeveritë e vendeve të tyre që sa më parë ta njohin pavarësinë e Kosovës. Për të mësuar diç më tepër për aktivitetin e delegacionit tonë në këtë kongres ne me t’u kthyer biseduam me Myftiun mr. Naim Tërnava**

***D.I.:*** *Myfti në fillim na thoni diç për formatin e Kongresit të mbajtur në Mekë ku ishit i pranishëm ju dhe dr. Boja?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Me ftesë të Ligës Botërore Islame me seli në Mekë kam marrë pjesë në Kongresin e mbajtur në pallatin mbretëror “Saffa”. Ky kongres u mbajt nën patronatin e mbretit saudit ku morën pjesë rreth 500 përfaqësues nga e mbarë bota. Kongresi i zhvilloi punimet për tri ditë rresht, hapjen e të cilit e bëri mbreti i Saudisë Abdullah.

Në këtë kongres temë boshte diskutimi qe “Dialogu”, ku ndër të tjera gjatë tri ditëve u bisedua lidhur me problemet e shumta që ka sot bota në përgjithësi e në veçanti Bota Islame, ku gjithësesi u diskutua edhe për Kosovën, ngase ne aty kërkuam që të përshpejtohet njohja e pavarësisë së Kosovës.

***D.I.:*** *Çfarë ishte struktura në këtë kongres?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Në këtë kongres unë dhe dr. Boja shfrytëzuam rastin dhe në takimet e shumta që patëm me përfaqësues të shteteve të ndryshme kërkuam nga ata që të ndikojnë tek qeveritë e tyre për njohjen e Kosovës. Madje ne bashkëbiseduesëve tanë ua prezantuam edhe të arriturat që janë shënuar në Kosovë pas shpalljes së pavarësisë, siç është miratimi i ligjeve që dalin nga pakoja e presidentit Ahtisari e që në përgjithësi kanë të bëjnë me garantimin e të drejtave të minoriteteve, pastaj miratimi i Kushtetutës së




Kosovës, miratimi i simboleve, konsolidimi institucional si dhe procesi i njohjes së pavarësisë së vendit tona nga shtete të shumta të botës 43 soshë

Në këtë kongres qenë të pranishëm shumë ministra, me disa nga ministrat e pranishëm ne patëm takime shumë të përzemërta dhe morëm premtime që do të angazhohen pranë qeverive të tyre për njohjen e Kosovës.

***D.I.:*** *Myfti në takimet që keni pasur ju çfarë ishte interesimi i bashkëbiseduesve tuaj për Kosovën?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Kryesisht interesimi i tyre ishte se si funksionon shteti i ri i Kosovës dhe si janë relacionet me shtetet fqinjë. Ne atyre ua bëmë me dije se pavarësia e Kosovës është faktor stabiliteti për rajonin dhe me pavarësinë e Kosovës në një farë mënyre përfundon procesi i dezintegrimit të ish-Federatës jugosllave.

***D.I.:*** *Do e veçoni ndonjë takim?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Po, nga takime që kemi realizuar këtu kisha me veçuar atë me kryetarin e Kuvendit të Indonezisë nga i cili kërkuam që të përdorë autoritetin e tij tek parlamenti dhe qeveria e tij që sa më parë të ndërrojë qëndrimi i vendit të tij në raport me Kosovën dhe sa më parë të njoh vendin tonë si shtet të pavarur e sovran.

Po duhet theksuar se në të gjitha takimet tjera gjatë tri ditëve që patëm me ministrat dhe përfaqësues të lartë të vendeve të ndryshme, kërku-

am nga ta që të përshpejtohet vendimi për njohjen e pavarësisë së Kosovës nga vendet e Konferencës Islamike dhe të Unionit Afrikan.

***D.I.:*** *Myfti çfarë ishte perceptimi i tyre për kërkesat tuaja?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Mund të them që në të gjitha takimet që patëm, hasëm në mirëkuptim dhe morëm përkrahje që në një të ardhme të afërt do të njihet realiteti në Kosovë, respektivisht pavarësia e Kosovës.

***D.I.:*** *A mendoni se është dashur që përfaqësuesit tanë politikë e institucional të jenë më aktiv në Lindje?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Është e vërtetë kjo, se populli i Kosovës ka pritur dhe pret që shtetet e Botës Islame ta pranonin pavarësinë e vendit tonë, mirëpo në këtë drejtim jam i mendimit që politika kosovare ka çaluar bukur shumë. Edhe në të kaluarën e edhe tash, asnjëherë, asnjë delegacion politik i nivelit të lartë nga Kosova nuk ka vizituar asnjë shtet islam, duke mos përfshirë këtu vizitat që janë realizuar në Turqi si dhe duke mos llogaritur edhe pjesëmarrjen e fundit të Ministrit të Arsimit në Dakar në Senegal, edhe pse siç e dini ajo konferencë ishe e nivelit të mbretërve dhe kryetarëve të shteteve.

Kosova aty u prezantua në nivel jo adekuat të paktën kështu unë mendoj dhe atë pa ndonjë parapërgatitje të mëhershëm, por një pjesëmarrje formale dhe këtë në momentin e fundit.

***D.I.:*** *Po a mund të na thoni cili është kontributi i BI në këtë rrafsh kur thoni se elita politike e ka lënë anash këtë botë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Kontributi dhe angazhimi që ka dhënë Bashkësia Islame e Kosovës janë evidente dhe mund të them se kemi dhënë një kontribut edhe jashtë mundësive tona në takimet që kemi patur me përfaqësuesit e vendeve të botës islame dhe mund të them se falë këtij angazhimi e kontributit tonë është arritur që sadopak të sensibilizohen qeveritë e vendeve islame për të diskutuar për Kosovën.

Ju siç e dini para pak kohe unë kam takuar edhe mbretin e Arabisë Saudite dhe kam kërkuar nga ai personalisht që ta njoh pavarësinë e Kosovës si dhe të përdorë ndikimin dhe autoritetin e tij edhe tek shtetet tjera për rreth që ta njohin vendin tonë.



*Myftiu Naim ef. Tërnava*
*u prit nga mbreti i Arabisë Saudite Abdullah bin Abdulaziz al Saud*

***D.I.:*** *Po cila qe përgjigja e mbretit saudit?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Mbreti i Arabisë Saudite më ka premtuar se në një të ardhme të afërt do e njoh pavarësinë e Kosovës, e menjëherë pas Saudisë Kosovën do ta njohin edhe të gjitha shtetet e hixhazit (gjirit), prandaj mund të them se po atë ditë që do ta bëjë të ditur vendimin për njohjen e pavarësisë së Kosovës Arabia Saudite po atë ditë Kosova do të njihet edhe nga Emiratet e Bashkuara Arabe, Kuvajti, Omani, Bahrejni, Katari etj.

***D.I.:*** *Kur pritet që të ndodh kjo?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë besoj shumë afër, unë besoj që Brenda pak ditësh do të merret vendim për njohjen e Kosovës?

***D.I.:*** *Myfti a kanë kërkuar nga ju qeveria që të ndihmoni atë dhe të loboni tek shtetet islame, apo a ju ka autorizuar ju që të loboni tek ajo botë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Jo unë asnjëherë nuk kam qenë i autorizuar nga qeveria e Kosovës që të lobojë apo që të flas në emër të saj. Lobimin apo kontributin për njohjen e Kosovës e kemi bërë me vetëiniciativë duke u nisur nga parimi se një gjë të tillë ja kemi borxh vendit tonë, e për një gjë të tillë as nuk kemi pritur autorizim, as nuk kemi hezituar por aty ku na është dhënë rasti e mundësia kemi dhënë kontributin tonë në të mirë të Kosovës, **dhe nuk ka fuqi që e ndal B. Islame në rrugën e saj drejt dhënies së kontributit për vendin tonë.**

***D.I.:*** *Myfti sa keni arritur rezultate në këtë drejtim dhe a ka mundur që të bëhet më shumë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Edhe kur jemi këtu duhet të dimë se të gjithë e kemi për detyrë të kontribojmë për vendin tonë, kudo që na jepet rasti dhe për këtë nuk duhet kursyer asgjë, sepse një gjë të tillë ja kemi borxh vendit tonë, popullit tonë, fëmijëve tanë.

Por dihet përgjegjës për zhvillimin e politikës janë institucionet tona që janë të mandatuara për të udhëheq dhe për të përfaqësuar këtë vend si brenda ashtu edhe jashtë. Unë mendoj që në këtë drejtim duhet bërë më shumë, ndoshta i kuptoj institucionet tona janë në fazën e konsolidimit por një se marr vesh paragjykimet dhe hipotekat e së kaluarës janë shumë të dëmshme për ne e para së gjitha për popullin tonë.



Në Kongres, Myftiu Tërnava u takua me dijetarin bashkëkohor islam, Jusuf el-Kardavij

***D.I.:** Myfti a ka pasur rrugë tjera qeveria që të bëjë më shumë në raport me Botën Islame?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Shumë thjeshtë, të bëjë atë që ka bërë me vendet e Evropës dhe SHBA-të, ne e dimë që përfaqësuesit tanë kanë vizituar shumë herë Evropën-kancelaritë e tyre dhe kanë shënuar rezultate të mëdha, por nuk guxojmë të kënaqemi vetëm me këtë, duhet vazhduar me Amerikën Latine, Afrikën atje është Unioni Afrikanë që tubon një numër të madh shtetesh, pastaj Shtetet Islame, pastaj shtetet e Lindjes së Largët po pse jo të mos bëjmë më shumë edhe tek shtetet që kanë rezervat e tyre karshi nesh, t'u tregojmë se ne meritojmë përkrahjen e tyre, e kjo arrihet vetëm me punë në terren aq më tepër kur tani kemi të themeluar edhe Ministrinë e Punëve të Jashtme, që është përgjegjëse për prezantimin diplomatik të Kosovës në Botë.

Unë pres që Ministria e Punëve të jashtme të hap një faqe të re në këtë drejtim ngase ne na vyen përkrahja për tu konsoliduar si shtet, por na vyen edhe ndihma ekonomike si dhe investimet e huaja qoftë në ekonomi, qoftë në infrastrukturë. Ne duhet të dimë se jemi vendi më i pazhvilluar në rajon, na duhet shumë punë për të arritur standardet që kërkon BE.

***D.I.:** Si e shihni injorimin që i bën politika kosovare Lindjes në emër të afrimit me Evropën?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Shikoni ne jemi pjesë e Evropës, gjeografikisht jemi në Evropë, dhe është normale interesimi i Evropës për proceset në Kosovë. Po ashtu është edhe më normale përcaktimi i elitës kosovare për integrim në struktura evropiane, si BE, pastaj NATO etj. Ne jemi pjesë e Evropës dhe duhet të integrohemi në strukturat e saja këtu s'ka dilemë, ky është qëllim nacional jo vetëm i Kosovës po i gjithë kombit tonë dhe duhet bërë të gjitha përgatitjet dhe duhet plotësuar standardet që edhe vendi ynë sa më parë të jetë i integruar në Evropë.

Në Evropë duhet të integrohemi kështu siç jemi me të gjitha vlerat tona pozitive, me këtë identitet fetar e kombëtar që kemi kultivuar që sa kohë.

Integrimi ynë në Evropë do e begatoj BE dhe do jetë nder për evropianët që të integrojë në radhët e veta edhe 5% të banorëve të saj që i përkasin besimit islam. E them këtë sepse sot në botë s'ka popull që i përket vetëm një besimi. Mirëpo integrimi në Evropë nuk do të thotë në asnjë mënyrë që ne të mos kemi interesim për botën tjetër, nuk e kam fjalën këtu vetëm për Botën Islame por me të gjitha shtetet e botës në të gjitha kontinentet bashkëpunim, e aq më tepër me ato shtete që kemi diç të përbashkët. Mendoj që duhet të shfrytëzojmë vlerat tona si popull edhe në Lindje e edhe në Perëndim.

***D.I.:** Kur jemi tek shtetet e Konferencës Islamike është thënë se ato në bllok do e njohin pavarësinë e Kosovës, mirëpo më vonë kjo është lënë që secili shtet ta bëjë veç e veç si e shihni ju këtë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Po sigurisht mos të harrojmë se ish-Jugosllavia ka pasur një ndikim të madh në atë botë, tashmë dihet se themelues të Lëvizjes së të Painkuadruarve kanë qenë tre ish-lider Tito-Naser-Nehru, dhe ai ndikim që ka pasur Tito dhe ish-RSFJ, reflektohen edhe sot tek disa shtete, madje edhe tek disa shtete të Konferencës Islamike. Mirëpo nuk duhet lënë anash as presionin e diplomacisë ruse tek disa shtete që të shtynë njohjen e Kosovës. Unë edhe sot jam shumë i bindur që është një gatishmëri për njohjen e Kosovës nga shtetet e Konferencës Islamike, është e madhe e sidomos e popujve të këtyre shteteve, por duhet thënë se këtë dëshirë të popullit në disa vende nuk e ndajnë ndoshta interesat që ka qeveria.

Pos këtyre sigurisht ka ndikuar edhe mosnjohja e realitetit në Kosovë disa qeveri të asaj bote dhe këto kanë bërë që të hezitohet deri tash por pritet që shumë shpejt të hiqen të gjitha pengesat dhe Kosova të njihet nga shumica e shteteve të Konferencës Islamike. Të përmendi edhe këtë në fund të këtij muaj (qershor) në Ugandë mblidhet Konferenca islamike në nivel ministrash por unë s'di a do jenë përfaqësuesit e Kosovës aty që të flasin për Kosovën, të takojnë ministrat e atyre vendeve dhe me kompetence të kërkojnë përkrahje për shtetin e Kosovës.

Apo mos vallë qeveria e Kosovës po udhëheq politikë neokomuniste në raport me vlerat islame, dhe ky qëndrim mbetet edhe karshi shteteve islame, e ky qëndrim është kundër interesave të popullit të Kosovës.

*(bisedoi: **b. simnica***
***r. shkodra**)*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Jasin" - (7)

## (ajetet 69-76)

وَمَا عَلَّمۡنَٰهُ ٱلشِّعۡرَ وَمَا يَنۢبَغِي لَهُۥٓۚ إِنۡ هُوَ إِلَّا ذِكۡرٞ وَقُرۡءَانٞ مُّبِينٞ ٦٩ لِّيُنذِرَ مَن كَانَ حَيّٗا وَيَحِقَّ
ٱلۡقَوۡلُ عَلَى ٱلۡكَٰفِرِينَ ٧٠ أَوَلَمۡ يَرَوۡاْ أَنَّا خَلَقۡنَا لَهُم مِّمَّا عَمِلَتۡ أَيۡدِينَآ أَنۡعَٰمٗا فَهُمۡ لَهَا
مَٰلِكُونَ ٧١ وَذَلَّلۡنَٰهَا لَهُمۡ فَمِنۡهَا رَكُوبُهُمۡ وَمِنۡهَا يَأۡكُلُونَ ٧٢ وَلَهُمۡ فِيهَا مَنَٰفِعُ وَمَشَارِبُۚ أَفَلَا
يَشۡكُرُونَ ٧٣ وَٱتَّخَذُواْ مِن دُونِ ٱللَّهِ ءَالِهَةٗ لَّعَلَّهُمۡ يُنصَرُونَ ٧٤ لَا يَسۡتَطِيعُونَ نَصۡرَهُمۡ
وَهُمۡ لَهُمۡ جُندٞ مُّحۡضَرُونَ ٧٥ فَلَا يَحۡزُنكَ قَوۡلُهُمۡۘ إِنَّا نَعۡلَمُ مَا يُسِرُّونَ وَمَا يُعۡلِنُونَ ٧٦

***69. Ne as nuk ia mësuam atij*** *(Muhamedit)* ***poezinë, e as që i takon ajo atij, ai*** *(Kur'ani)* ***nuk është tjetër përveçse këshillë dhe Kur'an i qartë.***

***70. Për t'ia tërhequr vërejtjen atij që është gjallë*** *(me mend e zemër)* ***dhe dënimi të bëhet meritë për jobesimtarët.***

***71. A nuk e shohin ata se nga ajo që Ne vetë e shpikëm, u krijuam atyre kafshët që i kanë.***

***72. Dhe ua bëmë ato që t'u binden atyre, e disave prej tyre u hipin, kurse prej disave ushqehen.***

***73. Ata kanë edhe dobi të tjera prej tyre, e edhe pinë*** *(qumësht)* ***prej tyre. A nuk duhet të falënderojnë?***

***74. Por shkojnë dhe në vend të Allahut adhurojnë zota të tjerë, me shpresë se do të ndihmohen prej tyre.***

***75. Ata nuk mund t'u ndihmojnë atyre, por këta*** *(idhujtarët)* ***janë bërë ushtri e gatshme e tyre.***

***76. E ty të të mos brengosin thëniet e tyre, Ne dimë ç' mbajnë ata fshehtë dhe ç' publikojnë.***

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ajetet paraprake

Pasi Allahu xh.sh., në ajetet paraprake, përmendi dy nga tri bazat e fesë: *Njëshmërinë e Tij,* të shprehur në ajetin *61*: ***"****(Ju porosita)* ***Të më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt!"***, si dhe *Ringjalljen dhe Ditën e Gjykimit* (shpërblimin dhe ndëshkimin), tash në këto ajete vijuese përmend bazën e tretë të fesë- *Shpalljen-pejgamberinë,* në ajetet *69* e *70* të kësaj kaptine, për të vazhduar pastaj sjelljen e argumenteve të njëpasnjëshme, që flasin për manifestimin e kësaj Njëshmërie të Allahut.

Këto ajete janë edhe një fuqizim për të Dërguarin e Allahut, që ai të mos brengosej pse idhujtarë po e quanin poet, magjistar e njeri të çmendur, sepse ai në fakt ishte më i zgjedhuri nga ana e Allahut, për ta përcjellë dritën e udhëzimit të Tij tek gjenerata e gjenerata të njerëzimit, sepse ky Kuran ishte dritë dhe përkujtues për ata që dëshironin të përudheshin.

### Argumentet e pejgamberisë dhe vërtetësimi i ekzistimit të Allahut dhe Njëshmërisë së Tij

**Koment:**

وَمَا عَلَّمۡنَٰهُ ٱلشِّعۡرَ وَمَا يَنۢبَغِي لَهُۥٓۚ
إِنۡ هُوَ إِلَّا ذِكۡرٞ وَقُرۡءَانٞ مُّبِينٞ

***69. Ne as nuk ia mësuam atij*** *(Muhamedit)* ***poezinë, e atij as që i takon ajo, ai*** *(Kur'ani)* ***nuk është tjetër përveçse këshillë dhe Kur'an i qartë.***

Idhujtarët mekas, të prirë nga mendjemadhësia e tyre injorante, po përpiqeshin që të mohonin në çdo mënyrë anën hyjnore të Shpalljes së Muhamedit a.s., duke e akuzuar herë si të çmendur, herë si magjistar, e herë edhe si poet. Mirëpo, Allahu xh.sh., i kundërshtoi në mënyrë të prerë dhe i hodhi poshtë këto akuza të idhujtarëve, duke ua bërë të qartë se Muhamedi nuk ishte poet, veçse një i Dërguar, madje i dërguari i fundit dhe më madhështori prej tyre.

Allahu i Madhërishëm, i Gjithëdijshëm për faktin se i Dërguari i Tij do të akuzohej se ishte një poet, nga Urtësia e Tij, kishte bërë që ky i dërguar të mos dinte as të shkruante e as të lexonte, në mënyrë që ai të ishte i pastër dhe i zhveshur nga të tilla akuza. Në anën tjetër, edhe idhujtarët ishin plotësisht të bindur se kjo që po i vinte nga Kurani, nuk ishte poezi nga ana e tij, sepse këto fjalë kuranore ishin mbi çdo poezi, por ata dëshironin t'ia ulnin e t'u zvogëlonin vlerën ajeteve kuranore që i shpalleshin, duke i quajtur poezi. Ata nuk mund të besonin se ky Kuran ishte një sfidë e patejkalueshme për ta, sepse asnjë poezi njerëzore, nuk mund të krahasohej qoftë edhe me një ajet të Kuranit. Mbase edhe për këtë arsye, I Lartmadhërishmi i sfidoi pabesimtarët që të sillnin qoftë edhe një sure të ngjashme me suret e Kuranit, kur thotë:

***"E në qoftë se jeni në dyshim për atë që Ne ia shpallëm gradualisht robit Tonë, atëherë sillni një kaptinë të ngjashme si ai*** *(Kur'ani)* ***dhe thirrni*** *(për ndihmë)* ***dëshmitarët tuaj*** *(zotat)* ***përveç Allahut, nëse jeni të sinqertë*** *(në thëniet tuaja- se Kur'ani nuk është prej Zotit).****"*** *(El-Bekare, 23)*

Ajeti 69 i kaptinës *Jasin* në një mënyrë, ia kufizon edhe vetë Pejgamberit që të mos flasë asgjë nga vetja e tij, për-

veç asaj që i shpallet, ose, edhe kur të flasë, të flasë vetëm në sferën e asaj që i është shpallur...

Ky ajet ia bën me dije Pejgamberit a.s. se nuk ishte poet, madje, edhe po të donte, nuk do të mund të bënte një gjë të tillë, sepse me këtë do ta vinte në dyshim tek njerëzit revelatën e tij, ngase ata do të mund ta konsideronin këtë Kuran si një lloj poezie, çka në fakt nuk është, sepse i Madhërishmi për Kuranin thotë:

***"Ai nuk është fjalë e ndonjë poeti, po ju nuk besoni."*** *(El-Hakkah, 41)*

dhe:

***"Atij nuk mund t'i mvishet e pavërteta nga asnjë anë; është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit."*** *(Fussilet, 42)*

Muhamedi a.s. vihet në dijeni se Kurani nuk është poezi, as fantazi, as imagjinatë, as legjendë dhe as magji që ndikon, por është udhëzim për një jetë të mirëfilltë islame dhe këshillë, ashtu siç thotë Allahu xh,sh: ***"...ai*** *(Kur'ani)* ***nuk është tjetër përveçse këshillë dhe Kur'an i qartë."***

Se Kurani është mrekulli e përjetshme për çdo kohë dhe për çdo vend, nuk ka pikë dyshimi, sepse Kurani është Fjalë e Allahut Fuqiplotë. Një segment i mrekullisë së tij qëndron edhe në faktin se Kuranin e lexojnë shumë joarabë, dhe, ndonëse nuk kuptojnë pothuajse asnjë fjalë të tij, ata megjithatë rrëqethen teksa dëgjojnë rimën dhe melodinë hyjnore të Kuranit famëlartë.. Dhe nuk është çudi, sepse Ai që i ka thënë këto fjalë, është Krijuesi i tërë këtij Universi, kurse dëgjues janë krijesat e Tij-njerëzit, tek të cilët ndikon fjala kuranore, sepse ata vazhdojnë të jenë në fitren-natyrshmërinë e lindur islame.

لِّيُنذِرَ مَن كَانَ حَيًّا وَيَحِقَّ ٱلْقَوْلُ عَلَى ٱلْكَٰفِرِينَ

***70. Për t'ia tërhequr vërejtjen atij që është gjallë*** *(me mend e zemër)* ***dhe dënimi të bëhet meritë për jobesimtarët.***

Ky Kuran, vërtet është këshillë, dhe tërheqës i vërejtjes, për atë që ka logjikë dhe mendje. Ai, zemra e të cilit është e gjallë dhe plot vizion, në Librin e Allahut vëren fuqinë e madhe gjallëruese dhe inspiruese të tij. Ky Kuran ka ardhur t'i udhëzojë njerëzit në rrugën e së vërtetës. Nga Kurani burojnë fjalët plot dritë të Allahut xh.sh., Krijuesit tonë, i Cili na krijoi e na i dha të gjitha begatitë-nimetet. Ai na deshi dhe si shkak i kësaj dashurie e dhembshurie të Tij ndaj nesh, nuk na la të degdiseshim nëpër tallazet e



kësaj bote si pa krye, por kohë pas kohe na dërgoi libra të shenjtë nëpërmjet pejgamberëve, për të na vënë në dijeni se kjo botë është kalimtare, e Ahireti është bota ku besimtarët do ta gjejnë prehjen e tyre shpirtërore. Ndërsa, pabesimtarët, të cilët nuk u bindën për vërtetësinë e fjalëve të pejgamberëve, ata do ta meritojnë ndëshkimin e përjetshëm në Xhehenem. Allahu nuk e ndëshkon dikë pa i ofruar më parë argumentin dhe rastin që të mendojë mirë për fatin e tij, sepse, përveç mendjes së shëndoshë, njeriut ia dha edhe mundësinë e udhëzimit. Dhe, nëse këta pabesimtarë, zgjodhën me dëshirë rrugën e kufrit, duke parapëlqyer jetën e kësaj bote, ose duke ndjekur rrugën e shejtanit për ta besuar Allahun në forma të tjera, duke i bërë Atij shok ose bir të lindur, atëherë, përgjegjësia do të bjerë mbi vetë ata, kështu që të gjithë këta do të ballafaqohen nesër me drejtësinë absolute të Krijuesit Fuqiplotë. Në këtë ditë, dënimi për pabesimtarët do të jetë meritë e veprave të tyre të shëmtu-




ara, dhe ata do të ndëshkohen për veprat e tyre.

Se Allahu pabesimtarëve dhe skeptikëve në Shpalljen e Muhamedit a.s. u ka ofruar argumente të panumërta, vetëm e vetëm që të binden për vërtetësinë e thirrjes së Tij, na flasin edhe ajetet në vazhdim...:

أَوَلَمْ يَرَوْا۟ أَنَّا خَلَقْنَا لَهُم مِّمَّا عَمِلَتْ أَيْدِينَآ أَنْعَٰمًا فَهُمْ لَهَا مَٰلِكُونَ ﴿٧١﴾ وَذَلَّلْنَٰهَا لَهُمْ فَمِنْهَا رَكُوبُهُمْ وَمِنْهَا يَأْكُلُونَ ﴿٧٢﴾ وَلَهُمْ فِيهَا مَنَٰفِعُ وَمَشَارِبُ ۖ أَفَلَا يَشْكُرُونَ ﴿٧٣﴾

***71. A nuk e shohin ata se nga ajo që Ne vetë e shpikëm, u krijuam atyre kafshët që i kanë.***

***72. Dhe ua bëmë ato që t'u binden atyre, e disave prej tyre u hipin, ndërsa prej disave ushqehen.***

***73. Ata kanë edhe dobi të tjera prej tyre, e edhe pinë*** *(qumësht)* ***prej tyre. A nuk duhet të falënderojnë?***

Ajetet në vazhdim flasin për manifestimin Fuqisë së Allahut dhe nderimin e llojit njerëzor, duke u dhuruar atyre të gjitha të mirat dhe begatitë e mundshme. Nga këto të mira, janë edhe kafshët, të cilat Allahu i ka vënë në dispozicion të njerëzve që të përfitojnë prej tyre lloj-lloj të mirash. Më e keqja qëndron në faktin se idhujtarët mendonin se këto kafshë ishin diçka personale e tyre, për se krenoheshin, si p.sh. për numrin e madh të deveve, deleve, kuajve etj. Por, për t'ua zhdukur këtë bindje të mbrapshtë, i Madhërishmi ua bën me dije se prej atyre kafshëve që i ka krijuar për ta, së pari i ka nënshtruar disa prej tyre që të ishin

në shërbimin e tyre, disave prej të cilave u hipnin për t'i kalëruar e për të bartur me to gjëra prej një vendi në një vend tjetër, siç ishin devetë, e deri diku dhe kuajt. Këtu duhet të ndalemi pak tek devetë, të cilat për arabët simbolizonin pjellshmërinë, pasurinë dhe krenarinë, sepse devetë, si krijesa të veçanta, Allahu i kishte bërë të përshtatshme për të jetuar mu në këto ambiente shkretinore. Andaj edhe nuk është e rastësishme që Allahu i Madhërishëm u drejtohet mendjeve të këtyre injorantëve që të logjikojnë e të meditojnë pak rreth krijimit të devesë, sepse vetë konstrukti trupor i saj flet për mrekullinë e madhe të Allahut, meqë deveja konsiderohet si rezervuar i shkretëtirës. Ajo mund të ecë pothuajse një javë nëpër shkretëtirë e të mos ketë nevojë për një pikë ujë, etj..

Në anën tjetër, arabët, disa prej këtyre kafshëve i shfrytëzonin për t'u ushqyer me mishin e tyre, siç ishin devetë, lopët, delet dhe dhitë; prej disave merrnin leshin, lëkurën, brirët, thundrat e tyre etj., e prej të tjerave qumështin e shijshëm, i cili ishte burim i lezetshëm edhe për pije edhe për ushqim. Me gjithë këto begati, që Allahu ua kishte dhënë, ata - idhujtarët - nuk ishin mirënjohës dhe as falënderues!!

وَٱتَّخَذُواْ مِن دُونِ ٱللَّهِ ءَالِهَةً لَّعَلَّهُمۡ يُنصَرُونَ ﴿٧٤﴾ لَا يَسۡتَطِيعُونَ نَصۡرَهُمۡ وَهُمۡ لَهُمۡ جُندٞ مُّحۡضَرُونَ ﴿٧٥﴾

***74. Por shkojnë dhe në vend të Allahut adhurojnë zota të tjerë, me shpresë se do të ndihmohen prej tyre.***

***75. Ata nuk mund t'u ndihmojnë atyre, por këta** (idhujtarët) **u janë bërë ushtri e gatshme e tyre.***

Idhujtarët, në vend që të ishin falënderues dhe mirënjohës për dhuntitë e Allahut ndaj tyre, ata ende vazhdonin të adhuronin idhujt, të cilët i gdhendnin dhe skalitnin vetë. Ata tërë këtë adhurim dhe nënshtrim që bënin ndaj idhujve, e bënin me shpresë se do të kishin ndihmën dhe bekimin e tyre. Por ç'e do kur këta idhuj, nuk ishin në gjendje t'u ndihmonin idhujtarëve, sepse ishin të pajetë, ishin thjesht lëndë prej guri ose druri, dhe asgjë më shumë.

Sipas Muxhahidit, këta idhuj do të tubohen në Ditën e Gjykimit dhe do të jenë dëshmitarë gjatë gjykimit të atyre që i kishin konsideruar këta për zota, në mënyrë që adhuruesit e tyre të dëshpërohen edhe më shumë kur të shohin se sa të marrë paskëshin qenë në jetën e kësaj



bote sa kohë që kishin adhuruar zota të rremë, të cilët nuk mund t'u sillnin tash as dëm dhe as dobi. Këta idhujtarë do të jenë edhe më të dëshpëruar kur të mendojnë se sa luftëra e sa gjak kishin derdhur kot së koti, për të mbrojtur besimin e kotë në Latin, Uzanë dhe në idhuj të ngjashëm

فَلَا يَحۡزُنكَ قَوۡلُهُمۡۘ إِنَّا نَعۡلَمُ مَا يُسِرُّونَ وَمَا يُعۡلِنُونَ ﴿٧٦﴾

***76. E ty të të mos brengosin thëniet e tyre, Ne dimë ç' mbajnë ata fshehtë dhe ç'publikojnë.***

Në këtë ajet Allahu i Madhërishëm, e qetëson të dërguarin e Vet, duke i thënë që të mos e shqetësojnë dhe as brengosin thëniet e idhujtarëve as përgënjeshtrimet e tyre, "sepse Ne, thotë Allahu xh.sh., e dimë çdo sekret të tyre po edhe atë që shfaqin haptazi". Ia bën me dije Muhamedit a.s. se fundi i tyre do të jetë i dhimbshëm, sepse ata i pret Dita e Gjykimit dhe ballafaqimi me veprat e tyre të shëmtuara, pas së cilës ditë ata do të futen përjetësisht në zjarrin e Xhehenemit.

### Margaritarët e urtësisë në këto ajete

1. *Kurani nuk është poezi dhe as Muhamedi a.s. poet. Nëpërmjet këtij ajeti, është bërë e qartë se Kurani nuk është kurrsesi një poezi, por është Fjalë e të Madhërishmit, së cilës nuk i vishet e pavërteta nga asnjë anë. Fjala e Allahut është një dritë, e cila duhet kërkuar, për ta gjetur udhëzimin gjatë shtegtimit tonë të rrezikshëm nëpër mjegullinat dhe rreziqet e kufrit.*
2. *Arabët ishin poetë të mëdhenj dhe, në kohën e dërgimit të Muhamedit për pejgamber, poezia ishte në kulmin e lulëzimit. Dhe ishte e natyrshme që sfida më e madhe për ta të ishte Kurani dhe ajetet e tij, ndaj të cilave ishin të pafuqishëm të rezistonin, prandaj edhe e akuzuan Muhamedin a.s. se ishte një poet i shkathët, mbase më i miri prej tyre, por Allahu xh.sh. e fshiu këtë akuzë nga profeti i Tij, duke ia bërë të qartë se ai as nuk ishte poet dhe as që i takonte atij të merrej me poezi, sepse detyra e tij ishte vetëm ta transmetonte tek njerëzit këtë Kuran që po zbriste prej Allahut. Për madhështinë e Kuranit dëshmuan edhe idhujtarët, ndonëse pa dëshirën e tyre. Të kujtojmë me këtë rast vetëm fjalët e Velid bin Mugires: "Për Zotin, ai (Muhamedi) nuk është poet, as magjistar dhe as murg. Fjalët e Kuranit janë aq të ëmbla dhe aq melodike..."*
3. *Allahu i Madhërishëm u nënshtroi robve të Tij (njerëzve) kafshët shtëpiake, prej të cilave ata kanë dobi të shumëfishta, si f.v. për bartje, për ngrohje me gëzofin e tyre ose për ushqim a pije.*
4. *Idhujt që njerëzit i adhuruan në këtë botë, do të jenë dëshmitarë kundër adhuruesve të tyre, sa për t'ua bërë edhe më të dhimbshëm dëshpërimin e tyre, teksa shohin se besimi i tyre në ta ka qenë tërësisht i kotë, për se ata - idhujtarët - merituan dënimin e përjetshëm me zjarrin e Xhehenemit.*
5. *Të Dërguarit i jepet kurajë dhe porosi që të mos dëshpërohet nga vështirësitë me të cilat po ballafaqohej gjatë misionit të tij, dhe as nga akuzat e thëniet e idhujtarëve se gjoja ishte poet a magjistar. Kryesorja ishte që ai të mos thyhej, po të vazhdonte me vullnet këtë mision, sepse e ardhmja e ndritshme e Islamit ishte afruar...*

*(vijon)*

# Kaptina - "El-En'am"

**Amr Halid**

**Kaptina el-En'am është një ndër kaptinat mekase, e cila ka zbritur në tërësi brenda një nate. Është e zbritur pas kaptinës el-Hixhr, por në Mus'haf radhitet pas asaj el-Maideh. Ka gjithsej 165 ajete.**
**Kjo kaptinë hapet me atë që është përmbyllur kaptina el-Maideh. Allahu xh.sh. në fillim të kësaj kaptine (El-En'am) thotë: "Falënderimi I qoftë vetëm Allahut që krijoi qiejt dhe Tokën …", kurse në përmbyllje të el-Maides kishte thënë: "Vetëm i Allahut është sundimi ndaj qiejve e Tokës dhe ç'ka në to…" dhe kjo është një nga lidhshmëritë mahnitëse që kanë këto dy kaptina në mes tyre.**

### Natë e bardhë

Nga specifikat më të këndshme të kësaj kaptine, është se kjo ka zbritur e përcjellë nga shtatëdhjetë mijë melekë, shushurimat e tespiheve të të cilëve dridhnin horizontin. Kjo ka ndodhur gjatë natës. Imagjinoni eskortën madhështore të melekëve me Xhibrilin a.s. në krye, tek zbrisnin me këtë kaptinë fisnike në pikë të natës. Vërtet kjo i jep një peshë respektive kësaj sureje, gjë që na shtyn të vigjilojmë me një admirim përmbajtjen e saj.

### Numra që dëftojnë Njëshmërinë e Allahut xh.sh.

Kaptina fillon me fjalën e Allahut xh.sh. ***"Falënderimi I qoftë vetëm Allahut që krijoi qiejt dhe Tokën…",*** që të bën të ndiesh që nga fillimi qëllimin dhe poentën kryesore të saj, që është Tevhidi (Njëshmëria) i Allahut xh.sh. dhe mosbërja shirk ndaj Tij. Kjo do të thotë të mos kesh asgjë në zemrën tënde përveç Allahut xh.sh., dhe në të të mbizotërojë sinqeriteti në dashurinë dhe gjatë adhurimit të Tij. Çështja e tevhidit dhe mosbërja shirk, përsëritet 49 herë në këtë kaptinë përgjatë 44 ajeteve, që do të thotë në afro 30 % të kaptinës. Në to zotëron përqendrimi në manifestimin e fuqisë së Allahut xh.sh. në gjithësi, dhe mu për këtë qëllim është zbritur me përcjelljen e tesbiheve (madhërimeve) të melekëve.

### Për ty është udhëzimi, kurse për ata verbimi

Kjo kaptinë i ndihmon myslimanit ta forcojë besimin dhe dashurinë e tij karshi Allahut, dhe ta kalisë bindjen në Fuqinë e Tij. Në të njëjtën kohë, ajo ndihmon për t'iu kundërpërgjigjur ateistëve dhe mohuesve të ringjalljes dhe të ekzistimit të Allahut xh.sh.. Kështu, ajo fillon me trajtimin e çështjeve mbi manifestimin e Fuqisë së Allahut xh.sh. në gjithësi, e më pas paraqet temën që ka të bëjë më pretendimin e ateistëve gjoja se natyra është ajo që ka krijuar gjithësinë. Pastaj, në ajetet në vijim kemi kundërpërgjigjet e para hyjnore ndaj pretendimeve të tyre.

### Dy fjalë gjallërojnë zemrën me dashuri

Nga fjalët të cilat më së shumti janë përsëritur në këtë kaptinë, janë dy: "Thuaj" dhe "Ai". A thua ku qëndron arsyeja dhe misteri i përsëritjes së tyre?!

Sa herë që të lexosh në këtë kaptinë ndonjë ajet që flet rreth Fuqisë së Allahut, para vetes do ta gjesh fjalën "Ai", siç është edhe në këto ajete: "Ai është që ju vë në gjumë natën....", "Vetëm Ai është mbizotërues ndaj robërve të Vet", "Ai është i Cili ka krijuar qiejt dhe Tokën.", ndërsa, kur të lexosh fjalën "Thuaj", si në këto ajete: "Thuaj: "Kush ju shpëton prej errësirave (trishtuese) të tokës e të detit e (nga trishtimi)"; "Thuaj: "Allahu ju shpëton nga ajo dhe nga çdo brengosje. Megjithëkëtë ju Atij i shpifni shok",. "Thuaj: "Ai ka fuqi (t'ju shpëtojë, por edhe) t'ju sjellë dënim prej së larti ose prej së poshtmi nën këmbët tuaja"; "Thuaj: "A të adhurojmë përveç Allahut çka nuk na sjell as dobi as dëm", - e kupton se gjendesh para Fuqisë dhe Madhështisë së Allahut.

Kjo është e tëra, derisa zemra jote vazhdon të mbushet me dashuri ndaj Fuqiplotit, ta madhërojë dhe t'I nënshtrohet vetëm Atij.

### Dhurim dhe paraqitje

Nëse paraqesim një apo dy shembuj, do të gjejmë që në fillim të kaptinës: "Falënderim I qoftë vetëm Allahut që krijoi qiejt dhe Tokën, që formuloi errësirat e dritën, e megjithëkëtë (megjithëqë Ai meriton lavdërim) ata që mohuan, i barazojnë (idhujt) me Zotin e tyre. Ai është që ju krijoi nga balta, e mandej ju caktoi një afat (për vdekje) dhe një afat është i caktuar pranë dijes së Tij.", Më pas i Lartësuari thotë: "Ai është Allahu (që adhurohet e madhërohet prej çka ka) në tokë; Ai i di fshehtësitë dhe publikimet tuaja dhe Ai e di atë që bëni.". Ai po ashtu thotë: "Thuaj: "E kujt është e tërë kjo në qiej e në Tokë?" Thuaj: "Vetëm e Allahut". Ai ia përcaktoi mëshirën Vetes. Ai do t'ju tubojë në Ditën e gjykimit, për të cilën gjë nuk ka dyshim. Ata që i shkaktuan humbje vetvetes, ata nuk besojnë". Pastaj Allahu xh.sh. thotë: "Vetëm e Tij është gjithçka që pushon e lëviz natën e ditën. Ai gjithçka dëgjon dhe gjithçka di.".

Kjo kaptinë ka nevojë për atë që e lexon, që të jetojë me Fuqinë e Allahut xh.sh.. Besimtari, sa herë që ballafaqohet me pabesimtarë dhe ateistë, e kupton madhësinë e krimit të tyre dhe largimin e tyre nga rruga e drejtë.

### Koha dhe vendi

Në ajetet e kësaj kaptine mund të vëresh një gjë të këndshme: si p.sh. në ajetin 12, ku Allahu xh.sh., thotë: "Thuaj: "E kujt është e tërë kjo në qiej e në Tokë?" Thuaj: "Vetëm e Allahut"; kurse në ajetin 13: "Vetëm e Tij është gjithçka që pushon e lëviz natën e ditën....". Ajeti i parë përmend se Ai (Allahu) është Sundues i vendit "qiejt dhe Toka", kurse i dyti përmend faktin se Allahu është Sundues edhe i kohës "nata dhe dita".

I Lartësuar është Ai, të Cilin nuk E përkufizon koha, nuk E përfshin koha dhe nuk transferohet e as transformohet nga një gjendje në tjetrën.

### Çfarë është shenja..?!

Nëse je në dijeni se Allahu xh.sh. është Sundues i kohës dhe i vendit, atëherë lexo më pastaj ajetet 14 e 15, ku Allahu xh.sh. thotë: "Thuaj: "A përveç Allahut, krijues i qiejve dhe i Tokës, që ushqen të tjerët, ndërsa vetë nuk ushqehet, të pranoj Zot tjetër?" Thuaj: "Unë jam i urdhëruar të jem i pari që bindem dhe (urdhërohem): të mos bëhem kurrsesi nga idhujtarët. Thuaj: "Vërtet, unë i frikësohem dënimit të ditës së madhe, nëse nuk i përulem Zotit tim".

Këto ajete sikur dëshirojnë nga ti që të lirohesh nga ato që ke kuptuar, nga adhurimet e dedikuara për dikë përveç Allahut xh.sh., apo të kesh frikë nga krijesat. Kjo është shenja e njohjes dhe fryti i sinqeritetit (i besimit të drejtë).

### Dëshmi e lartësuar dhe madhështore

Një grup nga pabesimtarët vijnë tek i Dërguari a.s. dhe i thonë: A ke argument për misionin tënd? Kush dëshmon për ty se je vërtet Pejgamber? Kush dëshmon se Zoti yt është Një?! Përgjigjja për këto pyetje vjen në ajetin 19, ku Allahu xh.sh. thotë: "Thuaj: "Cili send ka dëshminë më të madhe?" Thuaj: "Allahu është dëshmues mes meje e jush, e mua më është shpallur ky Kur'an, që me të t'ju tërheq vërejtjen juve dhe atij që i komunikohet (dhe të gjithë atyre që vijnë pas jush deri në ditën e Kiametit). Ju po dëshmoni se përveç Allahut ka edhe zota të tjerë, a?" Thuaj: "Unë nuk dëshmoj!" Ai është vetëm një Zot dhe unë jam i pastër nga ajo që I shoqëroni ju!"

A thua ka diçka më madhështore në gjithësi sesa Dëshmia e Allahut xh.sh. për Veten e Tij dhe të Dërguarin e Tij!?

### Fjalët sikur valët e zhurmshme

Nëse ata mohojnë këtë dëshmi, atëherë ajetet fillojnë me ton më të ashpër: "Thuaj: "Nëse Allahu ua merr të dëgjuarit, të parët dhe ua mbyll zemrat, a thua cili zot tjetër përveç Allahut do t'ua sjellë ato?". Shih se si ua sqarojmë faktet, e megjithëkëtë ata nuk ua vënë veshin! Thuaj: "Më tregoni nëse dënimi nga Allahu ju vjen befas ose me parashenja, a shkatërrohet kush tjetër përveç popullit mizor?"

Rrjedha e ajeteve dhe fjalëve zbut ndjenjat, dhe e bën zemrën të nënshtruar dhe e shtyn atë të dëshirojë afërsi edhe më të madhe tek Allahu xh.sh.

### Shkëndijë nga esenca e Kuranit

Disa herë të duket se ajetet që lexon, të bëjnë të ndihesh sikur po i shikon skenat apo dëgjon zërat e tyre: "E sikur t'i shihje ata kur janë ndalur pranë zjarrit" - Ja ku janë ata të ndaluar para zjarrit "e thonë: "Ah sikur të ktheheshim (në Dynja), të mos gënjejmë faktet e Zotit tonë e të bëhemi nga besimtarët!" "Ai thotë: "...e u thuhet atyre: "A nuk është kjo (ringjallja) e vërtetë?" Ata thonë: "Po, për


سُورَةُ الأَنْعَامِ
بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ
الْحَمْدُ لِلَّهِ الَّذِي خَلَقَ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ وَجَعَلَ الظُّلُمَاتِ وَالنُّورَ ثُمَّ الَّذِينَ كَفَرُوا بِرَبِّهِمْ يَعْدِلُونَ ﴿١﴾ هُوَ الَّذِي خَلَقَكُم مِّن طِينٍ ثُمَّ قَضَىٰ أَجَلًا وَأَجَلٌ مُّسَمًّى عِندَهُ ثُمَّ أَنتُمْ تَمْتَرُونَ ﴿٢﴾ وَهُوَ اللَّهُ فِي السَّمَاوَاتِ وَفِي الْأَرْضِ يَعْلَمُ سِرَّكُمْ

Zotin tonë!" Thotë: "Shijoni pra dënimin për atë që mohonit!" Ngrihen para Allahut xh.sh. për paraqitje dhe llogaridhënie: "...e duke i bartur gabimet e veta në shpinë, ah sa e shëmtuar është ajo që bartin.". Shiko mëkatarët dhe të prishurit, të cilëve u janë dërrmuar dhe rënduar barrët. Ja se ç'thotë Allahu xh.sh.: "e duke i bartur gabimet e veta në shpinë, dhe, e shëmtuar është ajo që bartin".

### Gjithëpërfshirja e diturisë dhe fuqisë

Ajetet në vazhdim fillojnë me një valë madhore të paraqitjes së Fuqisë së Allahut xh.sh., që e bën zemrën të dridhet dhe trupin të rrëqethet: "Çelësat e fshehtësive janë vetëm tek Ai, atë (fshehtësinë) nuk e di kush përveç Tij. Ai e di ç'ka në Tokë dhe në det, Ai e di për çdo gjeth që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës, s'ka të njomë dhe s'ka të thatë që nuk është (shënuar) në librin e qartë (Levhi - Mahfudh)."

Ah sikur të shihje se si bie një gjeth në tokë, në kodër apo në bregdet!

Kush i merr shpirtrat?! Pa dyshim Ai është Allahu xh.sh.: "Ai është që ju vë në gjumë natën dhe e di çka vepruat ditën...."

Kush ka përfshirë krijesat me dijeninë e Tij? Pa dyshim Ai është Allahu xh.sh.: "Vetëm Ai është mbizotërues ndaj robërve të vet. Ndaj juve dërgon rojë (cakton engjëj)....", që do të thotë se melekët shkruajnë të mirat dhe të këqijat.

Kush i shpëton njerëzit nga trishtimet e tokës dhe detit? Pa dyshim Ai është Allahu xh.sh.: "Thuaj: "Kush ju shpëton prej errësirave (trishtuese) të tokës e të detit e (nga trishtimi)"

Këto janë disa njohuri ndaj atyre që kanë dyshim për Atë, kurse ajetet ua kthejnë atyre: "Thuaj: "Ai ka fuqi (t'ju shpëtojë, por edhe) t'ju sjellë dënim prej së larti ose prej së poshtmi nën këmbët tuaja..". Prandaj a nuk më thoni: kush mund të largohet nga Fuqia e Tij e të mos ekzistojë në Dijen e Tij.

### A i dëgjon ata...?

Pastaj përjeton atmosferën në të cilën është zbritur kaptina nën përcjelljen e shtatëdhjetë mijë melaikeve, që kishin mbuluar horizontin, të përcjellë nga zëri i gumëzhimave (shushurimave) të tesbihëvë. Kjo skenë e imagjinuar e bën lexuesin të vrojtojë yjet, hënën, derisa të arrijë tek fjala e Allahut xh.sh. "E Ai është që krijoi qiejt dhe tokën me qëllim të caktuar, e (ruajuni dënimit) ditën kur thotë: "Bëhu"! Ajo bëhet. Fjala e Tij është e njëmendtë dhe Atij i takon sundimi ditën kur i fryhet "Surit" (kjo është hera e dytë). Ai e di të fshehtën dhe konkreten, është më i urti që di për çdo gjë në hollësi." Ah, sikur ta lexonim ne këtë kaptinë, me ketë ndjenjë, dhe të përjetonim atmosferën në të cilën ka zbritur ajo.

### Udhëtim limanor

Pas krejt kësaj, ajetet paraqesin tregimin e Ibrahimit a.s., meditimin e tij për gjurmët e Fuqisë së Allahut xh.sh. në gjithësi. Ajetet në vazhdim paraqesin fuqinë hyjnore dhe ballafaqimin. I Lartësuari thotë: "E kështu Ibrahimit ia mundësuam t'i shohë madhësitë e qiejve e të Tokës, për t'u bërë edhe më i bindur. E kur atë e mbuloi nata, ai pa një yll e tha: "Ky është Zoti im!" E kur u zhduk ai (perëndoi), tha:" Unë nuk i dua ata që humbin".

Shikimi i Fuqisë së Allahut xh.sh. në gjithësi: "Kur e pa diellin të lindur, tha: "Ky është Zoti im, ky është i madh!" e kur ai perëndoi, tha: "O populli im, unë




jam i pastër nga ajo që i shoqëroni ju!". Gjithsesi, nuk ka dyshim se Zoti është më i madhi se e tërë kjo. Për këtë Allahu xh.sh. thotë : "Unë me veten time I drejtohem Atij që krijoi qiejt e Tokën, larg besimeve të tjera; unë nuk jam prej atyre që i bëjnë shok!", kështu është përputhur qëllimi i tregimit me vetë esencën e kaptinës.

### A nuk ndien dashuri ndaj Tij?

Fillon argumentimi më i bindshëm për Fuqinë e Allahut xh.sh.: "S'ka dyshim, Allahu është zbërthyes i farës (i kokrrës së saj) dhe i bërthamës (së pemës). Ai nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe Ai është nxjerrës i të vdekurit nga i gjalli. Ky është Allahu, e si shmangeni atëherë (nga besimi)? Ai është Krijues i dritës së mëngjesit.."

S'ka dyshim, ekziston dallim i madh në mes agimit që lind ditën, dhe në mes farës e bërthamës së pemës. Por, i Fuqishëm është vetëm Zoti Një: "Ai është krijues i dritës së mëngjesit. Natën e bëri kohë pushimi, e Diellin dhe Hënën për llogaritjen e kohës. Ky (rregull) është caktim i të Plotfuqishmit, i të Gjithëdijshmit."

### Për ty, apo kundër teje

Para nesh kemi një vizion të qartë për atë që dëshiron të shikojmë: "Ai (Allahu) është që krijoi (pa kurrfarë modeli paraprak) qiejt dhe Tokën..." A ka kush që mund të polemizojë në këtë çështje? Kush i ka krijuar dhe përsosur?! Ai është Zoti i fuqisë, i Cili është Një dhe nuk ka shok: "Ai (Allahu) është që krijoi (pa kurrfarë modeli paraprak) qiejt dhe Tokën (e duke qenë i tillë), e si do të ketë Ai fëmijë kur nuk pati bashkëshorte? Çdo send e krijoi Ai, dhe është më i Dijshmi për të gjitha sendet e krijuara. Ky është Allahu, Zoti juaj, nuk ka të adhuruar përveç Tij, Krijues i çdo sendi, pra adhurojeni Atë; Ai është mbikëqyrës ndaj çdo sendi. Të parët (e njerëzve) nuk mund ta përfshijë Atë, e Ai përfshin të parët. Ai është shumë i kujdesshëm dhe hollësisht i njohur". Krejt kjo që të pasojë ajetin 104, ku Allahu xh.sh. thotë: "Juve ju erdhën argumente të qarta nga Zoti juaj..." është sqaruar për atë që ka dy sy dhe që sheh: "...e kush i sheh (kupton), ai e ka për vete, e kush verbohet, ai e ka për të zezën e vet...". Askush nuk mund ta arrijë madhështinë dhe Lartësinë e Allahut. Askush nuk mund ta ulë Madhërinë e Tij. Ata që synojnë këtë, janë ose njerëz të marrë ose mohues të rreptë.

### Njëshmëri me qëllim dhe vepër

Ende qëndron pyetja: Pse është quajtur kaptina me këtë emër "Bagëtitë" (el-En'am)? Çfarë janë lidhjet e kaptinës me këtë tematikë të saj?!

Lidhjet në mes tyre janë shumë të forta, sepse kaptina sqaron Njëshmërinë, çështje e cila është shumë e rëndësishme dhe e nevojshme, jo vetëm për qëllimin po edhe për praktikën. Unë jam besimtar monoteist në Allahun xh.sh., ky është besimi im, por, a thua veprat e mia të përditshme janë në përputhje me besimin tim?! A thua është Urdhri i Allahut xh.sh. primar çdoherë në jetën time?!

Bagëtitë (En'am) atëbotë prezantonin kapitalin-pasurinë për sa u përket arabëve. Ata bashkëvepronin me to me logjikën se ato janë të tyre, dhe aty Allahu xh.sh. nuk ka hise!, që do të thotë se ata mund të bënin me bagëtitë çfarë të donin..! Allahu xh.sh. thotë: "Dhe nga ajo që krijoi Ai prej të lashtave dhe prej kafshëve shtëpiake, ata (idhujtarët) ndanë një pjesë për Allahun dhe thanë: "Kjo është për Allahun, si mendonin ata, e kjo është e idhujve tanë". Pra, sipas logjikës së tyre, kjo është për Allahun xh.sh. e kjo për dikë tjetër, dhe në fund: "Ajo që ishte për idhujt, nuk shkon tek Allahu, e ajo që është për Allahun, shkon tek idhujt e tyre. Sa gjykim i shëmtuar është ajo që gjykojnë"!

Pas kësaj: "Dhe sipas bindjes së tyre ata thoshin: "Këto kafshë dhe këto bimë janë të ndaluara, nuk mund të ushqehen me to, përveç ata të cilëve ne ua lejomë; këto janë kafshët të cilave është e ndaluar t'u hipet; këto janë kafshë që gjatë therjes së tyre nuk përmendin emrin e Allahut, duke shpifur ndaj Tij...." dhe në ajetin 139: "Madje ata thoshin: "Ç'a është në barqet e këtyre kafshëve, është vetëm për meshkujt tanë...". Kjo është e çuditshme! Kush ndalon dhe kush lejon?! "...e ndaluar për gratë tona. E nëse ishte e ngordhur (fryti në bark) ata (meshkuj e femra) ishin të barabartë në të. Do ta ndëshkojë Ai cilësimin e tyre të rrejshëm. Ai është i Përsosur në punët e Tij, i Dijshëm për krijesat e Tij." Atëherë, ta keni kujdesin të shtuar, që të besoni Njëshmërinë e Allahut xh.sh., por gjithashtu kini kujdes që veprat dhe praktika juaj ta kundërshtojnë këtë.

### Rruga e shpëtimit

Kaptina përmbyllet duke konkretizuar qëllimin e saj, që është Njëshmëria e Allahut xh.sh. për qëllimin dhe veprat. Allahu xh.sh. thotë: "Thuaj: "Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime" krejt jetën time "...janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve. Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Për këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i myslimanëve (i pari që pranoj dhe bindem)!" pas kësaj pason "Thuaj: "A të kërkoj Zot pos Allahut, e Ai është Zot i çdo sendi (ekzistues) dhe dëmi i secilit person është kundër vetes..."

Atëherë, kujdes, të mos kesh në qëllimin dhe veprën tënde diçka tjetër përveç Allahut xh.sh..

*Përktheu dhe përshtati:*
***Mr.sc. Jakup Çunaku***

# Fikhu Islam

**Bahri Curri**

Fikhu islam ka një pozitë të veçantë dhe një rëndësi të madhe në shoqërinë islame. Ai është faktori kryesor në shfaqjen e sjelljes sonë shoqërore në jetën e përditshme, në çdo kohë dhe në çdo etapë. Ai sqaron rrugën e drejtë (më të saktën), rrugën e Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!), të cilën e pasuan edhe ashabët (Allahu qoftë i kënaqur me ta!), shoqëria e parë islame dhe pasardhësit e tyre nëpër kohë.

Fikhu islam ka këtë tretman dhe këtë pozitë të madhe për shkak të rolit të tij efektiv në orientimin e individëve në sjellje dhe veprimtari, në sistemimin e jetës familjare dhe të shoqërive në baza të shëndosha, që përfshijnë parimet hyjnore të ndërtuara mbi elementet e mirësisë dhe dashurisë.

Fikhu islam është një tërësi unike dhe e pandarë, është e pandashme nga jeta e Umetit islam në rrjedhat e kohës. Është madhështi krenare e këtij Umeti, veçori kryesore, të cilën nuk e ka pasur dhe as e ka ndonjë umet (shoqëri a popull) tjetër.

Po të vepronin drejt, sipas dispozitave të Fikhut të këtij Dini, pra në formën e duhur, ashtu si vepruan paraardhësit e tyre, myslimanët do të ishin në shkallën më të lartë të zhvillimit dhe qytetërimit, do të ishin populli më i përparuar.

Ai që mediton dhe studion Fikhun islam, do të vërë re se ai është një sistem gjithëpërfshirës që i dedikohet gjinisë njerëzore. Në të ka sqarim për raportet e njeriut me Krijuesin, për raportet e njeriut me njeriun, për raportet e ndërsjella në mes shoqërive të ndryshme me njëratjetrën, madje sqaron dhe raportet e njeriut me vetveten e tij. Po ashtu sqaron edhe raportet e njeriut me vendin, kohën dhe gjërat përreth tij.

Fikhu islam shpjegon namazin, zekatin, agjërimin, haxhin dhe të gjitha adhurimet (ibadetet) e tjera. Shpjegon rregullat e pastërtisë, si pastrimi i trupit, guslli dhe abdesi, etj..

Në të ka shpjegim për cilësitë e natyrshmërisë (sunen el-fitreti) si syneti, shkurtimi i mustaqeve, misvaku (pastrimi i gojës dhe dhëmbëve), prerja e thonjve, ndukja e nënsqetullave, rruarja e vendeve të turpit.

Në të ka shpjegim për sistemin e ndërsjellë të raporteve dhe marrëdhënieve të ndryshme (muamelat); ai urdhëron për besnikëri, mbajtje të premtimit, kryerje të zotimeve. Sqaron rregullin e shitblerjes, pagesës, lënies peng, huasë, etj.. Ndalon prostitucionin, amoralitetin, pirjen e alkoolit, shpifjen, bartjen e fjalëve, përdhosjen, dëshminë e rrejshme, etj..

Shpjegon marrëdhëniet ndërmjet bashkëshortëve, fejesën dhe mehrin. Po ashtu sqaron edhe formën e ndarjes, shkurorëzimit, prishjes dhe iddetit (koha që duhet të presë gruaja pas ndarjes nga burri, qoftë për shkak të vdekjes dhe qoftë për shkak të shkurorëzimit).

Fikhu Islam përmban edhe rregullat e hyrjes në shtëpi, mospërzierjen e grave me burra të huaj. Sqaron edhe rregullat e ushqimit dhe pirjes, fitimit të pasurisë hallall. Përmban edhe rregullat e veshjes islame, si për femrat ashtu edhe për meshkujt.

Shpjegon dhe normat juridike në ngatërresa e konflikte, qoftë për shkak malli (pasurie), gjaqesh apo nderi.

Thënë ndryshe, Fikhu islam është ligji themelor për sistemimin jetës së njeriut, i ngritur në baza të drejta e të shëndosha. Umeti islam nuk mund të ekzistojë dhe as mund të jetojë pa të. Pra, pa Fikhun dhe sistemin e tij, që Islami e caktoi në aspektin teorik dhe praktik, Umeti nuk ka kurrfarë kuptimi. Andaj dhe i duhet që t'i mishërojë këto ligje në jetën e përditshme, në bindje, sjellje e veprimtari, duke ndjekur shembullin e të Dërguarit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) dhe të ashabëve të ndershëm. Jeta dhe vepra e tyre janë model i qartë dhe shembull praktik për efikasitetin dhe suksesin e këtyre rregullave të Fikhut.

Fikhu Islam është rruga që na çon te burimi apo shtegu i rrugës së drejtë. Na tregon rrugën a vendin ku dëshirojmë të shkojmë, respektivisht qëllimin e caktuar që dëshirojmë ta realizojmë. Andaj ky Fikh është një mori normash, rregullash, mësimesh dhe vlerash, të cilat rregullojnë jetën e myslimanëve. Megjithatë, këto norma dhe rregulla janë në kundërshtim me ato që u mveshin shumë jomyslimanë, sa kohë që ato mbulojnë të gjitha aspektet e jetës. Fikhu Islam përfshin adhurimin, etikën, sjelljet dhe qëndrimet individuale, si dhe sferat politike,



sociale, ekonomike, kriminale dhe civile. Për ketë arsye edhe Sheriati është rrugë që u ka caktuar besimtarëve Allahu xhel-le shanuhu, për të bërë punë të mira në këtë botë dhe për të fituar botën tjetër.

Prandaj Fikhu Islam, me natyrën e tij, mënjanon vështirësitë e njerëzve dhe ofron zgjidhje për problemet e tyre. Kryesisht stimulon individin dhe shoqërinë të jenë të devotshëm dhe të afërt me Allahun.

Bashkësitë, patjetër duhet të jetojnë në siguri dhe harmoni me ndjenjën e unitetit dhe mirëbesimit, duke ndihmuar njerëzit njëri-tjetrin, duke bërë vepra të mira, duke u larguar nga veprat e këqija dhe nga ato që nuk i do Allahu, xhel-le shanuhu.

Fikhu Islam, me parimet e tij, mbron fenë, sepse feja është thelbi dhe shpirti i jetës. Po ashtu, ruan jetën. Askush nuk mund t'i vrasë njerëzit dhe t'u sjellë dëm në çfarëdo mënyre. Gjaku i njerëzve është i shenjtë, dhe një nga mëkatet e mëdha është vrasja e njeriut të pafajshëm. Gjithashtu Fikhu mbron mendjen. Myslimanët duhet të jenë patjetër të kthjellët dhe nuk duhet të përdorin gjëra dehëse, qofshin ato alkoolike apo narkotike. Mjetet dehëse janë shumë të dëmshme për shoqërinë dhe sjellin më shumë dëm sesa dobi, nëse prej tyre mund të ketë farë dobie! Pasuria në Fikhun Islam, gjithashtu, është diçka që mbrohet fuqishëm. E natyrshme është që ndjenja e sigurisë të jetë e njëjtë si dhe ndjenja e mundit të punës së dikujt të

jetë e mbrojtur e të mos jetë pre vjedhjesh dhe uzurpimesh. Fikhu Islam gjithashtu është shumë i kujdesshëm për ruajtjen e një farefisnie të pastër dhe të rregullt. Prejardhja është e mbrojtur, dhe me këtë veprim marrëdhëniet intime paramartesore dhe jashtëmartesore janë të ndaluara e të dënueshme. Fikhu Islam jo vetëm që ndalon prostitucionin dhe tradhtinë, por ndalon gjithçka që i sjell ato.

Sipas Islamit, feja e vërtetë duhet të burojë patjetër nga Zoti, si udhëzim për njerëzit në rrugën e drejtë. Në të njëjtën kohë, natyrshmëria njerëzore dhe veprat kryesore të njeriut në bazë janë të njëjta, pa marrë parasysh kohën dhe vendin, racën, moshën dhe dallimet e tjera natyrore. Ky konceptim na çon në përfundimin se ekziston vetëm një fe e vetme dhe e drejtë, e cila vjen nga një Zot i Vetëm për t'i udhëhequr njerëzit nëpër rrethanat e jetës së tyre. Ajo fe është Islami, të cilin nuk e ka predikuar vetëm Muhammedi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!), po, përkundrazi ka qenë lëndë misionare e të gjithë të dërguarve para Muhammedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!), si Ibrahimi, Musai, Isai, (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për ta!), dhe të tjerë. Ideja e përkuljes ndaj të vetmit Zot, ishte mesazhi i të gjithë të dërguarve.

Koncepti islam na porosit që feja nuk është vetëm nevojë shpirtërore dhe intelektuale, por edhe domosdoshmëri shoqërore dhe universale. Ajo ndihmon në udhëzimin e njerëzve , dhe nuk i huton ata. Ajo nuk i poshtëron, por ngre moralin e tyre. Ajo nuk ua ndalon gjërat e dobishme, nuk i ngarkon dhe as mohon kualitetet e tyre, veçse para tyre hap thesarin e pashtershëm të mendimit të saktë dhe veprimit të drejtë. Feja njerëzve nuk ua ngushton potencialet jetësore, veçse ua hap horizontet e gjera të drejtësisë dhe mirësisë.

## Ç'është Fikhu?

Në kuptimin gjuhësor "fikh" do të thotë "njohje" dhe "kuptim". Me këtë domethënie është përdorur edhe në ajetin ku Musai alejhi selam i bën lutje Allahut të Lartësuar: "Dhe zgjidhma nyjën nga gjuha (ma largo mangësinë e të shprehurit). Që ata ta kuptojnë fjalën time." (Ta Ha, 27-28).

Në kuptimin terminologjik, shkenca e fikhut ka disa përkufizime, prej të cilave:

**a)** "Njohja e dispozitave të Sheriatit, që lidhen me veprat (e njeriut) dhe me argumentet e tyre të hollësishme (të zbërthyera)".

**b)** "Shkencë që merret me dispozitat praktike të Sheriatit, të nxjerra nga argumentet e hollësishme".

## Ndarja e Fikhut si shkencë

Fikhu është shkenca që studion ligjet praktike islame, të cilat burojnë nga shpallja që i ka zbritur Muhammedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!). Dijetarët, kur shkruajnë rreth kësaj shkence në librat e tyre, dallojnë për nga mënyra si e bëjnë ndarjen e tematikave që shtjellohen aty. Më e përgjithshmja është që ndarja të bëhet në dy pjesë:

1. Ibadat - Ceremonitë fetare (adhurimet),
2. Muamelat - Raportet ndërnjerëzore (kodi i së drejtës qytetare).

## Burimet e Fikhut

Burimet e Fikhut janë argumentet në të cilat mbështetet Sheriati dhe nga të cilat nxirren dispozitat islame, e ato janë:

**1. Kurani**
**2. Suneti**
**3. Ixhmai** (Konsensusi dhe pajtimi i muxhtehidëve të një kohe nga populli i Muhammedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!)) për një çështje legjitime.
**4. Kiasi** (Analogjia).

## Fikhu Islam në kohën e Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!)

Fikhu Islam, apo e drejta juridike islame, në kohën e Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) ishte i përcaktuar dhe i ngritur në ballafaqim me aktualitetin. Sa herë që myslimanëve u shfaqej ndonjë problematikë, ose kishin nevojë për ndonjë udhëzim, drejtoheshin te Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!), dhe herë zbriste diçka nga Kurani Fisnik, apo thuhej diçka nga Haditihi i Nderuar, dhe u shpjegoheshin dispozitat rreth çështjeve në fjalë.

Kjo na bën me dije se e drejta juridike në këtë kohë ishte vetëm në duart e të Dërguarit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!), dhe në këtë nuk i ndërhynte askush, ngase i Dërguari (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) në këtë kishte për bazë Shpalljen Hyjnore - Kuranin dhe Sunetin.

## Fikhu Islam në kohën e Kalifëve të Drejtë (Hulefau Rashidinët)

Në atë kohë Fikhu Islam nisi të merrte rrugën drejt zhvillimit. Kjo u bë si rezultat i ndryshimeve që pësoi jeta dhe si pasojë e zhvillimeve në aspekte e çështje të ndryshme të shoqërisë. Po ashtu edhe si rezultat i zgjerimit të kufijve të shtetit islam dhe përhapjes së pushtetit në rajone të reja e në popuj të shumtë që kishin tradita e zakone të ndryshme, sepse, kur tërë ato hynë nën ombrellën e shtetit islam, shkaktuan probleme në shumë çështje në mes myslimanëve dhe vendeve të çliruara.

Të gjitha këto ndryshime bënë që Fikhu Islam të zhvillohej më tutje për të rregulluar sistemin organizativ dhe ligjor. Nuk ishte e mjaftueshme vetëm me Kuran dhe Sunet, por do të përfshinte edhe dy burime të tjera, që janë bazë në burimet e Sheriatit: Ixhmai (Konsensusi) dhe Kiasi (Analogjia).

## Dispozitat obliguese në Fikh (El-ahkam et-teklifije)

Dispozitat apo ligjet që nxirren nga argumentet e Sheriatit, nuk e kanë që të gjitha të njëjtën gradë të obligueshmërisë apo ndalesës, veçse ato dallojnë në varësi prej fuqisë dhe formës së argumentit që ka ardhur rreth çështjes së caktuar. Prandaj dijetarët ato i kanë ndarë në disa lloje:

**Vaxhib (obligim)**

Vaxhib quhet kërkesa e Ligjdhënësit (Allahut) për veprim në mënyrë të prerë; ai që nuk e kryen, ndëshkohet dhe ai që e kryen, shpërblehet. Me fjalë të tjera, vaxhibi është ajo që është e urdhëruar të kryhet, për përmbushjen e së cilës pason shpërblimi, ndërsa për mospërmbushjen ndëshkimi.

**Haram (ndalesë)**

Harami është e kundërta e obligimit (vaxhibit). Është kërkesa e Ligjdhënësit për të mos e vepruar në mënyrë të prerë, dhe ai që vepron, ndëshkohet. Pra, haram është ajo që është e ndaluar të veprohet, dhe për se pason ndëshkimi.

**Mesnun, mendub (e rekomandueshme)**

Kjo është kërkesa e Ligjdhënësit për veprim, por jo në mënyrë të prerë, dhe ai që nuk e kryen, nuk ndëshkohet. Me fjalë të tjera, është ajo për se, ai që e bën, shpërblehet, kurse ai që e lë, nuk ndëshkohet.

**Mekruh (e urryer, e neveritur)**

Mekruh është e kundërta e rekomandimit. E kjo është kërkesa e Ligjdhënësit për mosveprim, por në mënyrë jo të prerë. Vepruesi i saj nuk ndëshkohet, por qortohet.

**Mubah (e lejuar)**

Kjo është kur bërja dhe lënia e një vepre është e njëjtë.

Ndarja e dispozitave obliguese në këto pesë kategori, ose lloje, është ndarje nga shumica e dijetarëve, ndërsa dijetarët hanefinj ndarjen e këtyre dispozitave e bëjnë në shtatë lloje. Ata veprën obligative (vaxhibin) e ndajnë në dy lloje: farz dhe vaxhib, dhe e definojnë si vijon:

1. **Farz**: Është vepra që e ka kërkuar Ligjdhënësi të veprohet në mënyrë të prerë, me argument të vërtetuar, të prerë dhe të veçantë, si: namazi, zekati, haxhi, etj..
2. **Vaxhib**: Është vepra që Ligjdhënësi e ka kërkuar të veprohet në mënyrë të prerë, por argumenti nuk është i prerë dhe i drejtpërdrejtë. Si p.sh. sadekatul-fitri, leximi i Fatihasë në namaz, etj.. Kurse tek dijetarët e tjerë (xhumhuri) edhe farzi, edhe vaxhibi janë të njëjtë, prandaj ata i përdorin këta dy terma si sinonime.

Dijetarët hanefinj gjithashtu edhe mekruhun e ndajnë në dy lloje:

1. **Mekruh tahrimen**: Është i njëjtë sikurse harami; ajo që ka kërkuar Ligjdhënësi të mos veprohet në mënyrë të prerë, por me argument jo të prerë. Për këtë mund të sjellim shembullin që disa dijetarë thonë se mekruh tahrimen janë veshja e rrobave të mëndafshit për mashkullin, mbajtja e stolive të arit për meshkuj, etj..
2. **Mekruh tenzihen**: Është vepra që ka kërkuar Ligjdhënësi të mos veprohet në mënyrë jo të prerë, sikur është agjërimi i ditës së premte (xhuma) pa i bashkuar një ditë para ose një ditë pas.



Sipas hanefinjve, radhitja është kështu:

**1. Farzi.**
**2. Vaxhibi.**
**3. Mesnuni-mendubi.**
**4. Mubahu.**
**5. Mekruhu tenzihen.**
**6. Mekruhu tahrimen.**
**7. Harami.**

**Veprimet** që janë obligative, pa marrë parasysh a janë vaxhib apo farz, ndahen në dy kategori:

a) **Farz ajn** (obligim individual), bërja e të cilit kërkohet nga çdo mukel-lef (i përgjegjshëm moralisht), i rritur dhe mendërisht i shëndoshë. Shumica e këtyre veprimeve sheriatike hyjnë në këtë kategori. Si p.sh. falja e namazit për secilin, agjërimi, haxhi, etj..
b) **Farz kifaje** (obligim kolektiv), ekzekutimi i të cilit kërkohet nga shoqëria e përgjegjshme islame, dhe jo prej secilit individ veç e veç, siç është falja e namazit të xhenazes, të mësuarit e degëve të ndryshme të diturisë së dobishme, të urdhëruarit për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, si dhe çështje të tjera të ngjashme.

## Sqarimi i disa termave të Fikhut

**- Sheriat:** Fjala Sheriat në kuptimin gjuhësor do të thotë rrugë. Ndërsa konceptualisht, fjala Sheriat do të thotë një mori normash, rregullash, mësimesh dhe vlerash, të cilat rregullojnë jetën e myslimanëve.

- **Mukel-lef**: Quhet personi i cili ngarkohet për të zbatuar dispozitat e Sheriatit. Pra, ai që arrin moshën e pjekurisë dhe është i shëndoshë mendërisht.
- **Fekih** apo **fakih** (shumës **fukaha**): Ekspert në jurisprudencën islame, dijetar në fikh.
- **Fetva**: Opinioni juridik i një fekihu-dijetari, apo i një grupi, në lidhje me ndonjë çështje të Sheriatit.
- **Medh'heb**: Drejtim apo shkollë e mendimit; përmbledhja e përgjithshme e vendimeve juridike të një dijetari të madh (imami), gjithashtu edhe nxënësit e tij dhe të gjithë dijetarët që ndjekin metodën e tij.
- **Mesele** (shumës **mesail**): Temë, çështje apo problematikë e fikhut.
- **Mufti**: Dijetari që jep fetva.
- **Ixhtihad**: Përpjekja e fekihut-dijetarit me të gjitha mundësitë për të gjetur dispozitën e Allahut rreth një çështjeje të caktuar nga burimet e Sheriatit (Kurani, Suneti, Ixhmai, etj.).
- **Muxhtehid**: Dijetari i kualifikuar për të nxjerrë vendime me anë të ixhtihadit.
- **Ixhmai**: Dakordimi dhe konsensusi (pajtimi, unifikimi) i muxhtehidëve të një kohe, nga Umeti i Muhammedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!), për një çështje të Sheriatit.
- **Mufessir**: Komentator i Kuranit, dijetar i shkencës së tefsirit, tefsirolog.
- **Tefsir**: Komentimi i Kuranit.
- **Muhaddith**: Dijetar i shkencave të hadithit, haditholog.
- **Mukal-lid**: Myslimani i rëndomtë, i cili pason ndonjë dijetar ose medh'heb, pa kërkuar argumentin.
- **Taklid**: Të ndjekurit e ndonjë opinioni, dijetari a medh'hebi pa hulumtuar argumentin në të cilin mbështetet.
- **Kias**: Krahasimi i një çështjeje, që për dispozitën e saj sheriatike nuk ka argument, me një çështje tjetër, për dispozitën e së cilës ekziston argumenti. Ky krahasim bëhet pasi të dyja çështjet janë të njëjta dhe kanë motiv të përbashkët.
- **Ulema** (shumësi, njëjësi: **alim**): Dijetarë.
- **Urf**: Tradita apo shprehia e një vendi a populli.
- **Xhumhuri**: Shumica, më shumë se gjysma e dijetarëve.
- **Raxhih**: Zotërues, më i saktë, më i drejtë.
- **Ihtilaf**: Divergjencë, dallim në mendime.
- **Hukm** (shumës: **ahkam**): Dispozitë.
- **Hadithi Ahad**: Hadithi i saktë, që transmetohet vetëm me një rrugë të transmetimit.

# Ndërtimi i shtetit në kohën e Pejgamberit a.s.

Dr. Qazim Qazimi



### Pluralizmi në Islam

Shënimet historike dhe biografike mbi Muhammedin a.s. tregojnë se të gjithë bashkëkohësit e tij në Jethrib (Medinë), miq e armiq, i njohën cilësitë e tij, ndershmërinë e pakundërshtueshme, virtytet fisnike, sinqeritetin absolut dhe çdolloj mirëbesimi kundrejt Pejgamberit të Islamit në gjithë rrugët e jetës e në çdo sferë të aktivitetit njerëzor.

Edhe pse tek personaliteti i Muhammedit a.s. ishin përqendruar disa funksione dhe detyra, - qeverisje e tipit teokratik, parim parësor në ndërtimin e institucioneve ishte parimi demokratik (mendimi, sundimi i shumicës)-këshilli konsultues (Esh-shura).

Kjo bashkësi shtetërore islame kishte veçoritë e veta, që ishin:
- Uniteti i fesë dhe i politikës;
- Vahji-Shpallja ishte ligj themelor dhe bazë;
- Koncepti unitaristik i shtetit;
- Qeverisje direkte e popullit, vendimit të shumicës i nënshtrohej edhe vetë Pejgamberi a.s.;
- Fryma demokratike e qeverisjes së Pejgamberit a. s..

Nuk ka dyshim se Muhammedi a.s. në rend të parë ishte pejgamber i dërguar për gjithë njerëzit, pa dallim, ishte pranues i shpalljes - *Er-Risaletu* dhe e kishte për detyrë të transmetonte predikimin e saj - *Et-Teblig*.

Muhammedi a.s., përveçqë ishte pejgamber, ishte edhe udhëheqës -*"El-Imametu"*. Ai ishte në cilësinë e një kryetari të shtetit. Pejgamberi a.s. mbante mbi vete edhe pushtetin shtetëror, edhe pushtetin fetar.

Faktet tregojnë se Kurani gjatë trembëdhjetë vjetve të parë, sa ka zgjatur zbritja e tij në Mekë, kishte diskutuar e shtjelluar dhe theksuar ekskluzivisht çështjet e besimit dhe përgjegjësisë, dhe përgjatë atyre trembëdhjetë vjetve nuk i kishte hyrë shqyrtimit të cilitdo problem shoqëror ose politik apo formulimit të cilitdo ligj të shoqërisë të mbështetur në Islam.

Në kushte të reja të jetës dhe veprimtarisë, bashkësisë dhe shtetit islam në Jethrib (Medinë), i ndihmonte edhe vetë Shpallja. Derisa Vahji me të gjitha format e tij, në Mekë trajtonte kryesisht çështje të besimit dhe ngjarje të së kaluarës, - në Medinë trajton edhe nevojat praktike të jetës fetare-juridike dhe shoqërore me dispozita dhe rregulla të përgjithshme. Institucioni i namazit, dispozitat për Kiblen (drejtimi gjatë faljes së namazit nga Qabeja në Mekë), pastaj institucionet - agjërimi, zeqati, haxhi, dhe dispozita të tjera juridike-fetare, sociale e ekonomike, humane dhe morale, - që të gjitha këto patën ndikim të madh në afrimin e komuniteteve të ndryshme që jetonin në Medinë.

Është realitet i pamohueshëm se, pas arritjes së Pejgamberit a.s. në Jethrib (Medinë), Bota Arabe u ndryshua në saje të mësimeve madhështore hyjnore. Zemrat e thara nga paganizmi e devijimi fetar u freskuan me flladin e besimit monoteist-Islamin; shpirtrat u mbushën me dashuri hyjnore; mendjet u ndritën me dritën Islame. Këto ndryshime të mëdha, dhe kjo epokë e re lulëzuese, ishin diçka që u përkisnin mrekullive të Muhammedit a.s., të cilin Allahu ia çoi njerëzimit në përgjithësi e arabëve në veçanti.

Islami në mënyrë të përsosur ka vënë baraspeshën ndërmjet individit dhe bashkësisë. Asnjë sistem i besimit dhe i moralit jashtë Islamit nuk ka sjellë parime metafizike dhe masa shoqërore për të evituar në mënyrë të plotë dhe të prerë egërsinë, maltretimin lëndor e shpirtëror dhe eksploatimin në relacionin njeri-njeri.

Kur Pejgamberi a.s. arriti në Jethrib-Medinë, aty u bënë katër bashkësi etnish:
1. Muhaxhirët myslimanë të emigruar nga Meka.
2. Ensarinjtë-vendorët myslimanë, nga fiset Evs dhe Hazrexh.
3. Idhujtarët vendorë arabë, nga fise Evs dhe Hazrexh.
4. Jehudinjtë-Hebrenjtë të përbërë nga tri fise: Benu Kajnukaë, Benu Kurejdha, Benu En-Nedir.

Asociacioni i parë islam, bashkësia islame në Medinë, e formuar nga besimtarët e ardhur- muhaxhirët nga Meka dhe myslimanët autoktonë, ensarinjtë nga fiset Evs e Hazrexh, filloi rregullimin e marrëdhënieve me hebrenjtë, të krishterët dhe etnitë e tjera që jetonin në Medinë.

Shikuar nga këndvështrimi i besimtarëve monoteistë, ardhja e Muhammedit a.s. në Jethrib (Medinë), ishte një fitore si për hebrenjtë edhe për të krishterët, ngase të gjithë këta i përkisnin besimit monoteist. Pas ardhjes në Medinë, Pejgamberi filloi të punonte me ta dhe themeloi bashkësinë e parë medinase të një tipi krejtësisht të ri, që nuk ishte i njohur më përpara dhe nuk bazohej në përkatësinë e gjakut, të racës, e as të territorit.

Islami mëson se të gjithë njerëzit janë robë të Zotit, e feja e Zotit është feja e monoteizmit. Zoti i Madhëruar, të gjithë pejgamberët që ka dërguar, i ka porositur për t'u bërë thirrje popujve të tyre për besimin në një Zot të Vetëm. Ka shumë ajete të Kuranit që apelojnë për karakterin dhe praktikën e marrëdhënieve të myslimanëve me ithtarët e librave të tjerë të shpallur "Ehlu El-Kitabi", sikur në ajetin:

"Thuaj: Ne i kemi besuar All-llahut, edhe asaj që na është zbritur neve, dhe asaj që u është zbritur Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe pasardhësve të tij. Edhe asaj që i është dhënë Musait dhe Isait, edhe asaj që u është zbritur pejgamberëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë asnjë dallim në mes të njëri-tjetrit prej tyre, dhe Atij (All-llahut) i jemi nënshtruar (si myslimanë)"[1]

Muhammedi a.s. ndaj hebrenjve dhe të krishterëve jo vetëm që pati një mirësjellje të njerëzishme, por bëri edhe pranimin e vërtetësisë fetare të tyre. Islami Hebraizmin dhe Krishterimin nuk i trajtonte si fe me qëndrime të tjera, por si fe juridikisht të barabarta dhe fetarisht të shpallura nga Zoti. Statusi i tyre legjitim ishte status fetar e jo sociopolitik, kulturor, ideologjik ose tjetërfare. Islami nuk e shikonte veten si diçka që vinte në skenën fetare krejtësisht i ri, krejtësisht i paparë, krejtësisht i padëgjuar, por si riafirmim i po asaj të vërtete që kishin *shpallur* më herët pejgamberët e mëparshëm tek popujt e tyre.

Duhet thënë se shteti i parë mysliman bazohej kryekëput në fenë, dhe bazat themelore të tij bazoheshin në Vahjin –Shpalljen që i vinte Muhammedit a. s. Pandërprerë. Parimet islame interpretojnë dhe justifikojnë pushtetin politik të përqendruar në Krijuesin, faktin se pushteti absolut i përket vetëm Allahut krijon mbështetjen teorike të pluralizmit fetar, nacional, kulturor dhe të monizimit institucional në traditën islame. Të gjitha çështjet e njerëzimit mund të klasifikohen si çështje e pëlqimit nga zemra e burimit autentik të qytetërimit, e Islami paraqet besimin se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, dhe se Muhammedi a.s. është rob dhe i dërguar i Tij.

Pejgamberi a.s. në Medinë themeloi një bashkësi, një komunitet të bazuar kryekëput në fenë monoteiste-besimin në një Zot të Vetëm e të pashoq.[2] Medina u bë qytet-shteti i parë islam.

## Institucionet shtetërore juridike e politike

### Kushtetuta e Medinës

Duhet theksuar se në Medinë, përveç nevojave të tjera, kërkohej një legjislacion i një grupimi shoqëror (komuniteti mysliman) për t'i ushtruar aftësitë e veta shtet-formuese, dhe kjo ishte bërë kërkesë dhe imperativ i kohës. Muhamedi a.s., në marrëveshje me medinasit; myslimanët (vendorë dhe muhaxhirë), hebrenjtë (Benu Kajnukaë, Benu Kurejdha, Benu En-Nedir), të krishterët dhe idhujtarët,-urdhëroi që të hartohej një dokument-akt, i cili do të ishte bosht i bashkimit dhe mbarëvajtjes së punëve të banorëve të Medinës. Të gjithë u mblodhën dhe u takuan në shtëpinë e Enesit, për të hartuar bazën ligjore, aktin kushtetues për themelimin e shtetit të përbashkët. Akti i formimit të asaj bashkësie ekziston edhe sot. Ai akt i shtet-formimit, i njohur si *"Karta e Medinës",* (Es-Sahifetu), e njohur edhe si *"Shkresa e Medinës* (El-Kitabu)", po edhe si *"Dokumenti i Medinës*-(El Vethikatu)"[3], me të drejtë konsiderohet si njëlloj kushtetute parlamentare, me nuanca hyjnore, në të cilën janë cekur detyrat dhe të drejtat e qytetarëve, por edhe të udhëheqësit të shtetit.[4] Ajo ka qenë kushtetuta e parë e shtetit islam, por edhe kushtetuta e parë që ishte shkruar ndonjëherë në rruzullin tokësor.[5]

Sipas kushtetutës, qytet-shteti i Medinës ishte bashkësi fetare, territoriale dhe politike, të cilën e përbënin myslimanët e migruar nga Meka (muhaxhirët), myslimanët vendorë (ensarinjtë) dhe jomyslimanët që e njihnin pushtetin qendror shtetëror e që pranonin detyrimet, që, në raste lufte të luftonin së bashku me myslimanët për mbrojtjen e qytetshtetit. Lidhja në mes myslimanëve ishte e bazuar në vëllazërinë, dashurinë dhe barazinë islame e jo në baza farefisnore e as kombëtare. Myslimanët ishin të bashkuar si një komunitet i vetëm pa marrë parasysh se nga vinin. Qytetarëve në "Kartë-kushtetutë-(Es-Sahifetu) u garantohej liria e të gjitha religjioneve, me theks të veçantë, hebrenjve u sigurohej barazia me myslimanët në çdo fushë të jetës. Të gjithë anëtarët dhe të gjitha bashkësitë, të nënshkruarit e Kartës së Medinës, konsideroheshin si një Ymet, kurse çdo bashkësi ishte bashkësi e veçantë juridike me autonominë e vet fetare dhe kulturore. Po të sulmohej Medina, nga kushdo qoftë, të gjithë banorët e saj ishin të obliguar ta mbronin qytetin. Pejgamberi ishte autoriteti numër një dhe i vetmi për të gjitha punët e Medinës.[6] Ai tani nuk ishte vetëm udhëheqës fetar, por edhe udhëheqës politik e shtetëror. Ishte si një shef i një shteti, po në të njëjtën kohë edhe komandant i ushtrisë.

Kushtetuta - *"Karta medinase*-(Es-Sahifetu) për nga përmbajtja, mund të ndahet në katër pjesë të perceptuara në 70 nene, duke llogaritur këtu edhe disa nene të përsëritura a të përafërta a të ngjashme(18 sosh). Në *"Kartën kushtetutë*-(Es-Sahifetu) 51-52 nene janë fondamentale dhe të papërsëritura.[7] Prej tyre 25 kanë të bëjnë me myslimanët dhe 27 me jomyslimanët. Me atë akt proklamohej formimi i entitetit juridiko-shoqërore në mes myslimanëve nga Meka (muhaxhirëve), myslimanëve vendorë (ensarinjve) dhe jomyslimanëve nga Medina, të cilët e kishin njohur pushtetin qendror të Muhamedit a.s.. Ndoshta, pika më e rëndësishme dhe kulmore e asaj "Karte" ishte bashkimi dhe vëllazërimi i myslimanëve vendorë-(ensarinjve) dhe ardhacakëve-(muhaxhirëve), si dhe ajo pjesë që parashikonte ose, më mirë të thuhet, obligonte pabesimtarët e çifutët që në koalicion me myslimanët, të luftonin së bashku kundër çdo armiku që do t'i sulmonte ose rrezikonte si pabesimtarët e çifutët, ashtu edhe myslimanët dhe interesat e tyre të përbashkët.[8] Për të funksionuar paqja dhe siguria në tërë rajonin-shtetin dhe më gjerë, Pejgamberi a.s. lidhi marrëveshje të ngjashme dhe aleanca edhe me fise të tjera arabe, në varësi prej situatës dhe rrethanave ekzistuese.

## Organizimi i pushtetit qendror

### Institucioni i Ministrit të parë

Për të pasur një qeverisje të mirë dhe të suksesshme, rol të pazëvendësueshëm luajnë ministritë. Ky post i qeverisjes ishte i njohur tek persët e vjetër po edhe tek hebrenjtë. Madje ky nocion **(vezir),** në kuptim të ndihmëtarit, është cekur edhe në Kuran.[9]

Rolin e ministrit **(vezirit)** në sistemin e shtetit të parë islam, gjatë jetës së Pejgamberit a.s., e pati Ebu Bekri r.a. Kryeparët e fiseve, të shumtën, ishin mëkëmbës të Pejgamberit a. s.. Ata në paqe dhe në luftë udhëhiqnin fisin dhe ushtronin pushtetin lokal mbi ta, gjithnjë sipas kodit dhe normave islame. Mëkëmbësi, të shumtën e rasteve, printe dhe udhëhiqte edhe në punët fetare: si imam në xhami, në tubimin e zeqatit po

edhe të mirave të tjera materiale dhe mbante lidhje, qoftë drejtpërdrejt ose nëpërmjet emisarëve, me pushtetin qendror. Mëkëmbësit e emëruar nga sistemi qendror kishin edhe pagat e tyre. Muhamedi.a.s. kishte edhe korrespodentët dhe emisarët e vet. Nëpërmjet emisarëve-diplomatëve të tij, ai u pati dërguar mesazhe mbretërve dhe perandorëve të kohës. Në shkresat dhe mesazhet që dërgonte, ai vinte vulën në tre rreshta, ku shkruante: *"Muhammedun Resulu-All-llah"*.

Rreshtat në vulë lexoheshin nga poshtë - lart, në atë mënyrë që emri i All-llahut të ishte mbi të gjithë.[10]

## Organizimi i pushtetit vendor

### Administrata vendore

Pejgamberi a.s. kishte vënë me kohë sistemin administrativ. Derisa ishte në Mekë, dërgonte përfaqësuesit e tij nëpër fise arabe, ku kishin përvetësuar Islamin, e më vonë edhe nëpër qytete të ndryshme, për t'u mësuar besimtarëve Kuranin dhe Islamin. Përfaqësuesit u prinin besimtarëve edhe në të falur. Për punën që bënin, nëpunësit shpërbleheshin. Është i njohur rasti i një valiu në Mekë –Utab bin Usejd, të cilit Pejgamberi a.s. i kishte caktuar rrogë pune, për çdo ditë nga një dërhem, dhe, me sa dihet, kjo ka qenë rroga e parë në administratë për shërbime publike.[11]

### Ndërtimi i xhamive

Dihet mirëfilli se institucioni i parë i infrastrukturës në shoqërinë e re-islame, ishte ndërtimi i xhamive. Kështu, me rastin e emigrimit të tij, gjatë rrugës për në Jethrib (Medinë), në fshatin Kuba, së bashku me vendorët, Muhamedi a.s. ndërtoi xhaminë e parë në shoqërinë islame. Më pastaj, kur arriti në Jethrib (Medinë), ndërtoi xhaminë e cila u njoh si Xhamia e Pejgamberit a.s.[12] Pranë kësaj Xhamie u ngrit edhe një godinë tjetër, e cila natën shërbente si bujtinë për të pastrehët, kurse ditën si shkollë. Kjo do të ishte shkolla e parë e dedikuar për arsimin dhe përhapjen e dijes në shoqërinë islame. Xhamia, përveçqë ishte faltore, në radhë të parë, luajti edhe rolin e kuvendit, ku mbaheshin seancat parlamentare, po ishte edhe institucion i parë i jetës politike dhe shoqërore. Pejgamberi që aty kryente punët administrative dhe aty i priste delegacionet e ndryshme të nivelit më të lartë kombëtar e ndërkombëtar. Minberi i xhamisë i ngjasonte fronit të sotëm. Halifët, më vonë, nga minberi i



xhamisë, shpalosnin programet për ndërtimin e shtetit dhe qeverisjen e tij.

Xhamia luante edhe rolin e Akademisë së dijeve-shkencave të ndryshme. Aty mblidheshin njerëzit më eminentë dhe më të ditur të kohës, për të mbarëvajtur punët e dijes, por edhe për mësimdhënie falas për të gjithë ata që shprehnin interesim për fusha të ndryshme të dijes. Xhamia ishte institucioni i parë arsimor, shkolla e parë në shtetin e ri që po formohej dita-ditës. Funksioni arsimor i xhamive u shtua në masë të madhe në kohën e Halifit Umer r.a., në qytetet Kufe, Basra dhe Damask etj.

Dikur xhamia shërbente edhe si gjykatore. Aty mbaheshin seancat gjyqësore të niveleve të ndryshme. Nga xhamia, besimtarët informoheshin edhe për ndodhitë nga më të ndryshmet të jetës fetare, politike, shoqërore dhe ekonomike të territorit mysliman dhe jashtë tij, sikundër edhe lajmet më të freskëta dhe më të sakta vinin e dilnin po ashtu nga xhamia.

Islami ka qenë dhe mbetet feja e parë e cila bëri thirrje për demokraci dhe veprim sipas parimeve të saj për barazi në mes njerëzve. Dihet se edhe sot e gjithë kohën, posa të thirret ezani prej minares së një xhamie, besimtarët, ata që dëshirojnë ta adhurojnë All-llahun, menjëherë mblidhen ngado që të jenë, futen në xhami dhe sistemohen sipas arritjes së tyre, renditen në safa (rreshta) pesë herë në ditë dhe përkulen përpara All-llahut me zërin e tekbirit, vënë kokat e tyre pranë këmbëve të njëri-tjetrit kur bien në sexhde, dhe kështu demonstrohet barazia islame në format e saj të paimagjinueshme. Është realitet i pamohueshëm se Islami me fuqinë e besimit dhe të unitetit praktik, vë individëve të ndryshëm, të kombeve e racave të ndryshme, në një vijë të bashkimit dhe vëllazërisë së barabartë.

---

*Fusnotat:*

1. Kur'ani, sureja "Al-Imran", ajeti 84.
2. Rozhe Garodi, "Gjallërimi islamik", fq. 6, Gjakovë, 1991.
   -Bashkim Avdiu, Arabët pas Muhamedit a.s., "Studime Orientale", nr. 1, fq. 162. Prishtinë 2001.
3. Shih: Nijaz Shukriq, Povijest Islamske Kulture i Civilizacije", fq. 165-173, Sarajevë, 1989.
   Shih: Safijurrahman El-Mubarekfuri, Nektari i Vulosur i Xhennetit, fq. 194-195. përkthim nga boshnjakishtja, Urtësia-Shkup, 1997.
4. Prof. Safijurrahman El-Mubareekfuri, "Lulishta e Dritave" fq. 135-137, biblioteka "Familja Myslimane", Tiranë, 2000.
5. Ali Bulaç, "Islami dhe Demokracia"- teokracia dhe totalitarizmi, Logos-A, fq. 23, Shkup, 1968.
6. Naxhi Ma'rufi, Dr. Salih Ahmed El-Alij, Abdull-llah El-Fejad, "Terihu El-Arebi", fq. 46, Bagdad, 1966 (1386 h.)
7. Shih: Nijaz Shukriq, "Povijest Islamske Kulture i Civilizacije", fq. 163, Sarajevë, 1989.
8. Grup autorësh, "Es-Siretu En-Nebevijetu Li-Ibni Hisham", pjesa e dytë, bot. i tretë, fq. 150, Bejrut, 1971/1391 h.
9. Kur'ani, sureja Ta-Ha, ajetet 29-31.
10. Muhamed Hamidull-llah, "Hyrje në Islam", fq. 15. Shkup, 1985.
11. Dr. Ibrahim Hasen dhe Alij Ibrahim Hasen, "En-Nudhumu El-Islamijjetu", fq. 169, bot. "Mektebetu En-Nehdati El-Mirijjeti", botimi i katërt, 1970, Kajro.
12. Ebu El-Fidai Ismail bin Umer bin Kethir El-Kurejshij, "El-Fusulu fi Sireti Er-Resuli", përpunuar dhe korrektuar nga Ebu Usamete Selim, Es-Selefij, bot. i parë, libri 1, 2. fq. 80, Kuvajt, 2003 (1424 h.)

# Xhamitë – medresetë e edukimit shpirtëror

**Rrustem Spahiu**



Shkollat e para dhe të vërteta në Islam ishin xhamitë të cilat qysh në fillim të Islamit nuk ishin vetëm vende për kryerjen e lutjeve fetare edhe pse islamizmi në esencë nuk lejon klerikizëm, sepse kleri e redukton fenë në formalitet të shërbimit të Zotit, por është rrugë në mbështetjen në zotin ibadet, duke përfshirë këtu të gjitha aktivitetet të cilat manifestohen me adhurimin e Allahut. Për tu kuptuar kjo në praktikë ishte i nevojshëm edhe arsimimi i domosdoshëm, jo vetëm ekskluzivisht fetar por shumë më gjerësisht. Në pajtim me rrethanat historiko-shoqërore dhe nevojave që të zhvillohet arsimi dhe shkenca. Shtrirja e shtetit të ri Islam duke i kyçur edhe besimtarët e posa kyçur në shoqërinë islame janë shfrytëzuar praktikat e mëhershme e njëherit janë formuar edhe forma të reja të arsimit dhe të arritjes dhe të përsosmërisë të diturisë.

Xhamia është lidhja shpirtërore në mes të Islamit dhe myslimanëve ajo është simbol dhe dëshmitar shpirtëror i përkatësisë fetare, për këtë Kur'ani thotë: Xhamiat janë për All-llahun dhe mos iu lutni askujt përveç All-llahut " në një hadith Pejgamberi thotë "nësë e shihni një njeri duke shkuar në xhami, dëshmoni se ai është besimtar në All-llahun xh.sh.", e edhe historia e vërteton, vepra e parë e Pejgamberit në Kuba ishte ndërtimi i xhamisë e cila është e njohur edhe në ditët tona.

Roli kryesor i xhamiave është arsimimi islam, formimi dhe ngritja e personalitetit islam. Ky rol realizohet në rradhë të parë gjatë kryerjes të namazit, këndimit të Kur'anit, dëgjimit të ligjeratave-vaizeve, njohja e myslimanëve dhe myslimaneve me të gjitha obligimet e tyre fetare dhe obligimet e tjera njerëzore, e njëherit edhe aplikimin e Islamit të cilët janë të lidhura ngushtë me zhvillimin, punën dhe jetën e xhematit. Në xhamia dhe afër xhamiave u ngritën medrese dhe shkolla të larta islame dhe institucione të tjera arsimore të cilat dëshmojnë mbi arsimimin e gjithanshem dhe akademik të besimtarëve myslimanë.

Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Vetëm ai që beson Allahun,ditën e gjykimit e fal namzin, jep zeqatin dhe i friksohet zotit ai i nderton dhe viziton faltoret e zotit këta njerëz janë në rrugë të drejt".

Nga ky ajet i Kur'anit kuptojmë se xhamiat i ndërtojnë ata që janë të ngritur në pikëpamje shpirtërore, arsimore dhe kulturore. Sepse xhamia ndërtohet për përmbushjen e nevojave shpirtërore ku me lutje-namaz besimtari e qetsonushqen shpirtin e tij. Me ligjëratat që mbahen në xhami besimtari përmbush kureshtjen e tij dhe pasurohet me dituri kurse me pjesëmarrjen në namzin e përbashkët besimtari bëhet personalitet shoqëror.

Qëllimi i kësaj hytbeje nuk është që t'ju tregojmë besimtarëve se xhamiat ndërtohen vetëm për ta adhuruar zotin dhe për të rezonuar për të. Por historia na tregon se ajo qysh në ditët e para të islamit ishte vendtubim ku mësohej dituria, duke filluar nga shkrim-leximi e deri te shkencat astronomike, matematikore dhe fizike. Pejgamberi i Allahut thotë në një hadis kudsi: "Xhamitë janë shtëpitë e mija të cilat i ndërtojmë, zbukurojmë dhe i mbajmë të pastra. I lumi ai njeri që pasi të pastrohet në shtëpinë e tij vjen ta vizitojë shtëpinë time." Ai meriton shpërbëlim nga Zoti i vet. Në edukimin në xhami besimtari mëson se nuk duhet të adhuroj as të friksohet nga askush tjetër përveqse prej Allahut. Frika është në natyrën e njeriut, por besimtari i informuar mirë, i arsimuar dhe i përgatitur në xhami e mban vehten dhe nuk ligshtohet para vështirësive që e ndeshin në këtë botë. Ai me besimin e vet të fuqishëm ndaj Allahut, me dijen e tij se askush nuk është mbi fuqinë e Allahut, ia arrin që shpresën dhe frikën e tij ta drejtojë ne besimin e tyre në Allahun.

Thamë se xhamia është vend në të cilën kryhet shërbimi i lutjes që i bëhet Allahut, por lutjet janë dy lloje: njëra është personalisht e tjetra e përbashkët. Me lutjen personale që i drejtohemi Allahut ngrisim zhvilllimin tonë shpirtëror dhe mbështetjen në Allahun, ndërsa lutja e përbashkët paraqet një unitet të besimtarëve të cilët tubohen pesë herë në ditë në xhami për ta përmend Allahun për t'i mësuar dhe komentuar fjalët e Allahut dhe të Pejgamberit të tij, për të kënduar Kur'an i cili jo vetëm që i ngrit ndjenjat e dashurisë ndaj Allahut dhe Pejgamberit të tij, por e detyron besimtarin që të jetë kurreshtar në komentimin e ajeteve të Kur'anit, të cilat ajete e nxisin besimtarin t'i zgjerojë dituritë e tija mbi krijaturën e Allahut. Në anën tjetër falja e përbashkët e xhumave e bajramave mbajtja e hytbeve është bërthama e unitetit të besimtarëve me të cilin unitet i kundërvihen sulmeve të kundërshtarëve të islamit e njëherit edhe i mbrojnë interesat e tyre të përbashkëta. Pra xhamia është bërthama e pushtetit-shtetit juridik i cili kujdeset për qetësinë dhe mirëqenien e të gjithë besimtarëve.

Në kohën e Pegamberit a.s. xhamia ishte vendi ku Pejgamberi keshillohej dhe vendoste për gjëra të rëndësishme. Në xhami bihej vendimi për luftë dhe paqe siç ndodhi para luftës së Bedrit, të Uhudit dhe të Hendekut. Në xhami shpalleshin të gjitha urdhëresat dhe ndalesat kuranore e pastaj shpërndaheshin jasht saj, aty besimtarët e parë vendosën se kush do t'ju prij myslimanëve pas vdekjes së Muhamedit a.s., aty u kalitën ushtarët dhe komandantët ushtarak të ushtrisë myslimane e që është më e rëndësishmja në xhami merrej edukata e drejt pa marr parasysh moshën dhe gjininë. Edhe sot në ditët tona në shtetet me shumicë, hebreje, krishtere ose sekulariste, në xhami edukohen myslimanët që t'i zhvillojnë dhe t'i forcojnë marrëdhëniet shoqërore, fqinjësore, atdhetare në mes veti dhe në mes të komuniteteve tjera të shoqërisë së tyre ku ata jetojnë. Në xhami tek personaliteti i njeriut zhduken të gjitha vetitë e këqija sepse ligjëratat nga dijetarët e kanë këtë qëllim. Përpara Allahut pa dallim moshe, race, pozite shoqërore rrimë krah për krah para Krijuesit, pushtetari, pasanuku i veshur me roba lluksoze qëndron gju me gju me lypsin dhe të vobektin e leckosur, njeriu i bardh dhe i ziu, i kuqi e i verdhi

janë të barabart krah për krah para Allahut. Pushtetari pa krekosur e qet kryt tek këmbët e të varfërit në sexhde, pra të gjitha dallimet e pasurisë, pozitës, rangut shoqëror në xhami humbin dhe mbretëron atmosfera e vëllazërimit e barazisë, dashurisë dhe solidaritetit të lidhura me dashurinë ndaj Allahut.




Se xhamia është qendër shkollore (medrese) e kulturore e vërteton edhe e vërteta se në xhami kanë qasje të gjitha moshat dhe gjinitë. Në kohën kur Evropa mesjetare femrat i konsideronte vetëm si objekt zbukurimi pa të drejt të ndikimit në shoqëri dhe pa të drejtë vote, femrat myslimane të barabarta me meshkujt jo vetëm që prezentonin në xhami, por ishin edhe aktive në diskutimet e tyre në mbarëvajtjen e shoqërisë myslimane. Aty gratë dhe fëmijtë edukoheshin dhe shkolloheshin që nëna të jete edukatore e denjë, luftëtare trime dhe kontribuese në familjen e vet dhe shoqërinë myslimane.

Xhamia është edukuese e barazimit në mes njerëzve, jemi dëshmitar dhe historia na vërteton, se asnjë fe tjetër, asnjë ideologji tjetër nuk pati sukses siç pati Islami në barazimin racor saqë mund të shihet nga historia islame kur një zezak, rob para pranimit të Islamit, i priu ushtrisë myslimane. Po të mos ishte xhamia barazimi në mes të njerëzve do të kishte mbetur vetëm një dëshire e parealizuar. Xhamia është edhe shtëpi kulturore e myslimanëve në të edukohej shoqëria myslimane në të gjitha aspektet kulturore duke filluar nga këndimi i Kur'anit kaliografia- bukurshkrimi pastaj arkitektura karakteristike dhe e përsosur e myslimanëve, artizanatet për zbukurime enteriere e më së shumti aty mësohej shkrim-leximi, dituritë e ndryshme duke filluar nga ato fetare pastaj, matematika, astronima, alkimia e shkencat tjera. Këtu përgaditeshin diplomat dhe misionarë të përhapjes së diturive dhe besimit në Allahun, të gjithë ata që do të merreshin me këtë punë banonin në xhami dhe quheshin Sufa. Këta studentë morrën emrin Ehli-Sufa ose As-habi Sufa që d.m.th. banuesit në Sufa në një kënd të xhamisë. Këta nuk ishin njerëz pa streh por ishin njerëz të dhanë pas diturisë dhe kënaqësisë së Allahut, këtu bënte pjesë edhe komandanti i njohur i ushtrisë myslimane Sead ibin Vekkasi dhe në kohën e Pejgamberit numri i tyre kishte arritur deri në 400 veta. Me shtimin e interesimit ndaj diturisë dhe kulturës islame në këndet e xhamive ose afër xhamive u hapën Mektebet shkollat fillestare për mësim-lexime më vonë edhe medresetë ku bëheshin mësimet e larta islame .

Edhe në vendin tonë kemi shumë Mektebe dhe Medrese të këtilla të cilat në kohën e robërisë së popullit tonë shërbyen si përhapëse të diturisë që i ndritnin kokat dhe i hapnin zemrat e popullit tonë, mbajtja e Lidhjes së Prizrenit në xhaminë e Mehmet pashës në Prizren, mësimi i shkronjave shqipe kur kjo veprimtari ishte e ndaluar nga pushtues të ndryshëm, njëherit xhamia edhe te ne sherbeu edhe për mbrojtjen dhe ruajtjen e atdheut, vlen të përmendet koha nën pushtimin e egër serbosllav etj., si dhe aktivitetet tjera të këtij lloji.

Se xhamiat ishin shkolla dhe qendra kulturore të myslimanëve vërteton edhe fakti se në tërë botën afër xhamiave u formuan medresetë në fillim pa ndonjë planprogram të caktuar, por më vonë ato u reformuan edhe u bënë shkolla me renome e që i dhanë kulturës islame dijetar të njohur të të gjitha lamive të rangut të Gazaliut, Ibni Ruzhdit, Ibni Sinait etj. të cilët deri në fillim të shekullit 19 veprat e tyre u përdorën si tekste univerzitare në Azi, Afrikë dhe në Evropë.

Medreseja apo universiteti i Az'harit në Kajro është prej universiteteve më të vjetra në botë në të cilin u arsimuan jo vetëm myslimanët por edhe krishterët dhe hebrejët.

Universitete të këtilla që lindën nga xhamiat e myslimanëve u hapën edhe në shumë qendra të tjera botërore islame si në: Bagdad, Damask, Kordove, Istambull etj. Në këto qendra lulëzoi dituria si ajo shoqërore ashtu edhe ajo shkencore e më së shumti edhe sot njerëzit habiten me arkitekturën dhe ndërtimin e urbanizimit të qyteteve myslimane.

Fakti se xhamia mund të përdoret edhe për nevoja të tjera përveç kryerjes së lutjes, nuk e humb karakterin shenjëtnor të saj dhe kudo në botë xhamia quhet edhe shtëpi e Zotit por, në xhami nuk mund të kryhen veprimtari të cilat e ulin shenjtërinë dhe dinjitetin kulturor dhe shoqëror të saj. Pra në xhami ndalohet tregtia dhe aktivitetet e ngjajshme tregtare. Sepse ndaj xhamisë duhet të kemi respekt si shtëpi e zotit dhe si shtëpi e edukimit kulturor, shkencor dhe kombëtar.

Në kohën e Pejgamberit a.s. pasardhësve të tij, edhe sot xhamia mbetet qendër e aktiviteteve intelektuale të besimtarëve mysliman, ku shtroheshin dhe shtrohen problemet e ndryshme të shoqërisë myslimane pastaj, biheshin vendime për luftimin e dukurive negative që paraqiteshin në shoqëri.

Është obligim fetar që një herë në javë të paraqiten dukuritë negative në shoqërinë e myslimanëve dhe të gjejmë mënyre se si të evitohen ato ose në xhami paraqiten projekte madhore për përparimin e shoqërisë njerëzore.

Në fillim xhamiat ndërtoheshin të thjeshta pa ornamente dhe zbukurime të ndryshme. Xhamia e parë e ndërtuar në Medine nga vet Pejgamberi a.s. u quajt xhamia e Pejgamberit. Pas vdekjes së tij ajo u rindërtua nga Ebu Bekri dhe Omeri, e me kalimin e kohës ajo u zgjerua dhe sot është një objekt madhështor me një arkitekturë moderne dhe shumë funksionale. Si në Kabe ashtu edhe në xhaminë e Pejgamberit kryhet i njejti mision si në kohën e Pejgamberit ku në bibliotekën e madhe në xhaminë e Pejgamberit gjenden veprat kapitale të dijetarëve eminent myslimanë dhe botëror e njëherit në sipërfaqet e mëdha të xhamisë, dijetarët e përmendur mbajnë ligjërat, tribuna shkencore me karakter fetar. Në fund po e përmendim ajetin 177 të sures El Bekare ku Allahu xheleshanehu me pak rreshta përshkruan besimtarin e edukuar dhe të arsimuar në xhami.

***"Nuk është tërë e mira** (e kufizuar) **t'i ktheni fytyrat tuaja kah lindja ose perëndimi, por mirësi e vërtetë është ajo e atij që i beson All-llahut, ditës së gjykimit, engjëjve, librit, pejgamberëve dhe pasurinë që e do ua jep të afërmve, bonjakëve, të varfërve, udhëtarëve, lypësve dhe për lirimin e robërve, dhe ai që e fal namazin, e jep zeqatin, dhe ata që kur premtojnë e zbatojnë, dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillët janë ata të sinqertit dhe të tillët janë ata të devotshmit."***

# Hatixheja r.a., mbetet simboli dhe ylli i pashuar i thirrjes islame

**Mr. Rexhep Suma**

Thënia se gruaja është gjysma e shoqërisë, nuk përbën ndonjë risi dhe me të as që plotësohet diçka e tillë, ngase njëmend, gruaja është gjysma e shoqërisë shikuar nga prizmi i numërimit, por e vërteta është se gruaja është e tërë shoqëria. Këto argumente gjejnë mbështetje edhe nga faqet e historisë. Gruaja, bashkëshortja e Muhamedit a.s, Hadixheja r.a, është personi që vazhdimisht mbështeti thirrjen hyjnore (vahjin) dhe mbetet shembulli më ideal që ka regjistruar faqja e historisë në sakrificat çfarë kishte hasur pejgamberia e Muhamedit a.s. Ajo nuk ishte një njeri i thjeshtë, porse kishte shprehur angazhimin permanent të saj përkrah jetës së Muhamedit a.s dhe ishte e kalitur në vendimet e saj, ngase nuk ishte e lehtë për të si femër të pranonte që të jetonte dhe ta bartte barrën e Islamit, kur dihet se ishte një tregtare e njohur në Mekë. Por guximi i madh, vetëmohimi, përkushtimi, bindja ndaj së vërtetës, shpirtmadhësia e pashembullt bënë që ajo të ballafaqohej me çdo problem dhe të dilte krenare dhe ballëhapur duke mos u luhatur në asnjë fjalë që predikonte i dërguari i Allahut. Hatixheja, nëna e besimtarëve, mbetet simboli i dashurisë së thirrjes islame (daves islame). Që kur shkrepën shkëndijat e para të dritës së Allahut xh.sh., ajo pa asnjë hamendje dhe pa as më të voglin dyshim, me dashuri të madhe përqafoi thirrjen e re dhe atraktive, që nuk ish dëgjuar deri në at kohë në Siujdhesën Arabike. Asnjëherë gjatë jetës së vet nuk kishte ngritur zërin ndaj Resulullahit e as që e kishte bërë nervoz, po as Profetit a.s. një gjë të tillë nuk kishte bërë, sepse midis tyre kishte një dashuri bashkëshortore ideale me kuptimin e plotë të fjalës

Ishte vërtet ashtu siç thotë Zejnep El -Gazali, se femra islame është përgjegjëse për krijimin e së ardhmes së Islamit: “Myslimania ka një përgjegjësi të veçantë, duhet të jetë në formën e përgatitjes që t’u bëjë ballë roleve të rrezikshme, sepse ka një emanet të rëndë. Thirrësja duhet të jetë e preokupuar me punë dhe me sjellje që të japë zgjidhje fatlume për problemet njerëzore derisa ata t’u përgjigjen urdhrave të All-llahut.”[1]

### Kush ishte Hatixheja r.a.?

Babai i Hadixhes ishte Huvejlid bin Esed El-Esedi, kurse nëna e saj Fatime bint Zejd bin El-Assam. ”Bashkëshorti i saj i parë ishte Atik bin Aid Etemijmi, kurse pas vdekjes së tij, qe martuar me Ebu Halal Bin Zuraran, dhe me të kishte dy fëmijë - Hindin dhe Harithin. Pas vdekjes së tyre shumë njerëz trokitën në derën e saj për të kërkuar dorën, por që të gjithë i refuzoi ngase arriti të kuptonte se ata ishin interesxhinj që kërkonin pasurinë e saj. Çështja ishte krejt ndryshe me profetin a.s., ngase në të ajo pa sinqeritetin, besnikërinë dhe më pas e fejoi, por edhe Muhamedi a.s pa se ajo ishte një zonjë e sinqertë dhe e drejtë dhe u dakordua dhe e pranoi“[2].

Nga kjo martesë nënkuptohet se Muhamedi a.s nuk ishte i dhënë pas epsheve dhe kënaqësive të përkohshme të kësaj bote, sepse nuk do ta pranonte një të ve çfarë ishte Hadixheja r.a, por do të kërkonte ashtu siç kërkonin moshatarët e vet, pra një më të re sesa ishte ai vetë. I Derguari Allahut-Muhamedi s.a.v.s. ishte njëzet e pesë vjeç, kurse Hadixheja dyzetvjeçare. Dhe me të pati gjashtë fëmijë, dy djem (Kasimin dhe Abdullahun), të cilët nuk jetuan gjatë, kurse katër vajza - Zejnebin, Rukiijen, Umm Kulthumin dhe Fatimen. Hadixheja dhe Muhamedi s.a.v.s. kanë jetuar plot 24 vjet së bashku. Ajo po ashtu ia dorëzoi të hollat Pejgamberit për të udhëhequr tregtinë e saj, ngase kishte pëlqyer besnikërinë e tij dhe virtytet, besueshmërinë dhe mendjethellësinë e tij.



### Shpallja hyjnore

Duke qëndruar në shpellën Hira, i erdhi e vërteta, i erdhi meleku dhe i tha: ”Lexo!”- Nuk di lexim, - i thashë. - Pastaj më mori dhe më shtrëngoi aq fort, saqë s’mund të përballoja më tepër dhe, pasi më lëshoi, më tha:”Lexo!”- Nuk di lexim, - iu përgjigja. - Më mori për të dytën herë dhe më shtrëngoi aq fort, saqë s’mund të përballoja më tepër dhe, pasi më lëshoi, më tha:”Lexo!”- Nuk di lexim, - iu përgjigja. - Më mori dhe më shtrëngoi për të tretën herë dhe, pasi më lëshoi, tha: “Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë). Ka krijuar njeriun nga alek (copë gjaku të mpiksur). Lexo, se Zoti yt është Bujar” (Alek,1-3).

Ndërsa zemra po i gulçonte, ai u kthye me të (shpalljen) dhe hyri te Hatixheja, bija e Huvejlidit, së cilës i tha: ”Më mbulo! Më mbulo!” Ajo e mbuloi, derisa iu largua frika. Dhe, mbasi i rrëfeu për ndodhinë, i tha: ”Vërtet, kam frikë për veten time!”. Atëherë, Hadixheja i tha: ”Jo, për Allahun! Allahu, kurrsesi, s’të poshtëron, asnjëherë. Sepse ti mban lidhje me të afërmit, u ndihmon nevojtarëve, i ushqen të varfrit, e mirëpret mikun dhe i përkrah ata që mbrojnë të vërtetën”. Më pas, Hadixheja vajti me të te Uerekate bin Neufel bin Esed bin Abdu el-Uza, i cili ishte biri i xhaxhait të Hadixhes. Ky njeri kishte pranuar Krishterimin gjatë kohës së injorancës. Ai dinte të shkruante hebraisht, kështu që përshkruante nga Inxhili aq sa Allahu donte që ai të përshkruante. Ishte i shtyrë në moshë dhe ishte i verbër. Hadixhja i tha: ”O biri i xhaxhait, dëgjo (diç) nga biri i vëllait tënd!” Uereka i tha: ”O bir i vëllait tim, ç’është ajo që po sheh?”

Pasi Profeti i tregoi për ndodhinë që i ngjau, Vereka i tha: ”Ky është Namusi (Xhibrili), që Allahu ia zbriti edhe Mu-

sait. Ah, sikur të kisha qëlluar i ri. Ah, sikur të isha gjallë, kur do të të nxjerrë populli yt!" - Do të më nxjerrin!? - Po. Asnjëherë s'ka ndodhur të vijë ndonjë njeri me atë që erdhe ti, veçse populli i tij e kanë dëmtuar. Sikur të më mbërrinte ajo ditë, do të të jepja një ndihmesë të fortë".

Nuk kaloi shumë dhe Uereka vdiq, ndërsa Shpallja pushoi për një kohë. (Buhariu:3) Muhamedi s.a.v.s nga shpella Hira i tmerruar u kthye te ajo duke i thënë "Me mbulo… më mbulo.."? Hadixhja i tha: "All-llahu kurrë nuk do të të poshtëroj, ti i mbanë lidhjet farefisnore, mbanë barrën e të dobëtit, u ndihmon të varfërve dhe atyre që kanë nevojë, i mirëpret musafirët dhe je i durueshëm në vështirësi dhe në rrugën e së vërtetës", dhe pas kësaj menjëherë shkoi tek Varaka bin Nevfal bin Esed Abdul-Uzza.. Ai pasiqë dëgjo shpjegimet se çfarë i kishte ndodhur Muhamedit a.s i tha se këto janë "Namus", fjalë të shenjta të cilat All-llahu ia zbriti Musas. Dhe dëshiroi që "Të jetë i gjallë e t`a përmbajë atëherë kur njerëzitë tjerë t`ia kthejne shpinën dhe t`a kundështojnë." Nëna e besimtarëve, Hatixheja ka kaluar tri vite bojkoti shoqëror me Muhamedin s.a.v.s. në luginën Ebi Talib.

### Disa nga hadithet sherife që flasin për superioritetin e Hatixhes

Tregon Aliu r.a. se ka thënë Pejgamberi s.a.v.s. "Më të mirat gra në botë për kohën e tyre ishin Merjemi dhe Hadixheja, All-llahu qoftë i kënaqur me to". Po ashtu tregon Aishja r.a. "Nuk kam pasur zili për asnjë prej grave të Pejgamberit s.a.v.s., sa kam pasur zili për Hadixhën e cila ka ndërruar jetë para se të martohesha unë, për arsye se Muhamedi s.a.v.s. e përmendte aq shpesh dhe se All-llahu e kishte përgëzuar se ajo do të ketë vend në Keseb (vend në Xhennet) dhe se ai çdo herë kur prente dele kurban ai u çonte shoqeve të saja nga një copë për hir të përkujtimit ndaj saj". Dhe kur i thoja "..për Hadixhen je kështu, kështu..", ai me thoshte "Hadixheja për mua ishte kështu, kështu "(me besoi kur askush s`më besoi, më përmbajti kur të tjerët më kundërshtuan, e ka ditur se jam duke folur të vërtetën atëherë kur më thonin se jam rrenacak dhe më ka ndihmuar me pasuri atëherë kur të gjithë më dëmtonin".[3]

Në një tregim të Ebu Hurejres 'Xhebraili erdhi tek Muhamedi s.a.v.s. dhe i tha "O i dërguar i All-llahut! Ja ku po të vjen Hadixheja me një enë me ushqim, kur të arrijë, e përshëndet nga All-llahu dhe unë dhe e përgëzo me Keseb –pallat në Xhennet, ku nuk do të ketë tjetër pos paqe, ku nuk ka britma as shamatë, e as punë e lodhje, e Allahu me të më fali fëmijë e me tjerat jo.[4]

Po ashtu tregon Aishja r.a. "Njeherë erdhi Halah bint Huvejlid, motra e Hadixhes dhe kërkoi leje për të hyrë.. me këtë rast i Derguari i All-llahut tha: "O All-llah! Helah! dhe iu përkujtua Hadixheja …me këtë rast s`u durova dhe i thashë" Ç`të bën t`a kujtosh një plakë prej plakave të Kurejshëve, një plakë pa asnjë dhëmb në gojë, e cila ka vdekur kaherë dhe All-llahu në vend të saj t`a ka dhënë një më të mirë.

### (S')shuhet ylli i parë i fesë islame

Ishte viti i dhjetë i Shpalljes hyjnore (ishte Ramazan) dhe në atë kohë Muhammedi a.s. i humbi dy njerëzit më të dashur. Fillimisht i vdiq axha Ebu Talibi - mbrojtësi i tij besnik dhe përkrahësi i fuqishëm në çastet më të vështira të jetës së tij, e pastaj i vdiq edhe Hadixhja, gruaja e tij e parë, myslimania e parë dhe bashkëshortja e jetës. Dy muaj e tri ditë pas vdekjes së Ebu Talibit, ndërroi jetë nëna e të gjithë besimtarëve, e çmuara dhe e nderuara, Hatixhja r.a. Ka vdekur në moshën 65-vjeçare, Resulullahi atëher ishte 50-jeçar.

Hatixheja r.a. ka qenë njëra nga hiret e vërteta të Allahut xh.sh. për Resulullahun a.s. Ajo me të ka jetuar një të katërtën e shekullit, duke i ofruar butësi dhe mirëkuptim në çastet e dëshpërimit dhe të pikëllimit. Bashkë me të ka bartur përgjegjësinë e davetit në supet e veta. Ajo po ashtu i ka dhënë kurajo në momentet e pranimit të Shpalljes. E ka mbrojtur nga smirëzinjtë dhe zullumqarët, dhe gjatë tërë kësaj rruge nuk i është dhimbsur as vetja, e as pasuria e vet.[5]

Me vdekjen e tyre, humbi përkrahjen morale, madje edhe fizike dhe ra në krizë të thellë, të cilën idhujtarët kurejshitë do ta shfrytëzonin maksimalisht duke i sjellë fatkeqësi të papara. Në këtë gjendje dëshpërimi, Pejgamberi a.s. u nis për në Taif (qytet jo larg Mekës) duke shpresuar se atje do të gjente përkrahje dhe vend të përshtatshëm për të kultivuar farën e Fjalës së Zotit. Mirëpo, meqë shpirtrat e paganëve taifas akoma nuk ishin të gatshëm ta pranonin Porosinë hyjnore, rinia, të nxitur nga prindërit e sulmuan ashpër me gurë dhe për herë të parë u derdh gjaku i Pejgamberit të All-llahut - Muhammedit (s.a.v.s.). Prandaj ai vit u quajt "Sennetu-l-Huzni-Viti i dëshpërimit". Në këtë krizë të thellë dhe në këtë gjendje të rëndë dëshpërimi, Pejgamberi a.s. gjeti strehim te një kopsht, i ngriti duart lart kah qielli duke iu lutur All-llahut thellë nga shpirti për ndihmë e përkrahje, tha: "O Zoti im, Ty të ankohem për dobësinë e paaftësinë time dhe për njerëzit, që nuk më kuptojnë. Ma shpejto ngadhënjimin e së vërtetës ose ma merr shpirtin dhe më thirr te Vetja jote në botën tjetër më të mirë".

Kur Hadixheja ndërroi jetë, profeti deshi të rimartohej, dhe bukuria nuk ishte prej kritereve të tij në zgjedhjen e partnereve të jetës. Edhe po të kishte vepruar në këtë mënyrë, ai nuk do të ishte kritikuar. Konsiderata kryesore e tij ishte fuqizimi i lidhjeve të tij me burrat, të cilët i kishin dedikuar jetët e tyre mesazhit dhe thirrjes së tij. Ai zgjodhi Aishen, vajzën e Ebu Bekrit, pavarësisht nga mosha e vogël, zgjodhi Hafsën, vajzën e Umerit, pavarësisht se nuk ishte e bukur. Pastaj zgjodhi Ummu Selemen, vejushën e komandantit të tij, i cili ra dëshmor në rrugën e Allahut, dhe bashkë më të gruaja e tij vuajti mjaft në migrimin në Abisini, dhe pastaj nga Abisinia në Medinë. Përpara asaj ishte Saudah, një grua e cila kishte hequr dorë nga martesa për shkak të moshës së madhe. Jeta me këto katër gra nuk pritej të ishte e mbushur me zbavitje dhe gëzime, po edhe nëse ishte, nuk ka pse të fajsohej Profeti a.s. për këtë. Mund të thoni: Por Profeti a.s., kur ndërroi jetë la nëntë gra. Si ka mundësi kjo, po ashtu si mundet të ketë atë që të tjerët nuk munden? A mos është kjo hapje e derës drejt epshit dhe përgjigje ndaj thirrjes së kënaqësisë? Në përgjigje të kësaj ne themi: A gjendet ndonjë vend për kënaqësi në jetën e një burri, i cili nuk qëndroi asnjë ditë të vetme larg përpjekjes së luftës së vazhdueshme dhe xhihadit rraskapitës? Me siguri shumë personalitete të rëndësisë së madhe janë kaq të zënë me problemet e njerëzve, sa mezi të shijojnë një orë pushim veçse kur duan të rifitojnë përfundimin e mundimeve të pafund një herë e mirë. Atëherë si ka qenë situata e profetëve të mëdhenj, të cilët u përballën me perceptimin e arabëve, siç edhe u treguam? Po ashtu themi çfarë vendi zë kënaqësia në jetën e një njeriu, i cili e kundërshtoi atë që në rininë e tij? A ka mundësi ta zhyste veten e vet brenda saj,

kur ishte burrë i moshuar? Me siguri kushtet që i rrethonin pesë gratë e tjera, e bënë të jetonte me to një pjesë të barrës që Profetit i duhej të bartte në funksionin e tij si udhëheqës shteti, kur ishte përgjegjës për komunitetin dhe çdo individ të tij. Po ashtu ishte pjesë e përgjegjësisë së tij për të ngritur të mirën dhe për të çrrënjosur të keqen.

Merr për shembull martesën e tij me Zejneb bint Xhahshin: kjo martesë ishte një provim i vështirë për Profetin a.s. Allahu e kishte urdhëruar të hynte në të për të shkatërruar një traditë e cila ishte mjaft e përhapur midis arabëve, ku priu tërë siklet dhe me vështirësi. Zejnebi ishte njëra prej kushërirave të tij, të cilën ai e kishte njohur qysh në fëmijëri. Ishte ai që deshi ta martonte me Zejd ibn Harithah. Megjithëse asaj nuk i pëlqeu ideja, dhe vëllai i saj e kishte kundërshtuar martesën për shkak të krenarisë të pozitës së familjes së tij. Zejneb ishte prej kurejshëve, ndërsa Zejd ishte një skllav të cilin Profeti a.s. e kishte liruar dhe e kishte adoptuar si djalë dhe e thërrisnin Zejd ibn Muhammed. Profeti a.s. kishte insistuar për këtë martesë, sepse ai donte të thyente krenarinë e arabëve për prejardhjet e tyre, ajo nuk kishte asnjë zgjedhje veçse të pranonte vendimin e Profetit a.s. mbi çështjen, veçanërisht pasi u shpall ajeti i mëposhtëm.

“Kur All-llahu ka vendosur për një çështje, ose i dërguari i Tij, nuk i takon (nuk i lejohet) asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në atë çështje të tyre personale të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetërfare. E kush e kundërshton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, ai është larguar shumë larg së vërtetës.” (Kur’an 33:36)

Kështu ajo u martua me Zejdin, pavarësisht nga ngurrimi në zemrën e saj. Shumë shpejt ai zbuloi se nuk mund të jetonte me atë dhe shkoi e u ankua tek Profeti a.s., i cili ndërhynte herë pas here për t’vënë gjërat në rregull, por pa rezultat. Në këto rethana Allahu i shpall Profetit a.s. se ai duhej ta lejonte Zejdin të divorcohej prej saj dhe se ai duhej të martohej me të. Profeti a.s. ishte në shqetësim të madh për këtë urdhër të çuditshëm dhe ai e mbajti brenda vetes, prej frikës se mos njerëzit do të thoshin se ai po martohej me nusen e djalit të tij, e cila nuk ishte e lejueshme. Megjithatë, ç’do të thoshin njerëzit, ishte ajo që Allahu donte të shkatërronte; ishte e detyrueshme për Profetin a.s. të zbatonte këtë urdhër dhe duke shpresuar që Allahu do ta shpëtonte prej kësaj situate.




Madje ai shkoi më larg se kaq: kur Zejdi erdhi për t’u ankuar për gruan dhe i shpjegoi se ai kishte për qëllim të divorcohej me të, Profeti a.s. i pati thënë: “Mbaje bashkëshorten tënde dhe ki frikë nga All-llahu!”. (Kur’an 33:37)

## Cilësitë dhe shprehitë e bukura morale të të Dërguarit të Allahut

“Allahu i Madhëruar mua më ka dërguar për ta plotësuar moralin e bukur.” - i Dërguari a.s. ishte më superior ndaj të gjithë pejgamberëve të tjerë: në dije, në njohje, në të kuptuar, në intelekt, në mprehtësi, në siguri, në njohje të sigurt, në zgjuarsi, në kapacitetin mendor, në zemërgjerësi, në modesti, në dhembshuri, në butësi, përkrahje, në ndjeshmëri, në durim, në entuziazëm, në atdhetari, në devotshmëri, në besueshmëri, në kurajë, në madhështi, në trimëri, në elokuencë, në retorikë, në guxim, në bukuri, në të shmangurit ndaj kënaqësive të jetës tokësore, në dëlirësi, në shpirtmirësi, në ndershmëri, në frikë-respekt. Ai i falte njerëzit e tjerë për sjelljet e tyre keqdashëse ndaj tij, si shokët, edhe armiqtë e tij po ashtu. Ai kurrë nuk hakmerrej kundrejt tyre. Kur ata bënë që nga faqja e tij e bekuar të rridhte gjak dhe thyen dhëmbin e tij të bekuar gjatë luftës së shenjtë në Uhud, ai shqiptoi bekimin e mëposhtëm rreth njerëzve, të cilët i shkaktuan atij këto dëmtime: “O Zot, fali ata për padijen e tyre.” - Ai ishte jashtëzakonisht i dhembshëm, ai u jepte kafshëve ujë për të pirë. Ai mbante në duart e tij enën derisa kafshët ngopeshin. Ai pastronte papastërtitë prej kalit që përdorte. - Kur njerëzit e thërrisnin atë, kushdo qofshin ata, ai u përgjigjej, ‘Lebbejk’ - ‘Po zotëri’.[6] Kjo ishte nëna e besimtarëve që jetoi një jetë të lumtur me Profetin a.s..

*Referencat shkencore:*

1. Kurani përkthim me komentim në gjuhën shqipe, h.Sherif Ahmeti, 1413 h, Medine.
2. Ila Ibneti,, Zejnep El-Gazali, vl. nr 2, fq 32, 1996, darutevzij ve neshr el islamije.
3. Abdul Hamid Kishk, Bina El usre El muslime, fq 125, Kajro.
4. Musnedi Imam Ahmed, VI/118
5. Sahihul Buhari, kaptina martesa e resulullahut a.s me Hatixhen r.a I/539.
6. Safijurrahman El-Mubarekfuri Nektari i Vulosur i xhenetit. Nun, 1420/1999, Shkup.
Muhamed Gazali, Nënat e besimtarëve
www.erasmusi.org/afisho_temat.phpf=79.

# Problemi ekonomik dhe trajtimi i tij nga këndvështrimi islam - (3)

Muhamed Abdullah el-Shebani

Në dy artikujt e mëparshëm kemi diskutuar lidhjet e shpërndarjes me dy faktorët e prodhimit; faktorin punë e burimet natyrore dhe ndikimin e tyre në ekzistimin e problemit ekonomik; mënyrën se si kishte trajtuar Islami këta dy faktorë nga aspekti i rëndësisë së tyre relative në procesin e prodhimit dhe rolin e tyre në shfaqjen e problemit ekonomik.

Ndërsa në këtë artikull do të diskutojmë rolin e kapitalit duke qenë një prej faktorëve të prodhimit në procesin prodhues dhe rëndësinë e tij relative ndikuese në shfaqjen e problemit ekonomik.

Kuptimi ekonomik i kapitalit është: çdo pasuri që kursehet, përdoret për prodhimin e një pasurie tjetër. Dhe me këtë kuptim përfshinë shumë pasuri, madje edhe pasuritë e harxhuara në prodhim si toka, mineralet, lëndët e para dhe mjetet e prodhimit - si pajisjet, pronat industriale, bujqësore e tregtare. Kapitali ndahet në kapital fiks, i cili përdoret më shumë se një herë në prodhim, dhe kapital të ndryshueshëm, i cili përdoret veçse një herë, siç janë farërat e lëndët e para.

Për formimin e kapitalit nevojiten tri elemente: burimet natyrore, puna dhe kursimi. Kursimi është i domosdoshëm për formimin e kapitalit, meqë ndihmon në lëvizjen e faktorëve të tjerë të prodhimit. Prandaj ky dallon nga grumbullimi (akumulimi), me të cilin kuptojmë ruajtjen e pasurisë duke mos menduar në investimin e saj.

Islami i ka dhënë kapitalit rol të rëndësishëm. Shumë prej porosive dhe praktikave të Muhamedit a.s. që janë bërë në kohën e tij e të ashabëve pas tij, konfirmojnë të vërtetën që kapitali ka rol të rëndësishëm në shfrytëzimin e faktorëve të tjerë të prodhimit. Prandaj, sovraniteti i ndryshueshëm i shtetit islam merr drejtim të veçantë në lidhje me përdorimin e kapitalit në mobilizimin e ekonomisë dhe trajtimin e problemit ekonomik. Është transmetuar se Omerit r.a., kur i vinte dikush, nëse fara ishte e tij atëherë i takonte një pjesë, e nëse fara ishte e tyre, atëherë atyre u takonte një pjesë”. Kështu, Omeri r.a., me këtë politikë sistematike, kishte shpjeguar rolin e kapitalit në shfrytëzimin e dy faktorëve të prodhimit, faktorit punë e burimeve natyrore, dhe kapitalit në dispozicion, përmes pjesëmarrjes së shtetit në dhënien qoftë të kapitalit të ndryshueshëm apo të kapitalit fiks.

Metoda që përdor Islami gjatë trajtimit të kapitalit, mbështetet në kritere e rregulla të cilat ndihmojnë që kapitali të ketë rol në trajtimin e problemit ekonomik nga aspekti i përdorimit të tij, duke pasur parasysh që është prej mjeteve më të rëndësishme në shfrytëzimin dhe investimin e faktorëve të tjerë të prodhimit, dhe si rezultat i kësaj, në zvogëlimin e ndikimeve negative të problemit ekonomik në produktin kombëtar duke arritur ekuilibrin në lidhje me shpërndarjen e të ardhurave kombëtare.

Kriteret dhe rregullat mbi të cilat mbështetet Islami gjatë trajtimit të problemit se si të përdoret kapitali, duke qenë prej faktorëve të prodhimit dhe mjet për trajtimin e problemit ekonomik, - paraqiten në pikat vijuese:

**Së pari:** Inkurajimi për kursim, duke qenë një prej mënyrave të krijimit të kapitalit dhe një prej shkaqeve të mungesës së varfërisë. Është transmetuar se Muhamedi a.s. ka thënë: “Kush e mëson dikë, është shoqërues në jetesën e tij”. Me fjalën mësim në hadith qëllimi është mirëkuptimi dhe sjellja e mirë. Ndërsa shoqërimi në jetesë ka për qëllim harxhimin dhe inkurajimin për kursim. Këtë hadith e mbështet ajo që transmetohet nga Muhamedi a.s., se ai ka thënë: “Sa i lartë është ai që kursen”. Të qenët i lartë këtu nënkupton mosekzistimin e varfërisë për atë që kursen në shpenzimet e tij, nuk është koprrac dhe as nuk e tepron. Vetë veprimi i Muhamedit a.s. e konfirmon këtë. Transmetohet se Muhamedi a.s. i shiste hurma fisit beni Nadhir dhe për familjen e tij blinte ushqim që i mjaftonte për një kohë”. Ky veprim i Muhamedit a.s. është porosi për tërë ymetin, që të kursejmë, të kemi parasysh ditët e ardhshme dhe të mos grumbullojmë nga ajo që tepron prej nevojave të prodhimit, sepse kjo ndihmon qenien e të mirave në tregje.



**Së dyti:** Interesimi për ruajtjen e kapitalit të paluajtshëm, jetëgjatësinë prodhuese të tij dhe shmangien e mënyrave të dëmshme të konsumimit, të cilat do të ndikojnë në zvogëlimin e jetëgjatësisë së tij prodhuese. Kapitali i paluajtshëm është kapitali fiks i prodhuesit, i cili paraqet mjetin që vë në lëvizje faktorët e tjerë të prodhimit. Prandaj, Islami i jep rëndësi interesimit për kapitalin e paluajtshëm. Është transmetuar se ishte thyer gota e Muhamedit a.s. dhe pjesët e thyera ishin shpërndarë. A'simi thotë: "E kam parë gotën dhe kam pirë në të". Ky hadith na jep porosi të qartë për domosdoshmërinë e interesimit dhe përkujdesjes për kapitalin prodhues, në mënyrë që ai të përdoret me qëllim të përfitimit sa më gjatë prej tij. Prandaj, mund të krahasojmë mjetet e pajisjet e përbëra nga kapitali fiks me gotën, duke bërë përpjekje për mirëmbajtjen e tyre, për shtimin e jetëgjatësisë së tyre prodhuese dhe që të mos i përdorim ato mbi fuqinë e tyre prodhuese, në mënyrë që të mos ndodhë prishja apo shkatërrimi para se të përfundojë jetëgjatësia e tyre.

**Së treti:** Konsiderimi i kapitalit fiks si shtylla themelore për formimin e kapitalit shoqëror, dhe si rezultat i kësaj mbajtja e tij dhe mosshpërdorimi i tij. Në rast të shitjes së kapitalit fiks, duhet bërë zëvendësimi i tij me kapital fiks prodhues tjetër, me qëllim të zgjerimit të bazës së kapitalit të paluajtshëm. Rëndësia relative për ruajtjen e kapitalit të paluajtshëm fshihet në konfrontimin e mungesës në vlerat reale të kapitaleve monetare dhe kundërshtimin e idesë së investimit në aktivet monetare, si blerja e aksioneve dhe obligacioneve qeveritare, obligacioneve për huadhënie me qëllim të tregtimit me to, pasi që këto aktive nuk janë aktive prodhuese. Prandaj prej problemeve me të cilat ndeshen shtetet islame që investojnë kamata monetare në letrat me vlerë përmes tregtimit në tregjet monetare botërore, është mungesa e vlerave reale të këtyre pasurive si rezultat i inflacionit monetar. Prandaj, porosia profetike për kujdesin ndaj kapitalit të paluajtshëm, duke qenë shtylla kryesore në formimin e kapitalit dhe konfrontimin e mungesës në vlerat reale të monedhave, konsiderohet si ilaç për shumë prej problemeve ekonomike, me të cilat ballafaqohen sot shoqëritë islame bashkëkohore. Kështu na porosit edhe hadithi vijues. Transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush shet shtëpi pa i caktuar çmimin sipas vlerës që i takon, nuk do të bekohet për këtë".

Ky hadith i drejtohet ymetit islam për të theksuar domosdoshmërinë e përqendrimit në formimin e kapitalit fiks dhe për të mos e shpërdorur e as ndryshuar përveçse me të. Do të thotë i jepet rëndësi kapitalit fiks duke qenë baza mbi të cilën mbështetet puna me faktorët e tjerë të prodhimit dhe shtimi i prodhimit kombëtar.



**Së katërti:** Dhënia e rëndësisë për zëvendësimin dhe rifreskimin e kapitalit fiks. Do të thotë puna për vazhdimësinë e kapitalit fiks të prodhuesit duke i zëvendësuar aktivet e përhershme e të mirat, me aktivet e konsumuara dhe përqendrimi i vëmendjes në përkujdesjen për fuqinë e thithjes së kapitalit prodhues, në mënyrë që zgjerimi i kapitalit prodhues të mos prodhojë vështirësimin e procesit prodhues duke u ndikuar apo duke u zvogëluar. Për këtë koncept na porosit hadithi që transmetohet nga një prej ashabëve: Isha përfaqësues i fisit beni Muntefik... Pastaj vazhdon: Ishim ulur me Muhamedin a.s., kur bariu futi delet në stallën e tij dhe me vete kishte marrë një qengj. I tha: Ç'dëshiron të na presh, o filan? Tha: qengj. Tha: Shko dhe në vend të tij na prit një dele. Pastaj vazhdoi: Mos mendoni se e kam prerë për shkak teje. Kur t'i pjellë qengji bariut, në vend të tij therim dele".

**Nga ky hadith kuptojmë dy gjëra:**

*E para*: zëvendësimin e aktivit të vjetër me aktivin e ri. Prandaj delja që theret ka zënë vendin e qengjit të vogël, pasi ky do të prodhojë, kurse delja e therur zakonisht është prej tufës, prodhimi i së cilës ka filluar të zvogëlohet.

*E dyta*: hadithi ka treguar që fuqia absorbuese e stallës dhe fuqia e bariut për të ruajtur tufën, janë afro 100 copë dele. Sepse shtimi mbi këtë numër është dobësim i fuqisë prodhuese të faktorëve të prodhimit, të vendit e të fuqisë punëtore (bariut). Nga kjo porosi profetike kuptojmë domosdoshmërinë e vendosjes së rregullave e procedurave, të cilat duhet t'i ndjekin pronarët e kapitalit fiks me tërë përbërjen e tyre dhe obligimin e udhëheqësit të shtetit mysliman, që të ndjekë e të mbikëqyrë zbatimin e këtyre procedurave, sepse në tërë këtë ka interes e tërë shoqëria.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Fuad Morina***
*Marrë nga revista el-Bejan, nr. 81*

# Detyrimi i njeriut ndaj tokës

Dr. Lulzim Esati

Allahu s.v.t., ia krijoi njeriut ambientin të përsosur, ashtu siç e përsosi edhe vetë njeriun. Prej tij kërkoi që të përkujdeset për ambientin e tij, duke pasur parasysh se jeta e tij do të ndikohet pozitivisht ose negativisht nga ambienti dhe rrethi ku jeton. Nga kujdesi ndaj ambientit në veçanti, dhe ndaj tokës në përgjithësi, është edhe ndërtimi i saj dhe rindërtimi, nëse dëshiron të jetë konstruktiv në detyrimin e tij ndaj tokës. Nëse bëjmë një vështrim në librin e Allahut s.v.t., gjejmë shumë ajete të Kuranit, që na e bëjnë të qartë se roli i njeriut ndaj tokës duhet të jetë konstruktiv dhe assesi nuk duhet të konsiderohet kjo si një lloj humanizmi nga ai ndaj saj, por si një detyrë e urdhër nga Krijuesi i Gjithëfuqishëm. Thotë i Lartmadhërishmi në Kuran:

"Edhe te (populli) Themud e patëm dërguar një njëri prej tyre, Salihun, e ai u tha: "O populli im, adhuroni All-llahun, ju nuk keni ndonjë zot tjetër përveç Tij, Ai së pari ju krijoi nga dheu dhe ju bëri banues të tij." (Hud: 61).

Edhe pse fjala *isteamere* është përkthyer *"ju bëri banues të tij"*, ajo ka edhe këtë kuptim: *kërkoj nga ju ndërtimin e saj*[1].

Ne jemi më se të vetëdijshëm që secili njeri nuk posedon mundësi të bëjë rregullime e ndërtime në tokë. Sepse, për të afruar rregullime adekuate, kërkohen norma e kushte të posaçme, varësisht nga fusha dhe profesioni të cilit i përket njeriu. Nëse dëshirojmë të rregullojmë gjendjen shëndetësore, atëherë duhet të pajisemi me njohuri të sakta nga degët e mjekësisë. Nëse duam të përmirësojmë ekonominë tonë, po ashtu kërkohet të njohim mirë fushat e saj. Po ashtu, nëse dëshirojmë ta rregullojmë infrastrukturën e vendit ku jetojmë, që të kemi një ambient të bukur, duhet të pajisemi mirë me njohuri të arkitekturës, inxhinierisë etj. Prandaj jo çdo njeri mund t'i plotësojë kushtet për të rregulluar dhe ofruar ndonjë kontribut rreth kësaj. Mirëpo, për të shkatërruar dhe për të bërë çrregullime në tokë, nuk kërkohen kushte të rënda, madje mund të themi se nuk kërkohen fare kushte. Ndoshta edhe këtu qëndron arsyeja se pse fjala (ndërtoni) është përmendur vetëm një herë, kurse fjala (mos bëni çrregullime) është përmendur me dhjetëra herë.

Nëse njeriu nuk ka mundësi të ofrojë rregullime në tokë, atëherë të mos bëjë çrregullime në të, dhe kjo nuk kërkon njohuri të madhe ose kontribut të veçantë, po nga personi kërkon vetëm ta ndalojë veten, dhe të ushtroj presion ndaj sjelljes së tij kur ajo të rebelohet, dhe të kënaqet duke e nxitur atë që të bëjë ndonjë çrregullim apo shkatërrim në natyrë dhe rrethin ku jeton. Që njeriu ta ndalojë rolin destruktiv të tij ndaj natyrës nënë, është urdhër i prerë nga Allahu s.v.t., dhe sidomos për myslimanin.

I Lartmadhërishmi në Kuran thotë:

"Mos bëni çrregullime në tokë pas rregullimit të saj." (Earaf:56)

"Dhe bëj mirë ashtu siç të ka bërë All-llahu ty, e mos bëj të këqija në tokë". (Kasas:77).

"E All-llahu nuk e do çrregullimin (fesadin)". (Bekare:205).

"All-llahu nuk i do ngatërrestarët. (Maide:64).

Në ajetet e sipërpërmendura qartësohet se Allahu s.v.t. nuk e do çrregullumim, dhe aq më pak ngatërrestarët.

Meqë kjo çështje është me peshë kaq të madhe, saqë njeriu nuk mund ta kuptojë ndryshe vetëm pasi t'i shijojë vetë disa nga pasojat e saj. Allahu s.v.t. me fuqinë e Tij dhe Butësinë që ka ndaj krijesave të Tij, bëri të mundur që çdo "*fesad"* çrregullim e ngatërrim të hetohet me anën e ndjenjave e jo me anë të intelektit dhe diturisë që përfiton njeriu. Kjo ishte urtësi e Krijuesit, i Cili bëri që një gjë e tillë të hetohet me shqisa dhe ndjenja.

I Lartmadhërishmi në Kuran thotë:

"E kur atyre u thuhet: "Mos e prishni rendin në tokë"! Ata thonë: "Ne jemi vetëm përmirësues!"Vini re, ata në të vërtetë janë shkatërruesit, por nuk e ndiejnë". (Bekare: 11-12). Fjala: *shuur*, në gjuhën arabe do të thotë 'ndjenjë'.

Po sikur të kishte përfunduar ajeti me fjalën: *"nuk e dinë"*, siç është ndodh në ajetin vijues:

"Dhe kur atyre u thuhet: besoni, sikurse besuan njerëzit, ata thonë: "A të besojmë ashtu sikurse besuan mendjelehtët?" Në të vërtetë ata, dhe mu ata janë mendjelehtët, por nuk e dinë". (Bekare:13).



Vallë kur do të arrihet që të gjithë njerëzit të dinë të dallojnë rregullimin prej çrregullimit apo shkatërrimin prej ndërtimit, në mbarë rruzullin tokësor? Ose çfarë niveli të arsimit dhe edukimit do të kishim mundur t'i ofrojmë njerëzimit në tërësi, shkollim fillor, të mesëm, universitar apo pasuniversitar, kur dihet se njeriu i moderuar dhe i postmoderuar nuk arriti të zhdukë deri më sot analfabetizmin ndër njerëzit në tërë botën, duke pasur parasysh se gjysma e botës, nëse jo edhe dy të tretat, vazhdojnë të jenë analfabetë!

Pra, ishte vërtet një urtësi e të Lartmadhërishmit që tërhiqte vëmendjen e atyre që analizojnë, për se e zgjodhi këtë përfundim, dhe nuk zgjodhi ndonjë përfundim tjetër, nga përfundimet e Tij të shumta për ta mbyllur Fjalën e Tij të bekuar në këtë çështje (*fesad*). I qofshim falë Allahut s.v.t., i Cili thotë:

"A nuk e di kush e ka krijuar, kur dihet se Ai është që trajton me butësi krijesat, i njeh hollësitë". (Mulk:14).

Kjo ishte e tëra për sa i përket këndvështrimit të parë, rreth përfundimit të ajetit 12 të sures Bekare.

Duke pasur parasysh rëndësinë e ruajtjes së natyrës, të cilën Allahu s.v.t. e krijoi me një saktësi mahnitëse, që të jetë një ambient sa më i përshtatshëm dhe adekuat për mirëqenien e njeriut, Ai me mëshirën e Tij dhe dashurinë që ka ndaj krijesave në përgjithësi e ndaj njeriut në veçanti, dërgoi mesazhe të njëpasnjëshme tek njerëzit, që përmbanin këtë porosi "Mos bëni çrregullime në tokë pas rregullimit të saj". Këtë e bëri nëpërmjet çdo pejgamberi a.s. duke filluar nga më të parët e deri tek Muhamedi s.a.v.s.

Porosia e Allahut s.v.t., nëpërmjet Shuejbit, a.s ishte:

"E në Medjen (dërguam) vëllanë e tyre Shuajbin. Ai tha: "O populli im,

adhuroni All-llahun (Një), ju nuk keni zot tjetër përveç Tij. Juve ju erdhi mrekullia nga Zoti juaj. Zbatoni drejt matjen dhe peshojën, e mos u bëni padrejtësi njerëzve në sendet e tyre, dhe mos bëni çrregullime në tokë pas përmirësimit të saj. Këto janë më të dobishme për ju, nëse jeni besimtarë". (Earaf: 85).

Po ashtu porosia e Tij nëpërmjet Musait a.s:

"Ndërsa Musai vëllait të vet, Harunit, i tha: "Më zëvendëso mua tek populli im dhe rregullo, e mos shko rrugës së të këqijve". (Earaf: 2).

Porosia e të Lartmadhërishmit nëpërmjet Muhamedit s.a.v.s:

"Dhe bëj mirë ashtu siç të ka bërë All-llahu ty, e mos bëj të këqija (fesad) në tokë". (Kasas:77).

Nëse vështrojmë me vëmendje ajetin kuranor, i cili flet për porosinë e Shuejbit a.s. duke i hedhur një shikim analizës, pa dyshim që aty gjejmë një lidhshmëri të fortë rreth *Imanit* (besimit) të njeriut dhe ndalimit të *fesadit* (çrregullimit). Hapi i parë që ka marrë i dërguari i Allahut, Shuejbi a.s., me popullin e tij, ishte që ta besonin Allahun (Një) dhe vetëm Atë ta adhuronin, pastaj prej tyre kërkoi zbatimin e drejtë kur të peshojnë dhe të mos u bëjnë padrejtësi njerëzve në sendet e tyre gjatë shitblerjes, qoftë në cilësi apo sasi, sa kohë që porosia e fundit ishte: "mos bëni çrregullime në tokë pas përmirësimit të saj", ...nëse jeni besimtarë.

Pra hapi i parë ishte futja e *imanit* (besimit të vërtetë) në zemrat e njerëzve, nëse prej tyre dëshirojmë sjellje të mirë në rrethin ku jetojnë, por edhe më gjerë. Ndërsa përfundimi i ajetit me fjalët ***nëse jeni besimtarë***, tregon pamundësinë e ndalimit të *fesadit* (çrregullimeve) në tokë në mungesë të *Imanit* (besimit të vërtetë). Urtësia e Allahut s.v.t., në zgjedhjen e kësaj fjalie ***(nëse jeni besimtarë)*** nga mesi i shumë metodave që gjenden në Kurani Kerim, gjatë përmbylljes së ajeteve, nxjerr në pah rolin e *imanit* (besimit të vërtetë) në parandalimin dhe ndalimin e çrregullimeve *(fesadit)* në tokë, e cila është masë preventive e vetme që mund të pengojë çrregullimin, ngatërrimin e shkatërrimin në tokë. Është për t'u habitur edhe këtu- në ndalimin e fesadit- se si nuk u përmend intelekti, mendja apo dituria e njeriut, siç ndodhi edhe më parë, kur folëm rreth mënyrës se si hetohet *fesadi* (çrregullimi). Ne e dimë mirë se sa të shumta janë ajetet që përfundojnë me shprehjet: logjikojnë, mendojnë, kuptojnë, shikojnë, përkujtojnë, etj., që janë atribute të njerëzve të dalluar, si rrjedhojë e kontributit dhe angazhimit të tyre të veçantë. Edhe pse Allahu s.v.t. i çmon shumë personat që stolisen me këto veti të çmuara, është për t'u çuditur pse asnjëra nga këto nuk u përdor këtu.

Nga kjo që u tha deri tani, shtrohet pyetja: A thua ka mundësi që të ndalohet *fesadi* (çrregullimi) në tokë me metoda të tjera përveç besimit të vërtetë?

Përgjigjja - do të kuptohet më vonë

Rolin e *imanit* (besimit të vërtetë) dhe ndikimin e tij në sjelljen e njeriut dhe raportet reciproke të tij me tokën, i vë në fokus edhe hadithi i Resulullahut s.a.v.s., kur flet për përbërjen e Imanit: *"Imani përbëhet nga gjashtëdhjetë e ca kategori; më e larta është dëshmia dhe deklarimi se s'ka zot tjetër përveç Allahut, ndërsa më e ulëta; largimi nga rruga i një sendi që pengon.*[2]

Pra largimi nga rruga i gjërave që pengojnë në veçanti, dhe largimi i tyre nga vendet ku shkaktojnë dëme në përgjithësi, është prej pjesëve që plotësojnë besimin e myslimanit. Nëse besimtari sheh në rrugë një gjë të tillë dhe nuk e heq, e për këtë ka mundësi, duhet ta dijë se një pjesë e imanit të tij ka shkuar huq.

Nëse kthehemi në historinë njerëzore, shihet qartë se shkatërrimet masive kanë qenë produkte të ushtrive në mënyrë të organizuar nga shoqëritë e civilizimeve dominuese të asaj kohe. Parimi i tyre ka qenë: kur të pushtohet ndonjë vend apo të mposhtet ndonjë civilizim rival, duhet të fshihet nga faqja e dheut një herë e përgjithmonë! Ndërsa masakrave të tyre nuk u kanë shpëtuar as gratë e të sëmurët dhe as fëmijët, qofshin edhe foshnja të porsalindura, madje shpesh kanë pësuar të njëjtin fat edhe kafshët! Kështu vepruan grekët e lashtë të Spartës, romakët, po edhe persianët paganë. Më pas edhe bizantinët, dhe pasardhësit e tyre evropianë, në emër të kryqëzatave. Gjithashtu bijtë e tyre ishin të etur për të bërë shkatërrime në tokë.

Gjatë kolonializmit anglez, nga një anë, dhe francez, nga ana tjetër, këto shkatërrime ishin bërë pjesë e civilizimit të tyre[3]. Kështu vazhdoi edhe Bashkimi Sovjetik në Afganistan dje, dhe vazhdon sot në Çeçeni, siç vepronin serbët gjatë luftërave në Bosnjë dhe Kosovë, kur digjnin, shkatërronin dhe masakronin në emër të civilizimit të tyre. Këtij shtegtimi të gjatë në strategjinë e shkatërrimit në tokë, nuk i shpëtuan as ushtarët amerikan si në Irak, po ashtu edhe në Afganistan!

A thua u mungonte dituria këtyre ushtrive për të dalluar shkatërrimin nga rregullimi? Sa kohë që dihet mirë se ishin të përgatitur në akademitë ushtarake më të njohura të asaj kohe. E vërteta është se këta posedonin të arriturat më të mira të kohës kur vepronin, por u mungonte vetëm një gjë, që ishte *Imani* (besimi i vërtetë). Ne me këto fakte synuam të sqarojmë rëndësinë që i dha Allahu s.v.t. rolit të besimit në parandalimin e *fesadit* në bazë të përmbylljes e mbylljes së shumë ajeteve kuranore me shprehjen: ***(...nëse jeni besimtarë.).*** Për ta dëshmuar këtë, mjafton të bëhet një qasje sado e shkurtër në historinë islame, për të parë se si sillej ushtria e pajisur me Iman, pa kryer asnjë akademi ushtarake moderne, po, natyrisht, të pajisur me besimin e vërtetë nën mbikëqyrjen e Zotit, edhe pse ishin me pak shkollë, ata ishin shumë më të lartë në sjelljet e tyre ndaj natyrës dhe krijesave të tjera. Historia e tyre në vijim na tregon dallimin e qartë midis të diturve pa besim, dhe të besimtarëve me dituri të pakta, po me edukim të lartë, të mbështetur në Shpalljen e Allahut.

Kur Ebu Bekri r.a. dërgoi ushtrinë myslimane për ta çliruar Damaskun, ai porositi që t'u përmbaheshin dhjetë pikave, prej tyre: mos i prekni të moshuarit, gratë, fëmijët, kafshët; mos i shkatërroni pemët etj. - të njohura si "*el-vesajal ashera*", "dhjetë porositë" e Ebu Bekrit. Edhe pse nuk kishin kryer akademi ushtarake të njohura, ushtarët myslimanë përmbushnin këto amanete në mënyrë të përkryer. Këto porosi nga Halifi i parë r.a., bartte me vete çdo ushtri myslimane, si në çlirimin e Damaskut, Afrikës Veriore, Andaluzisë, vendeve të Azisë dhe në Ballkan. Ajo që bëri të funksiononin këto porosi tek ushtarët myslimanë, nuk ishte arsimi dhe shkollimi i lartë i tyre, por ishte *Imani* (besimi në Allahun s.v.t.) se Ai dëgjon dhe sheh çdo gjë.

Kurani famëlartë na njofton gjithashtu se disa njerëz kënaqen kur bëjnë shkatërrime (*fesad*) në tokë. I Lartmadhërishmi thotë:

Ka ndonjë nga njerëzit që fjala e tij të mahnit, por vetëm në këtë botë (meqë në botën tjetër gjykon Ai që i di të fshehtat), dhe për atë që ka në zemrën e tij, e paraqet All-llahun dëshmues, e në realitet ai është kundërshtari më i rreptë. E posa të kthehet në tokë, vepron të bëjë

shkatërrim në të, të asgjësojë të korrat (mbjelljet) dhe gjallesat. E All-llahu nuk e do çrregullimin (fesadin). Dhe kur i thuhet atij: "Ki frikë All-llahun"!, atë e kap eufori për punë mëkati. Shtrat i shëmtuar është ai që i takon atij (xhehennemi). (Bekare:204-206).

Dhe, nëse këtij soji të njerëzve u thuhet pse bëni shkatërrime? Do të përgjigjen kështu, - siç njofton Kurani:

"E kur atyre u thuhet: "Mos e prishni rendin në tokë"! Ata thonë: "Ne jemi vetëm përmirësues (paqtues)!" (Bekare: 11).

Gjithashtu Kurani na njofton se ka të atillë që rregullimet e të tjerëve mundohen t'i paraqesin si çrregullime e shkatërrime:

"Faraoni tha: "Më lini mua ta mbys Musain, e ai le ta thërrasë Zotin e vet, sepse kam frikë se po jua ndryshon fenë tuaj, ose po nxit trazira në vend!(fesad)" (Gafir: 26).

Faraoni dhe shumë të tjerë si ai, punën e pejgamberëve dhe misionin e shenjtë të tyre, mundohen ta paraqesin si fesad (trazira e çrregullime) në tokë. Si duket, Faraonit dhe të tjerëve si ai u është prishur ndjenja dhe instinkti njerëzor, që u mundëson të dallojnë veprën e keqe nga e mira. Ata, edhe pse janë prijës të shoqërisë dhe konsiderohen si intelektual të rrallë, prapëseprapë nuk arrijnë të dallojnë rregullimin prej çrregullimit. Kjo është fryt i tiranisë, padrejtësisë dhe korrupsionit që bëjnë, deri në atë masë sa u shkatërron edhe ndërgjegjen.

Si përmbyllje: Kur përmendet *fesadi* në Kuran, ka të bëjë me pasojat e tij masive në shoqëri dhe shkatërrimet e mëdha, siç janë: shkatërrimi i natyrës, moralit, shëndetit, ekonomisë e të tjera të këtij rangu, pasoja që nuk mund të kufizohen në një mjedis njerëzor, po përfshijnë edhe mjediset e tjera dhe dalëngadalë marrin përmasë globale. Kemi shfaqjen e shtresës së Ozonit dhe ngrohjes globale në planetin tonë, faturën e secilës po e paguajmë të gjithë ne; degjenerimin e të rinjve; veshjet jonjerëzore apo modën e lakuriqësinë (*kultura e zhveshjes*)[4]; luftërat kolonizuese në emër të lirisë së të shprehurit dhe zgjedhjes; korrupsionin etj. Gjithë kjo ndodh si rezultat i veprave të njerëzve. Të gjitha këto sjellje të tilla, Allahu s.v.t. nuk i do nga njerëzit, këtë e ka bërë të qartë në Kuran, kur thotë:

"Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det të



zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj.), e për ta përjetuar ata një pjesë të asaj të keqeje që bënë, ashtu që të tërhiqen (nga të këqijat)".

Pasojat e fesadit:

I- **Pasojat me përmasa individuale**:

1. Sjelljet e tilla negative ndaj rrethit, konsiderohen si luftë kundër Allahut s.v.t. **dhe për pasojë, autori i tyre duhet mbytur**. Siç ka ardhur në Kurani Kerim:

"Dënimi i atyre që luftojnë (kundërshtojnë) All-llahun dhe të dërguarin e Tij dhe bëjnë shkatërrime në tokë, nuk është tjetër veçse të mbyten ose të gozhdohen, ose (të gjymtohen), t'u priten duart e këmbët e tyre të anëve të kundërta, ose të dëbohen nga vendi. Kjo (masë ndëshkuese) është poshtërim për ta në Dynja, dhe në botën tjetër ata do të kenë dënim të madh". (Maide: 33).

2. Allahu s.v.t. do t'ia prishë punën atij individi, dhe kështu ai nuk do të arrijë qëllimin e planifikuar që më parë. Kurani Kerimi e vërteton këtë:

"E kur i hodhën ata, Musai u tha: "Kjo që sollët ju tash, vërtet është magji!" Po All-llahu do ta asgjësojë këtë, sepse All-llahu nuk e përkrah veprën e të prishurve. (Junus: 81).

3. Mallkimi i Allahut do të jetë mbi atë person, i cili bën *fesad*. Siç na ka njoftuar Kurani famëlartë:

"E ata që e thyejnë besën e dhënë All-llahut pasi u patën zotuar, e këputin atë për të cilën All-llahu ka urdhëruar të jetë e pakëputur, bëjnë shkatërrime në tokë, - ata janë të mallkuar dhe ata kanë përfundim të keq". (Rra'ad:25).

II- **Pasojat me përmasa shoqërore:**

1. Largimi nga qeverisja, nga shoqëria e cila zhytet në *fesad*. Siç na lajmëron Kurani Kerimi:

"Ne u kumtuam në libër beni-israilëve: "Ju do të bëni shkatërrime dy herë në tokë dhe do të tejkaloni duke bërë zullum të madh". Kur erdhi koha e premtimit të parë, Ne dërguam kundër jush njerëz Tanë, që ishin të fuqishëm e të ashpër (sulmues) dhe ata hulumtuan (rreth e përqark) përreth vendit (duke mos u frikësuar). E ai (ndëshkim) ishte vendim i prerë". (Isra:4-5).

2. Mosndryshimi i gjendjes së tyre për të mirë, përderisa të mos zmbrapsen nga *fesadi*. Siç na njofton Allahu i Madhërishëm në Kuran:

"All-llahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli përderisa ata ta ndryshojnë veten e tyre". (Rad:11).

3. Dhe, nëse vazhdojnë në fesad, do t'u shtohet ndëshkimi mbi ndëshkim. Thotë i Lartmadhërishmi:

"Atyre që nuk besuan dhe penguan nga rruga e All-llahut, u shtojmë ndëshkimin mbi ndëshkim për shkak se bënin shkatërrime". (Nahel:88).

E lusim Allahun s.v.t, që të na bëjë prej atyre të cilët rregullojnë, jo prej atyre që bëjnë *fesad*.

---

*Fusnotat:*

1. Ibën Kethiri, Zejd ibën Eslem, el-Kurtubi.
2. Hadithi...................*
3. Ushtarët francezë gjatë pushtimit të Algjerisë, që zgjati 130 vjet, kur kalonte pranë tyre ndonjë grua shtatzënë vinin bast në mes tyre për fëmijën e saj, nëse ishte mashkull a femër, e pastaj ia çanin barkun për ta parë se kush kishte fituar e kush kishte humbur.
4. Siç e quan autori iranian i librit.kultura e zhveshjes dhe shvezhja e kulturës.

# Roli mobilizues i fesë në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit

Prof.Dr. Muhamet Pirraku



Historia e *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* është shpalosur dhe është studiuar nga studiues të huaj e shqiptarë. Objektiviteti i historishkruesve të saj është në varësi dhe në përputhshmëri me qëndrimin antiislam dhe antishqiptar të qarqeve prej nga vinin studiuesit. Madje në periudhën e sundimit të njëmendësisë komuniste u krijua një klishe e paraqitjes me ndikim edhe sot[1], e veçanërisht u hesht, u neglizhua dhe u nëpërkëmb roli mobilizues i fesë islame dhe i *Myderriz Ymer Prizrenit* në *Lidhjen Shqiptare*[2].

Për ta kuptuar më drejt problemin e shtruar, duhet të vëmë në spikamë faktin historik se: *Njënia (uniteti) fe-kombësi* në periudhën e *Rilindjes Kombëtare* dhe të formimit të *shteteve nacionale* kudo në Evropë, ka qenë *Një dhe e pandashme*, sikurse edhe në të gjitha luftërat nacionalçlirimtare[3]. Ndaj, nga kjo nuk mund të ishte i privuar as populli shqiptar, veçanërisht kur dihej se në rrethana të robërisë nën akëcilin pushtues ballkanik ortodoks apo evropian katolik, pjesës absolute të kombit shqiptar i rrezikoheshin të dyja, *feja* dhe *kombësia*[4]. Dhe, kur të kihet parasysh fakti se *shqiptarët myslimanë* arrinin mbi katër të pestat e numrit të përgjithshëm të shqiptarëve, del qartë se *kombi shqiptar* realisht ishte *komb mysliman*[5], ndaj është plotësisht logjike pse forcën mendore dhe ushtarake të *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* e përbënin shqiptarët myslimanë[6].

Nga burimet e sigurta dihet se në themele të *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* qëndron "*Komiteti i Prizrenit*" i ngritur nga fundi i vitit 1877, me *Myderriz Ymer Prizrenin* në krye. Këtë Organizatë politiko-ushtarake *shtypi i Evropës* i fillimit të vitit 1878, e kualifikoi si "*Lidhje të Rrezikshme Shqiptare*". Për këtë fakt fliste edhe konsulli i Greqisë në Shkodër, *Mavrommati*, më 18 shkurt 1878[7].

Fitorja ruso-ortodokse në të ashtuquajturën *Lufta Ruso-Turke të vitit 1876/77,* do të kurorëzohej me *Traktatin e Shën-Stefanit të 3 marsit 1878*, në dobi të interesave të *pansllavizmit*[8]. Copëtimi ndërkombëtar evropiano-rus i rreth dy të tretave të Njësisë etno-kulturore e gjeopolitike të Shqipërisë për interesa të Serbisë, të Malit të Zi, të Bullgarisë dhe të Greqisë, përpos rrezikimit të qenies shqiptare të banorëve, rrezikonte qenien islame të shumicës absolute të kombit shqiptar, dhe kulturën shqiptare të proveniencës myslimane, e cila realisht ishte faktori integrues historik i kombit shqiptar. Traktati i *Kongresit të Berlinit* i pajtoi interesat midis botës së krishterë ortodoksisë e katoliko-protestante, por ndau për Malin e Zi, Serbinë dhe Greqinë mbi një të tretën e *Njësisë Etnokulturore e Gjeopolitike të Shqipërisë*, toka këto kryesisht të banuara me shqiptarë myslimanë[9].

Për themelimin e këtij realiteti historik politik dhe ushtarak kombëtar shqiptar, kundër vendimeve të *Traktatit të Shën-Stefanit,* pati rol vendimtar inteligjencia shqiptare islame; myderrizët, mualimët, hoxhallarët, shehlerët e efendilerët. Konsulli gjerman në Vjenë, më 1 prill 1878, i shkruante kancelarit *Bismark: "Shqiptarët janë shumë të shqetësuar dhe pritet ndonjë Kuvend i tyre i madh, i cili do të kërkojë autonomi dhe pavarësi nga Turqia",* dhe i paralajmëronte: *"së shpejti do të bëhet bashkimi i shqiptarëve".*[10] Konsulli anglez *Kirby Green* në Shkodër, më 3 maj 1878, duke pasqyruar lëvizjen e rezistencës shqiptare në viset: *Plavë - Guci - Beranë - Graniq*, dhe në shumë vise të tjera të *Shqipërisë Veriore* përballë *Malit të Zi* sllav ortodoks, konstatonte: "*Lidhja ka depërtuar në mes të myslimanëve, duke i lidhur kolektivisht dhe individualisht për të rezistuar deri në vdekje, të gjitha përpjekjet, pa marrë parasysh a janë ato përpjekje të jashtme ose të Portës, përpjekje këto që duan ta ndryshojnë gjendjen e tanishme të territorit të tyre"*[11].

Konsulli Green e informonte *Londrën* se po realizohej përpjekja shqiptare për bashkimin e organizimeve, të lidhjeve krahinore, në një *Lidhje Gjithëshqiptare* kundër zgjerimit të Bullgarisë në tokat shqiptare[12]. Dhe, derisa konsulli vjenez në Shkodër, *Lippich*, më 7 prill 1878, fliste për një "*Lëvizje popullore në kuptimin e shquar të fjalës",* më 11 maj 1878, do të informonte për zgjerimin e lëvizjes në vise të Dibrës, të Matit, të Gjakovës, të Pejës, të Prizrenit, të Gucisë, të Beranës, të Rozhajës, të Bjellopoles dhe të Sjenices - "*kundër aneksimeve bullgare - serbe - malazeze, të stipuluara*[13] *në Traktatin e Shën - Stefanit*".[14]

Nga të dhënat del se *Muderriz Ymer Prizreni* e hartoi *Memorandumin* e banorëve të Prizrenit, të *12 majit 1878*, drejtuar përfaqësuesve diplomatikë të *Fuqive të Mëdha* në Stamboll, ku, midis të tjerash, thuhej: "*Jemi të informuar me hidhërim të madh, nëpërmjet gazetave, se disa pjesë të krahinës sonë të cilat janë të populluara me gegë, do t'i bashkohen Serbisë, Malit të Zi ose do të përfshihen nga ana e Bullgarisë së re.*

*Serbët dhe bullgarët, të cilët i kanë okupuar disa kaza të Vilajetit tonë, i kanë dhunuar familjet tona, e kanë cenuar nderin dhe pasurinë tonë. Faltoret dhe varrezat tona janë poshtëruar dhe rrënuar; varrezat e të parëve tanë janë çnjerëzuar..."*[15]

Ndërgjegjësimi i lëvizjes politike e luftarake shqiptare do ta detyrojë përfaqësuesin francez në Shkodër ta informonte *Parisin*, më 17 qershor l878, se "*Lidhja, që formohej nga banorët myslimanë të Shqipërisë së Sipërme kundër çdo lëshimi ndaj Malit të Zi, është sot një fakt i kryer. Delegatët nga të gjitha rrethet janë mbledhur në Prizren dhe po krijojnë Komitetin Qendror..."*[16].

Meqë tashti *Perandoria Osmane,* për ta ruajtur *Stambollin, Bosforin dhe Mesdheun,* ishte e detyruar t'i plotësonte kërkesat e *Traktatit të Kongresit të Berlinit* në dëm të *Njësisë Etnokulturore e Gjeopolitike të Shqipërisë*, Forcat mendore e ushtarake të *Lidhjes Shqiptare*, pra pjesa më e madhe myslimane, i dha botës mesazhe politike e luftarake se para interesit jetësor të kombit shqiptar nuk njeh interes tjetër. Këtë qëndrim sublimonte qartë *Fetfaja e Myderriz Ymer Efendi Prizrenit,* themeluesit dhe mbarëvajtësit jetësor *të Lidhjes Shqiptare 1877-1887*: *"Çdo shqiptar asht i detyrueshëm me luftue kundër ushtrisë turke, mbasi Turkija don me ja lëshue tokën shqiptare shkjaut"*[17].

E pathyeshme dhe dinjitoze mbi këtë kërkesë do të tregohet veçanërisht pjesa më e ditur nga radhët intelegjencies *shqiptare islame*[18]. Të përmendim këtu vetëm vigjilencën dhe guximin patriotik të *Myderriz Salih Efendisë së* Ulqinit, i cili duke u ngritur kundër *Fetfasë së Shejh-Ul-Islamit,* që i lejonte *Sulltanit* të përdorte *forcën kundër mbrojtësve* të Ulqinit. Ai u thërriti "*botërisht myslimanëve se, sipas fesë islame, nuk ishte mëkat por detyrë e shenjtë të luftonin për mbrojtjen e atdheut, qoftë edhe kundër Sulltanit-Kalif"*[19].

Mesazhin historik të *Fetfasë së Myderriz Ymer Prizrenit* e përjetësoi kënga popullore për *Ymer Efendi Prizrenin*: "*Kush ja jep Mbretit ni plum"*, ku midis të tjerash, thuhet: "*Efendi, na çka me ba, /A ban turkut* (myslimanit-M.P.) *pushkë m'i ra?/ Myderrizi kish pas thanë:/ - Kur asht fjala për Vatan,/ Jo veç turkut e ati tjetrit,/ Po ni plumb kush ja jep Mbretit,/ Ka me shkue n' lula t' xhenetit!"*[20]

Të gjitha xhamitë, të gjitha medresetë, të gjitha teqetë u kthyen në vatër të veprimtarëve e të luftëtarëve të *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. M*esazhet nga dy *Fetfatë* dhe kënga e cituar*,* krahas plumbave që iu dhanë *misionarit të Portës së Lartë, Mehmet Ali Pashë Maxharrit, në Gjakovë,* ua morën nga duart adutin kishave dhe diplomacive ruse, evropiane e ballkanike, të cilat sa e sa herë bënë turrë, tinëz e hapur, për ta kualifikuar *Lidhjen Shqiptare* si *fundamentaliste islame* kundërkrishtere dhe si instrument të *Sulltanit* për të penguar planet rusoevropiane kundër copëtimit të *Perandorisë Osmane* në Ballkan[21].

Këtu duhet të theksohet fakti se nga truri politik e ushtarak të *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* të përkatësisë fetare islame, dolën të thuash të gjitha iniciativat dhe veprimet për ruajtjen e unitetit politik kombëtar shqiptar të elementeve me përkatësi islame, ortodokse e katolike, si dhe shumica e dëshmive politike dhe programatike relevante për unitetin politik të popullit shqiptar drejtuar *Kongresit të Berlinit* dhe qarqeve diplomatike e publicistike ndërkombëtare. Edhe në *Memorandumin e Pashko Vasës,* të *Komiteteve të Arbëreshëve* dhe të mjediseve të krishtera, ishte e pranishme dora e kokave shqiptare islame në *Stamboll*, në *Janinë*, në *Shkodër*, në Manastir, në Shkup, në *Podgoricë* e gjetkë. Rilindësit nga lagjja ortodokse: *De Rada - Dora D'Istria-Vretoja-Kullurioti,* si edhe shtypi botëror, kryesisht u bënë jehonë vetëm opinioneve politike të mendjeve të shquara myslimane të *Lidhjes Shqiptare* në *Atdhe*[22].

Elementi shqiptar ortodoks dhe katolik, i ndikuar nga propaganda kishtare e diplomatike ballkanike e evropiane antiislame, në të gjitha fazat e *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* qëndroi mjaft indiferent. Pati edhe raste të mbajtjes së qëndrimit armiqësor ndaj Lidhjes - proaustro-hungarez dhe proitalian në Veri, apo progrek në Jug. Madje mund të konstatojmë se shumë ftohtë, deri në dezertim nga qenia shqiptare dhe *Programi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit,* vazhdonte të mbetej elementi shqiptar ortodoks në viset e *Toskërisë,* ku pretendonte *Greqia*. Asnjë prift ortodoks nuk iu bashkua komiteteve të *Lidhjes Shqiptare,* asnjë kishë ortodokse nuk i hapi dyert për veprimtarët e *Lidhjes Shqiptare*. Kjo pasqyrohej qartë edhe në raportin e *Forniés*, agjent konsullar i Francës në *Artë*, i cili, pas udhëtimit hetimor të frymës politike e kombëtare të banorëve të viseve të *Artës-Prevezës*, më 15 tetor 1879, shkroi: "*Në të gjithë fushën e Fanarit flitet më shumë shqip sesa greqisht dhe, në përgjithësi, fanariotët konsiderohen shqiptarë të krishterë pak të përzierë me elementin grek. Sidoqoftë, cilado që të jetë raca (kombësia) në të cilën bëjnë pjesë, konstatova se, në kundërshtim me thëniet e krerëve të Lidhjes Shqiptare (myslimanë- M.P.), ata kanë simpati vetëm për Greqinë"*[23].

As priftëria dhe paria katolike në *Gegëri* nuk mori pjesë në komitetet e *Lidhjes Shqiptare*. Ata ishin komprometuar para popullit shqiptar në përgjithësi me *Kryengritjen e Mirditës* të vitit 1876, të nxitur nga Rusia, me ndihmë të drejtpërdrejtë të Malit të Zi, të Serbisë dhe të *Komitetetevе të Garibaldit* në Itali[24]. Në komitetet e *Lidhjes në Prizren e Shkodër* pati edhe përfaqësues të katolikëve, por jo nga qarqet intelektuale. Asnjë kishë katolike nuk i hapi dyert për veprimtarët e *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit*[25].

Kundër definimit qartë kombëtar shqiptar të *Lidhjes së Prizrenit,* përpos ndërhyrjeve të fshehta e të hapëta të *Portës së Lartë* dhe të Malit të Zi[26], vepronin propagandat katolike austriake e italiane. Qysh më l5 qershor l878, në kohën kur *Kuvendi Themelues i Lidhjes* po debatonte për aktet themelore programore dhe statutore të *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit*, *Kapedani* i Mirditës, *Prenk Bib Doda*, në krye të 58 bajraktarëve katolikë, i shkroi *Kongresit të Berlinit* një telegram, me të cilin kërkonte sigurimin e *autonomisë ekzistuese, osmane, të Mirditës*, duke theksuar se *"mirditasit si shqiptarë të besimit katolik, i kanë disa veçori, të cilat prore janë respektuar edhe se edhe në të ardhmen ato duhet të respektoheshin"*[27].

Sipas shënimeve të adjutantit të *Bismarkut: "shumë nga delegatët e kongresit treguan interesim dhe kërkuan që* (telegrami i Dodës) *të lexohet. Posaçërisht për të u interesuan austrohungarezët dhe italianët. Edhe anglezët dhe francezët nuk qenë gjithaq të painteresuar për të.*"[28] Më *l8 qershor l878*, krerët e popullsisë katolike të *Mirditës*, të *Pukës*, të *Kthellës*, të *Malësisë së Lezhës* e të *Lurës*, shkuan edhe më larg, - nga *Fuqitë e Mëdha* kërkuan që *Kongresi i Berlinit të parashihte autonominë* e viseve *"të tyre" nën drejtimin e "kryetarit tonë shumë të dashur, të natyrshëm dhe trashëgimtar, Prenkë Bib Dodës*"[29]. Mirëpo, *Kongresi i Berlinit* aprovoi autonominë tradicionale osmane, që përputhej me kërkesën e kreut *Bib Doda*. Në *Protoko-*

*llin 13* të kongresit u saktësua: ”*popullatat e Mirditës do të vazhdojnë të gëzojnë privilegjet dhe imunitetet që zotërojnë ab antique”*[30].

Të shtyrë nga propaganda austro-hungareze, katolikët e viseve të Gjakovës morën pjesë masivisht në mbrojtjen e misionarit të *Portës së Lartë*, *Mehmet Ali Pashë Maxharrit*, i cili kishte ardhur për të përgatitur terrenin për dorëzimin e *Plavë-Gucisë* Mali të Zi[31]. Me forcat e *Lidhjes Shqiptare* në Gjakovë u përball edhe famullitari i Zymit, *Fra Pjetri* me *Tonin,* birin e *Prenk Gulisë,* muselim ky i Gjakovës për katolikët. Një burim thotë se në mbrojtje të *Pashë Maxharrit*: "*Përveç krerëve të përmendur dhe Hoshi i Nures"* morën pjesë edhe *"nja 300 djem katolikë të Fanit të Mirditës. Të gjitha këto u organizuan me një strategji të përgatitur më parë me qëllim të përçahej Lidhja"*[32].

Vërtet, konsulli francez *A. Lé Ré* në Shkodër, më 6 tetor 1879, informonte Parisin se propaganda vjeneze kishte arritur që elementin katolik të viseve të Gjakovës ta mbante larg *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.* Në lidhje me këtë element qëndronte konsulli vjenez *Lippich*, i cili i ftonte shqiptarët katolikë *" të kenë durim"*, sepse *"brenda disa muajsh ata do të çliroheshin nga një fuqi e huaj"*[33]*!?!* - pra nga *Austro-Hungaria*, të cilën shumica absolute shqiptare myslimane e konsideronte okupatore të padëshirueshme[34].

Të shtojmë edhe këtë fakt: *Vjena*, në periudhën e *Lidhjes Shqiptare*, *Prizrenin* e bëri qendër të propagandës austro - hungareze krahas *Shkodrës*, në dobi të planeve për shtrirjen e *Austro-Hungarisë* në tërë *Gegërinë*, aspiratë kjo e mirëpritur nga shumica e shqiptarëve katolikë. Kjo propagandë në Prizren do të mbështetej hapur tek tregtari *Balto Tarabullusi*, i vendosur aty kohë më parë. Ai e dinte gjermanishten, prandaj ishte marrë *përkthyes (dragoman*) në konsullatën austro-hungareze. Meqë kryente detyrën e informatorit dhe të spiunit në dëm të bashkimit shqiptar pa dallim feje, *Komiteti Qendror i Lidhjes* vendosi ta likuidonte. Këtë detyrë do ta përmbushte *Ramadan Zaskoci*, më 12 gusht 1880, duke e vrarë në shtëpi, së bashku me gruan[35].

Se elementi katolik në *Gegëri* nuk ishte i vullnetit t'i bashkohej *Lidhjes Shqiptare* në unitet të plotë me shumicën shqiptare myslimane, e hetoi qartë edhe bullgaro-serbi antishqiptar, *Jovan Haxhi*



*Vasileviq*, i cili kishte konstatuar: fillimisht *"edhe vetë shqiptarët veriorë nuk e kuptuan njësoj Lidhjen dhe detyrat e saj. Derisa flitej për dorëzimin e Plavës dhe Gucisë Malit të Zi",* vende këto me shqiptarë myslimanë, "*shqiptarët e krishterë (*katolikë*) nuk kanë dashur as të lëkunden kundër asaj".* Do t'i bashkohen thirrjes së *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit,* krahas shqiptarëve myslimanë, vetëm sapo do të rrezikohen tokat e banuara me katolikë në *Hot, Grudë etj.*[36] Faktor mobilizues, tashti, ishte feja e krishterë katolike. Ndërkaq, shqiptarët ortodoksë në *Veri të Vilajetit të Shkodrës*: K*uqët*, P*alabardhët, Pipërit* etj., sipas *Spiridon Gopçeviqit,* do të bashkohen me *Malin e Zi* pa kundërshtim kundër *Lidhjes*. Faktor mobilizues në këtë drejtim ishte feja e krishterë ortodokse[37]. Dhe, sapo do të largohej rreziku i copëtimit të *Hotit* e të *Grudës*, thirrjes së *Komitetit të Lidhjes Shqiptare* në Shkodër për mbrojtjen e Ulqinit, do t'i përgjigjeshin vetëm burrëria shqiptare myslimane, kurse shqiptarët katolikë do të tregoheshin "*të pasigurt*", *Prenk Bib Doda* më nuk do të *lëvizte fare*, ndërkaq "*Malësorët*" thirrjes së *Lidhjes Shqiptare* "*iu përgjigjën me diplomaci*", e "*Kelmendët u tërhoqën plotësisht*" në guacën e tyre[38].

Meqë përpjekjet luftarake dhe diplomatike ruso-evropiane për dekompozimin dhe grabitjen e tokave të Perandorisë Osmane, në fakt ishte aleancë e krishterë kundër ardhmërisë së Islamit në Botën Myslimane, përkrahja e *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* për rezistencën boshnjake kundër okupimit *Austro-Hungarez* të *Bosnjës* e *Hercegovinës* ishte në fakt përpjekje shqiptare për ta ruajtur tërësinë e njësisë kulturore dhe gjeopolitike historike të Shqipërisë, aq më parë sepse boshnjakët, tek shqiptarët, thënë më së buti, shihnin vëllamët besnikë. Mbështetja e rezistencës boshnjake kundër okupimit antiaustro-hungarez realisht ishte *Luftë e Lidhjes Shqiptare* për t'i pritur sa më larg pretenduesit serbë, malazez, austro-hungarezë dhe italianë, që synonin viset e *Vilajetit të Kosovës* dhe të *Shkodrës*[39].

Kërkesa e shumicës absolute shqiptare për bashkimin e armëve me boshnjakët, në luftën për ekzistencë kombëtare e fetare, kishte mbështetjen e fortë në tabanin historik të lidhjeve të moçme shpirtërore dhe luftarake midis shqiptarëve e boshnjakëve. Ata i lidhnin *gjaku ilir, jeta shtetërore shekullore osmane e përbashkët, feja islame, kujtesa historike nga cikli i këngëve të kreshnikëve: Mujit e Halilit*, *Tale Budalinës*, *Gjergj Elez Alisë* e *Arnaut Osmanit, traditat e ngjashme kulturore, perceptimet psikologjike të përafërta, vlerat shpirtërore*

*shumë identike, lidhjet martesore të qëndrueshme, lidhjet etnike shqiptare dhe të gjakut, miqësitë tradicionale, interesat ekonomikë, ndjenja e sigurisë së njërit pranë tjetrit, interesat gjeo-politikë shtetërorë.* Boshnjakët pranonin kornizën shtetërore në kuadër të *Shqipërisë*, pranonin *shtetësinë shqiptare*[40].

Këto kërkesa sublimonte edhe *Nenit 16 i Kararnamesë* të aprovuar nga *Kuvendi Themelues i Lidhjes së Prizrenit,* më 17 qershor 1878, e cila kishte domethënie të madhe për interesat e kombit shqiptar, veçanërisht duke mbajtur parasysh konstelacionin e forcave të implikuara në *Çështjen Shqiptare* asokohe dhe më vonë. Në dokument, midis të tjerash, thuhej: *"Në përputhje me vendimin e Lidhjes, me besën e lidhur dhe me situatën e pastajme, ne, përfaqësuesit e trimave të pathyeshëm të Gegërisë, të Toskërisë dhe të Bosnjës, të cilët qysh kur u lindën nuk njohën tjetër mjeshtëri përveç asaj të armëve dhe të cilët qenë gati ta derdhin gjakun për Perandorinë dhe atdheun, kemi zgjedhur për kryeqytet tonë Prizrenin, dhe, pasi jemi bashkuar fatbardhësisht, tani e tutje nuk do të lejojmë kurrë, që ndonjë sundimtar të na tiranizojë e shtypë banorët e atdheut tonë. Këtë nuk do ta lejojmë në asnjë mënyrë, në asnjë kohë dhe pavarësisht nga rrethanat..."*[41]. Mbi këtë platformë politike e luftarake *Këshilli Qendror i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit,* më 5 gusht l878, mori vendimin edhe "*për angazhimin e një pjese të forcave luftarake përkrah forcave boshnjake*"[42].

Këtu duhet të konstatojmë edhe këtë fakt: Shteti që do të lindte nga *Lidhja e Prizrenit,* do të sillte në fuqi *Ligjin* që garantonte diversitetin kulturor e fetar shekullor, liritë individuale dhe kolektive, sigurinë e jetës dhe të mirëqenies dhe paprekshmërinë e pronës dhe të dinjitetit njerëzor, barazinë midis myslimanëve dhe të krishterëve. Ky ishte "*Sheriati*"[43]

Vendimi i *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* për kthimin e "*Sheriatit"* në gjyqe ishte akt politik largvajtës, që kishte për qëllim anulimin e ligjeve të provinienëcës politike evropiane të krishterë antiislame, të *Tanzimatit*, të cilat krijuan rrëmujën e panjohur në *Perandorinë Osmane,* të cilat gotitën *njëninë e Njësisë etnokulturore e gjeopolitike të Shqipërisë*. Ato krijonin hapësirë për krijimin e oazave autonome të rajoneve sipas përkatësisë së fesë, duke i dhënë përparësi getoizimit të mjediseve katolike e orto-



dokse në mjediset shqiptare ku myslimanët ishin pakicë. Me "*Sheriatin"* ruhej uniteti i vendit dhe ruhej harmonia konfesionale shqiptare e domosdoshme për përballimin si *unitet,* të aspiratave separatiste të elementeve të krishtera joshqiptare të përkrahura nga *Rusia*, *Anglia, Austro-Hungaria, Gjermania, Italia, Serbia, Bullgaria, Mali i Zi, Greqia* etj. Kombi shqiptar dhe *Shqipëria* ishin në luftë për ekzistencë, ndaj duhej uniteti mbi aspirata të kombësisë me prani të diversitetit fetar shekullor, duhej forcë dhe ndërgjegje shtet-formuese kombëtare[44].

Vërtet, *Lidhja Shqiptare e Prizrenit,* e projektuar nga truri shqiptar mysliman, me përpjekjen maksimale të trurit dhe të masave shqiptare myslimane, u mbajt në jetë si *Lidhje Kombëtare Gjithëshqiptare* dhe përfundimisht truri dhe gjaku shqiptar mysliman i *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* u përball me mizoritë e ushtrisë anadollake turke në prill dhe në maj të vitit 1881[45].

Themeluesi dhe kryetari i parë dhe i vetmi i Shqipërisë Etnike, *Myderriz Haxhí Ymer Efendi Prizreni* me bashkëveprimtarët, themelues të *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit*, kryesisht ulema, intelektualë dhe krerë të dalluar, i treguan botës dhe *Portës së Lartë* se *Shqipëria* nuk ishte *miraz i Perandorisë Osmane,* që duhej ndarë nga të tjerët, se ekziston kombi shqiptar i konsoliduar politikisht dhe ushtarakisht, se tërësia e Shqipërisë në shtrirjen e katër vilajeteve osmane: *Kosovë*, *Shkodër*, *Manastir* dhe *Janinë*, është amanet i shqiptarëve dhe jo i *Sulltanit*, i cili kishte kohë që në sytë e kombit shqiptar përjetohej si *sovran* dhe *halif* i padëshiruar dhe i dhunshëm[46].

---

*Fusnotat:*

1. Subjektet që organizojnë simpoziumin e sivjetmë ishin organizues të simpoziumeve më 1998 dhe më 2003. Aso kohe nuk lejuan që të paraqitesha me kumtesat: "*Myderris Ymer Prizreni – Ora e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit"* dhe "*Njësia etnokulturore dhe gjeopolitike e Shqipërisë në periudhën e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit*". (Gjerësisht shih shënimin në veprën: *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003, 10-11, Shën. 9). Në Simpoziumin e viti 2003, nuk u lejua as Mr. Ilaz Rexha, kurse *Prof. Dr. Skënder Rizës* iu lajua qasja në simpozium me një temë periferike dhe me kusht të mos dilte me teza jashtë kornizës së historiografisë për kohën e krijimit të *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit*. Është fakt se *Rexha*, *Rizaj* dhe *Pirraku*, qysh në vitet e 70-ta kishin bërë përpjekje për të shpërthyer nga kornizat stereotipe për historianë e *Lidhjes Shqiptare të Prizrenit*.
2. Për rolin mobilizues e frenues të fesë në *Lidhjen Shqiptare të Prizrenit* kam folur gjatë shtrirjes së lëndës në mbarë librin: *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003, 518.
3. Shih gjerësisht, Dr. Muhamet Pirraku, *Për kauzën shqiptare 1997-1999*, Prishtinë, 2000.
4. Gjerësisht, S t e f a n a q P o l l o - S e l a m i P u l a h a, *Akte të Rilindjes Kombëtare Shqiptare l878-1912 (Memorandume, vendime, protesta, thirrje),* Tiranë, 1978; M. P i r r a k u, Disa mendime rreth filleve të Rilindjes Kombëtare Shqiptare, *Çështje të Studimeve albanologjike, II,* Prishtinë, 1987, 129-146; M. P i r r a k u, *Kultura kombëtare Shqiptare deri në Lidhjen e Prizrenit*, Prishtinë, 1989.
5. M u h a m e t P i r r a k u, Roli i fesë në integrimin e kombit shqiptar, *Dituria islame,* nr. 100, Prishtinë, shkurt 1998, 54-56; Roli i Islamit në integrimin dhe ruajtjen e kombit shqiptar dhe tërësisë së Shqipërisë Etnike, H*ëna e re,* nr. 43, Shkup, 1992, 18-19; Roli i islamit në integrimin e Shqipërisë Etnike dhe të kombit shqiptar,

*Feja, kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët (Simpozium ndërkombëtar),* Prishtinë, 1995.
6. Gjerësisht, po aty; M. F r a s h ë r i, *Lidhja e Priz. dhe efektet diplomatike të saj,* Tiranë, 1938, 8; K. F r a s h ë r i, *Lidhja Shqiptare e Prizrenit 1878-1881,* Tiranë 1997; L i g o r M i l e, *Shqipëria në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* (Dokumente arkivash franceze), I, (1878-1879), Tiranë, 1978; Ilijaz Rexha, *Lidhja e Prizrenit në dokumentet osmane (1878-1881), Prishtinë, 1978;* S. Rizaj, *Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1877 – 1885),* Prizren 1998; M. P i r r a k u, *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003.
7. Prof. dr. Skender Rizaj, *Dokumente angleze mbi Lidhjen Shqiptare të Prizrenit dhe fillimin e copëtimit të Ballkanit (1877-1885), Libri I,* Prishtinë, 1996, 42-46.
8. Shih, M. Pirraku, *Për kauzën shqiptare 1997-1999*, Prishtinë, 2000, 66.
9. S ü l e j m a n K ü l ç e, *Osmanli tarihinde. Arnavutluk*, Izmir, 1944; T. Y i l m a z Ö z t u n a, *Türkiye tarihi, 12.cilt,* Hayat kitaplari, Istanbul, 1967; S t e f a n a q P o l l o - S e l a m i P u l a h a, *Akte të Rilindjes Kombëtare Shqiptare l878-1912 (Memorandume, vendime, protesta, thirrje),* Tiranë, 1978; S h y q y r i B a l l v o r a, Lufta e Lidhjes Shqiptare për Mbrojtjen e tërësisë territoriale të Shqipërisë, *Konferenca Shkencore e 100- vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, I, Prishtinë, 1981;* S h k ë l z e n R a ç a, *Marrëdhëniet shqiptaro-greke 1829-1881,* Prishtinë, 1990, 177-258.
10. J. B u x h o v i, Dervish Pasha vdekje po mbjell, *Rilindja*, Prishtinë, 8.VI. 1978, 5.
11. S. R i z a j, Lidhja Shqiptare e Prizrenit sipas dokumenteve angleze, *Konferenca Shkencore e 100-vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, I,* Prishtinë 1981, 372; *Dokumente angleze mbi Lidhjen Shqiptare të Prizrenit dhe fillimin e copëtimit të Ballkanit (1877-1885), I, 59.*
12. S. R i z a j, *Dokumente angleze mbi Lidhjen Shqiptare të Prizrenit dhe fillimin e copëtimit të Ballkanit (1877-1885), I, 59.*
13. Kështu e ka Kristo Frashëri. Nuk gjendet në Fjalori i shqipes së sotme, Tiranë, 2002. Është zgjerim i fjalës greke *stipës* – që do të thotë *ngurtësim (*Mikel Ndrecaj, *Fjalor fjalësh e shprehjesh të huja,* Prishtinë, 1986, 660). Pra, të futura, të saktësuara, *në Traktatin e Shën – Stefanit.*
14. K. F r a s h ë r i, *Lidhja Shqiptare e Prizrenit 1878-1881,* Tiranë 1997, 75.
15. S. R i z a j, *Dokumente angleze mbi Lidhjen Shqiptare të Prizrenit dhe fillimin e copëtimit të Ballkanit (1877-1885), I, 62.*
16. L i g o r M i l e, *Shqipëria në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit* (Dokumente arkivash franceze), I, (1878-1879), Tiranë, 1978, 171; Gj. S h e h u, *Aspekte të diplomacisë frënge*, fq. 266.
17. *Zani i Naltë*, Viti XII, nr. 1, Shkodër, Nëntor 1937. Shih më gjerësisht, S e l a m i P u l a h a, Programi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit për krijimin e provincës autonome të Shqipërisë (qershor-nëntor 1878), *Konferenca Kombëtare e Studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit 1878-1881, I*, Tiranë, 1979.
18. J. H. V a s i l j e v i c, *Albanska Liga*, 74-75.
19. Abas Ermenji, Përkujtimi i Njëqind-vjetorit të Lidhjes së Prizrenit, *Njiqind-vjetori i Lidhjes së Prizrenit 1878-1978, 59.*
20. *Këngë popullore të Rilindjes Kombëtare,* Prishtinë, 1978, 161.
21. Gjerësisht, Dr.Jovan Hadzi-Vasiljevic, *Arbanaška liga - Arnautska kongra. Srpski narod u Turskom carstvu 1878-1882,* Beograd, 1909; X h. B e l e g u, *Lidhja e Prizrenit e veprimet e saj 1878-1881,* Tiranë 1939; M. P i r r a k u, *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003.
22. Gjerësisht, Xh. B e l e g u, *Lidhja e Prizrenit e veprimet e saj 1878-1881,* Tiranë 1939; S a m i R e p i s h t i, Problemi i Ulqinit në faqet e fletores amerikane The New York Times (kumtesë në dorëshkrim), *Seminari IV Ndërkombëtar – Shkodra në shekuj,* Shkodër 20-22 Nëntor 2000; S. Rizaj, *Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1877 – 1885),* Prizren 1998; M u h a m e t P i r r a k u, Disa mendime rreth veprës historiografike e letrare të Pashko Vasës, Fjala, nr. 22, Prishtinë, 15.XII. 1990, 8-9; M. P i r r a k u, *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003.
23. L. M i l e, *Shqipëria në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit,* 314.
24. Nikoll Toma, Prengë Bibë Doda burrë shteti mirditas (kumtesë, dorëshkrim), *Seminari i Katërt Ndërkombëtar: Shkodra në shekuj 2000*, Shkodër, 20-22 Nëntor 2000.
25. Gjerësisht, X h. B e l e g u, *Lidhja e Prizrenit e veprimet e saj 1878-1881,* Tiranë 1939; S. Rizaj, *Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1877-1885),* Prizren 1998; M. P i r r a k u, *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003.
26. Për propagandën e Malit të Zi në Mirditë, në dëm të njësisë etnokulturore e politike të Shqipërisë, shih edhe Noel Malcolm, *Kosova një histori e shkurtër*, Prishtinë, 1998, 226-227.
27. J. B u x h o v i, Lidhja e Prizrenit nëpër dokumentet e Kongresit (8), *Rilindja, Prishtinë,* 2.VI. l978,7.
28. Po aty.
29. S. P o l l o - S. P u l a h a, *Akte të Rilindjes Kombëtare Shqiptare*, 38.
30. L. M i l e, *Shqipëria në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit,* I, Tiranë, 1978, 211.
31. M. P i r r a k u, *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003, 117-130.
32. Jusuf Bajraktari, *Gjakova me rrethinë 1878-1912*, Prishtinë, 1998, 90.
33. L. M i l e, *Shqipëria në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit,* 313.
34. Gjerësisht, X h. B e l e g u, *Lidhja e Prizrenit e veprimet e sajë 1878-1881,* Tiranë 1939; S. Rizaj, *Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1877-1885),* Prizren 1998; M. P i r r a k u, *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003.
35. *Ramadan Zaskoci,* këso kohe, ishte komandant i Çetës së Lidhjes për ruajtjen e rendit në Prizren. Shih më gjerësisht, Q. M a t a j, *Ramadan Zaskoci*, 51- 61.
36. Korrespondenti i gazetës “Glas crnogorca” nga Shkodra, më 11. IV. 1880 do të konstatojë: *“Këtu po punohet të ngritën Hoti dhe Gruda kundër Malit të Zi njësoj si më parë Plava e Gucia, meqë është dëgjuar se Hoti dhe Gruda do t'i takojnë Malit të Zi”* (Narodni glasnik, nr. 39, Temishvar, 30.III (11. IV). 1880, 2. (Gjerësisht, Dr. J o v a n H a d z i - V a s i l j e v i c, *Arbanaška liga - Arnautska kongra. Srpski narod u Turskom carstvu 1878-1882*, Beograd, 1909; X h. B e l e g u, *Lidhja e Prizrenit e veprimet e sajë 1878-1881*, Tiranë 1939; L. M i l e, *Shqipëria në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, I,* Tiranë, 1978S. Rizaj, *Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1877-1885)*, Prizren 1998; M. P i r r a k u, *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887,* Prishtinë, 2003.
37. I. H. V a s i l j e v i c, *Albanska Liga,* 88-89.
38. Haris Silajdzic, *Albanski nacionalni pokret u bosanskohercegovackoj štampi, Sarajevo, 1995, 63. Të shtojmë këtu këtë fakt: Dervish Pasha kundër Lidhjes Shqiptare përpos se kishte në dispozicion tetëdhjetë batalione, “solli me vete edhe një shumë të madhe të hollash”*
39. *Mirëpo, “udhëheqësit shqiptarë(myslimanë-M.P.) janë dinjitozë dhe të pasur, të cilët nuk është e mundur të blehen me ari”*- shkruante Obzor , më 25 nëntorit 1880.
40. *Austro-Hungaria* ishte në aleancë të fshehtë me Serbinë, nga fillimi i vitit 1877, për ndarjen e sferave të interesit pushtues në arealin etnik, gjeopolitik e administrativ të *Vilajetit të Kosovës* e të *Shkodrës* (Gjerësisht, Z. V i e z z o l i, *Shqipnija në gjire të diplomacies (...), Leka, Bleni I, nr. VIII-XII*, Shkodër, 1937.
41. Gjerësisht, *Lidhja e Prizrenit e veprimet e sajë 1878-1881,* Tiranë 1939; S. B r e s t o v c i, Kararnameja - Programi i parë i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, *Gjurmime albanologjike,* SSHH VIII-l978, Prishtinë, 1979; Ushtria shqiptaro-boshnjake, *Narodni glasnik,* nr. 72, më 18 (30). VIII. 1878; M. P i r r a k u, *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003.
42. S. B r e s t o v c i, Kararnameja - Programi i parë i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, *Gjurmime albanologjike,* SSHH VIII-l978, Prishtinë, 1979, 201-202.
43. *Lidhja e Prizrenit e veprimet e sajë*, 43; Ushtria shqiptaro-boshnjake, *Narodni glasnik,* nr. 72, më 18 (30). VIII. 1878, 2.
44. Shqipërim i Xh. B e l e g u t, *Lidhja e Prizrenit e veprimet, fq.31;* S a d u l l a h B r e s t o v ci, Kararnameja - Programi i parë i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, *Gjurmime albanologjike,* SSHH VIII-l978, Prishtinë, 1979; S a d u l l a h B r e s t o v c i, Lidhja Shqiptare e Prizrenit dhe popullsia serbe e Kosovës, *Konferenca Kombëtare e Studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit,1878-1881,* I, Tiranë, 1979;
S. B r e s t o v c i, Kararnameja - Programi i parë i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, *Gjurmime albanologjike,* SSHH VIII-l978, Prishtinë, 1979, 200.
45. Sheriati ishte forca magjike që mbajti e ruajti unitetin e shoqërisë osmane kombësish e feshë të ndryshme për pesë shekuj. Depërtimi i ideve të *Revolucionit Borgjez Francez* dhe të nacionalizmit evropian prishën harmoninë në shoqërinë osmane (Gjerësisht, Prof. dr. Musa Gashi, Tri teza rreth çështjes nacionalizmi dhe besimi, *Feja, kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët. Simpozium ndërkombëtar*, Prishtinë, 1995, 97-105).
46. Shih më gjerësisht, B e d r u s h S h e h u, Lidhja Shqiptare në “Srpski list”, *Konferenca Kombëtare e Studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit 1878-1881*, Tiranë, 1979, 394.397.
47. Gjerësisht, S a d u l l a B r e s t o v c i, Shembull i shkëlqyeshëm i qëndrimit të drejtë, *Rilindja*, Prishtinë, 14.V. 1978, 10; M u h a m e t P i r r a k u, Shtypi kroat mbi Haxhí Ymer Prizrenin, *Zëri i rinisë,* nr.21, Prishtinë, 20 maj 1978. 22-23; Dr. Muhamet Pirraku *Kultura Kombëtare Shqiptare deri në Lidhjen e Prizrenit*, Prishtinë, 1989; S.Rizaj, *Dokumente angleze mbi Lidhjen Shqiptare të Prizrenit dhe fillimin e copëtimit të Ballkanit (1877-1885), Libri I, 134-136;* Dr. Muhamet Pirraku, *Myderris Ymer Prizreni - Ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887*, Prishtinë, 2003, 345-388.

# Të dhëna të reja dhe dilema për Haxhi Ymer Prizrenin

**(L. rreth 1820 - vd. 12 qershor 1887)**

**Nehat Krasniqi**

Haxhi Ymer Prizreni ka qenë myderriz, myfti, sheh nakshibendi, dhe njëri nga ideatorët, themeluesit dhe udhëheqësit më të spikatur të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Ka qenë kryetari i parë i Shetit të parë Autonom Shqiptar.

Edhepse për Haxhi Ymer Prizrenin, janë shkruar monografi[1] dhe janë mbajtur sesione[2] e tribuna shkencore[3], të dhënat jetëshkrimore për të, kanë ngelur mjaft të varfra dhe aty këtu të pambështetura në burime relevante. Për historiografinë shqiptare është paksa i rëndë dhe i pakuptueshëm fakti që për një figurë kaq madhore të historisë sonë të kohës së re, siç është Haxhi Ymer Prizreni, të ngelin ende të hapura segmentet më elementare jetëshkrimore, si: vendlindja e tij datëlindja dhe trungu gjenealogjik i paraardhësve të tij. Deri vonë nuk është ditur as datëvdekja e tij.[4]

Në historiografinë tonë, për habi, janë shfaqur madje edhe tendenca që mëtojnë të vënë në dyshim dhe të mjegullojnë rolin dhe meritën e Haxhi Ymer Prizrenit, duke ia mveshur pozitën e kryetarit të Lidhjes së Prizrenit dhe atë të kryetarit të Gjykatës së Lartë një adashi të tij nga fshati Nartë i rrethit të Gramshit.[5]

Kjo flet jo vetëm për një shpërfillje, që shkenca dhe institucionet shkencore shqiptare dhe kosovare, po vazhdojnë të tregojnë ndaj burimeve osmane, duke mos krijuar ende parakushtet për hulumtimin sistematik, studimin shkencor dhe publikimin e këtyre burimeve me rëndësi parësore për historinë e Popullit Shqiptar gjatë periudhës mbi pesëshekullore osmane, por, për fat të keq, edhe për prirje dhe tendenca të caktuara për paragjykime dhe anime mbi baza jashtëshkencore.

Në anën tjetër, është sinjifikativ fakti që jetëshkrimi i Haxhi Ymer Prizrenit, nuk gjindet as edhe në publikimet serioze turke, siç është vepra pesëvëllimshe e autorit Sadik Allbajrak, me titull "Son Devir Osmanllë Ulemasë" (Ulmaja osmane e periudhës së fundit), në të cilën janë përfshirë 2845 jetëshkrime të ulemasë që kanë jetuar dhe vepruar në shekullin e fundit të periudhës Osmane, në



tërë hapësirën e kësaj perandorie. Si është e mundur që dosja e Haxhi Ymerit të mos jetë gjetur në arkivin përkatës?! A mos vallë dikush po kujdeset që ajo të mos bjerë në dorë të hulumtuesit? Nuk e dimë.

Pas kryerjes së studimeve në Stamboll, Haxhi Ymer Prizreni deri në fillimin e Luftës Ruso-Turke, të shpallur nga Rusia më 23 prill të vitit 1877, punoi myderriz në medresenë e Gazi Mehmet Pashës në Prizren. Situata politike në Perandorinë Osmane, dhe sidomos në Gadishullin Ilirik, respektivisht shpallja luftë Perandorisë Osmane nga Serbia më 30 qershor të vitit 1876 dhe nga Mali i Zi më 1 korrik të po atij viti, vende këto që shfaqën haptazi pretendime pushtuese ndaj tokave shqiptare dhe okupuan vendet: ... duke eksterminuar popullsinë autoktone shqiptare nga trojet e veta stërgjyshore, e nxitën Haxhi Ymerin që të angazhohej me tërë qenien e tij në luftën politike dhe në organizimin ushtarak të vullnetarëve shqiptarë, për mbrojtjen e interesave të atdheut. Më 13 dhjetor të vitit 1877 ai filloi aktivitetin e tij politik në Parlamentin Osman, në të cilin qe ndër deputetët shqiptarë më aktivë në mbrojtjen e interesave politikë shqiptarë. Këtë aktivitet ai e vazhdoi deri në shpërndarjen e këtij parlamenti nga sulltani, më 14 shkurt të vitit 1878, për shkak të rrjedhave të disfavorshme të luftës me Rusinë. Gjatë kësaj kohe Haxhi Ymeri veproi aktivisht në Komitetin Qendror për Mbrojtjen e të Drejtave të Kombësisë Shqiptare që ishte formuar menjëherë pas mbledhjes së parlamentit të dytë Osman në dhjetor të vitit 1877. Në këtë komitet, ai u dallua si njëri nga ideatorët dhe nismëtarët më aktiv dhe më të prerë për themelimin e Lidhjes Shqiptare. Me punën e tij të palodhur dhe të vendosur, duke qenë në krye të Komisionit Organizativ Haxhi Ymeri me shokë organizoi dhe mbajti Kuvendin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit më 10 qershor të vitit 1878. Në tetor të vitit 1879 Haxhi Ymer Prizreni u zgjodh kryetar i Lidhjes Shqiptare, kurse në janar të vitit 1881 kryetar i Qeverisë së Shtetit të parë Autonom Shqiptar, funksion që e ushtroi deri në vdekje.

Disa të dhëna të reja, për Haxhi Ymer Prizrenin, që po prezantohen këtu për herë të parë, i kemi nga vetë Haxhi Ymeri, respektivisht nga dy ixhazetnametë (diploma) të lëshuara nga vetë ai. Njërën ixhazetname ia kishte lëshuar Hafiz Hasan-Fehmiut, djalit të Muhamet Eminit nga Prizreni, ndërsa tjetrën ia kishte lëshuar Maliq Jumniut, djalit të Adil Prizrenit, që të dy diplomanë të Medresesë "Gazi Mehmet Pasha" të Prizrenit.

Nga këto dy ixhazetname, mësojmë se Ymer Efendiu i biri i Sylejmanit, ka qenë i njohur me mbiemrin Muderrizzade, domethënë Myderrizi. Kjo e dhënë konfirmon se Haxhi Ymeri rrjedh nga një familje myderrizësh të cilët këtë profesion e ushtronin prej kohësh, dhe se mbiemri i tyre tashmë identifikohej me ofiqin myderriz. Nga këto ixhazetname, po ashtu mësojmë se Ymer efendi Myderrizi, studimet i ka mbaruar në Stamboll, ku ka vijuar mësimet nga dijetarët më në zë të asaj kohe si Ebu Bekër Tikveshi, Jahja Tevfik i biri i Ahmed Denizliut, i njohur si Hasan Efendi Zade dhe të tjerë. Te ky i fundit, Ymer Myderrizi ka marrë jo vetëm ixhazetin, respektivisht diplomën për mbarimin e studimeve, po edhe diplomën e posaçme për tefsir, hadith dhe për sheh të Tarikatit Nakshibendi. Në këto ixhazetname është pasqyruar vargu i ixhazetdhënësve me radhë, i cili shkon deri te Profeti Muhamed a.s.

Këto ixhazetname janë të rëndësishme, jo vetëm për faktin se hedhim dritë

në rrugën e edukimit dhe arsimimit të Haxhi Ymer Prizrenit, por edhe për arsye se në to pasqyronen në mënyrë eksplicite, pikëpamjet etiko-pedagogjike të tij. Që në fillim të këtyre ixhazetnameve, pas besmeles, hamdeles dhe salveles, myderriz Ymer efendiu, i thur një distik diturisë, duke thënë: " Dituria është më e vlefshmja nga bukuritë që jeta na i ka ofruar // për ta nxënë atë tokë e shkretëtirë kam kaluar". Pastaj, pas referimit tek disa ajete kuranore dhe hadithe të Pejgamberit lidhur me diturinë dhe vlerën e saj, dhe pas prezantimit të zinxhirit të arsimtarëve dhe edukatorëve pararendës, myderrizi ynë i këshillon diplomantët e tij me këshillat më të mira, disa nga të cilat po i citojmë në vazhdim.

Të jemi të devotshëm ndaj Allahut, sepse kjo është kryesorja e çdo gjëje... Dhe shkallët e devocionit, siç dihet, janë të ndryshme, e ti përmbaju më të lartës.

Mos birr asnjë çast nga koha jote, duke e shpenzuar atë në gjëra koqenësore.

Dritëso zemrën tënde, duke u zhytur thellë në përmendjen e Zotit të Madhërishëm, deri sa të arrish mjaftueshmërinë me Zotin. Arritjen e kësaj e lehtëson me vetmim dhe me ushtrime; Duke lënë shoqërimin me gjindjen, sidomos me masat; Duke u angazhuar në shoqërimin me Zotin e Vërtetë; Duke u angazhuar në spastrimin e shpirtit dhe fisnikërimin e moralit; Duke u shmangur dhe duke u larguar nga motivet e famës, sepse fama është fatkeqësi e madhe.

Pakëso sa të mundesh miqësitë, sepse dëmi më i vogël që sjellin ato, është humbja e kohës, e cila është maja e pasurisë sate, kurse Zoti nuk të jep asgjë më të dashur se koha. Me të arrin çdo nder dhe respekt që s'ka kufi as fund. Po qe se humb vetëm një çast kohe, ajo do të shkojë pakompensueshëm, madje edhe po të tuboheshin të gjithë mbretërit dhe po të shpenzonin thesaret e tyre dhe të përpiqeshin me të tëra forcat, bashkë me ushtritë e tyre, - nuk do të mund ta kthenin atë çast. Prandaj, mos e humb një gjë kaq të dashur siç është koha, duke e shpenzuar atë në devijimet e turpshme dhe në epshet djallëzore. Mos e turpëro vetveten duke u marrë me punë të liga dhe me gënjeshtra, duke dashur kështu mëkatin më të madh.

Mos i sakrifiko të mirat e përhershme për ato të përkohshmet.

Me njerëzit sillu mirë, me dhemshuri, butësi e afërsi. Fale atë që të ka bërë dëm e keq. Bëj mirë, bëhu modest, i shoqërueshëm, i butë, i frenuar në zemërim, i përmbajtur në hidhërim, sa të mundesh.

Plotësoji nevojat e njerëzve, sa të mundesh, me pasurinë tënde, me trupin tënd dhe me shpirtin tënd.

Shoqërohu me njerëzit e mirë, sidomos me të mirët e varfër, edukohu me edukatën e tyre, preokupohu me gjendjen e tyre, siguro afërsinë e tyre dhe sa më shumë plotësoju nevojat e tyre.

Mendimet që ka shfaqur Haxhi Ymer Prizreni në këto ixhazetname, mundësojnë që të krijojmë një parafytyrim të përafërt për botëkuptimet, karakterin dhe personalitetin e tij.

Haxhi Ymer Prizreni, në dokumentet osmane, paraqitet si ideatori dhe veprimtari më i prerë dhe më aktiv i krijimit të një shteti autonom shqiptar, i cili do t'i bashkonte të gjitha sanxhaqet me popullsi shqiptare në një njësi të vetme administrative. Për realizimin e këtj synimi Haxhi Ymeri veproi në disa rrafshe. Organizoi administratën, gjygjësinë, financat dhe postë-telegrafin.

Një akt shumë domethënës që ndërmori Haxhi Ymer Prizreni, është fetfaja e tij e njohur, me të cilën urdhërohej që "çdo shqiptar asht i detyrueshëm me luftue kundra ushtris turke, mbassi Turkija don me ja lëshue tokën shqiptare shkjaut (Sllavit)". Rëndësia e kësaj fetfaje konsiston jo vetëm në konsekuencën e parimit të patjetërsueshëm mbi të drejtën e luftës për mbrojtjen e atdheut dhe të qenies kombëtare, por edhe në porosinë që transmeton ajo për profilizimin ideor dhe politik të ylemasë shqiptare. Kjo fetfa përbën aktin më sublim të shkëputjes dhe pavarësimit të gjykatave të Shtetit Autonom Shqiptar dhe të shqiptarëve myslimanë, nga juridiksioni i Shejhulislamit të Portës së Lartë dhe të sulltanit si halif i myslimanëve. Të përmendim këtu se fetfa të ngjashme ishin dhënë nga ylemaja shqiptare edhe në momente të tjera historike para Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Në janar të vitit 1831, myftiu i Shkodrës Selman efendiu, i cili ishte edhe anëtar i Divanit të Mustafë Pashë Shkodrës, dha fetfanë me të cilën përligji luftën kundër reformave të Tanzimatit, duke i konsideruar ato, bidate (risi që devijojnë nga tradita islame), kurse qeveritarët e Portës së Lartë, armiq të fesë e të mbretërisë.

Haxhi Ymer Prizreni, për qëndrimin idetë dhe veprën e tij politike patriotike, zë vend qendror në mesin e Rilindësve Kombëtarë Shqiptarë. Është thënë me të drejtë se Lidhja Shqiptare e Prizrenit, ka qenë prodhim i ndjenjës së kombësisë shqiptare, e ndihmuar edhe nga ndjenja fetare islame. Me Lidhjen Shqiptare të Prizrenit zë fill jeta politike kombëtare shqiptare. Ndërsa vepra e Haxhi Ymer Prizrenit, paraqet gurin themeltar të kësaj zanafille.

---

*Fusnotat:*

1. Qemal Mataj, **Ymer Prizreni 1820-1887 Themelues i Shtetit të Parë Autonom Shqiptar**. Prizren 2002; Muhamet Pirraku, **Myderriz Ymer Prizreni – Ora, Zemra dhe Shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887**. Sharr 2003.
2. Sesioni shkencor: **Ymer Prizreni Personalitet i shquar i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare (25 – 26 maj 2002).** Ulqin: ART CLUB 2002.
3. **Dritë e Re Për Kryetarin e Parë të Shqipërisë Etnike** : Tribunë shkencore në 115-vjetorin e martirizimit të Ymer Prizrenit 12 qershor 1887 – 12 qershor 2002. Prishtinë: Instituti Albanologjik i Prishtinës. Dega e Historisë. 1, 2002.
4. E dhëna për datëvdekjen e Haxhi Ymer Prizrenit është kumtuar nga Dr. Muhamet Pirraku, në sesionin shkencor **Ymer Prizreni Personalitet i shquar i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare (25-26 maj 2002).** Ulqin: ART CLUB 2002. f. 151.
5. Prof. dr. Kristo Frashëri në librin etij **Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1878-1881).** Tiranë 1997 f. 370, duke kontestuar konstatimin e Sulejman Kylçes, sipas të cilit Ymer Prizreni ishte ngarkuar me tri detyra të larta, me detyrën e kryetarit të qeverisë së përkohshme, me detyrën e kryetarit të Vilajetit të Bashkuar dhe me detyrën e kryetarit të Gjykatës së Lartë, thotë: "njoftimi i historianit turk se Haxhi Ymeri alias Ymer Prizreni përqendroi në duart e veta të tre funksionet e larta shtetërore duhet marrë me rezervë. Duket se këtu ka një ngatërresë, të cilën deri sot askush nuk e ka vënë në dukje. Ngatërresa ka rrjedhur nga se kemi të bëjmë me dy persona të ndryshëm që kishin të njëjtin emër – njëri, Haxhi Ymer Efendiu apo Ymer efendi Prizreni, tjetri Haxhi Ymer Efendiu apo Ymer efendi Narta, që të dy myderriza të së drejtës islamike. Duket se ky i dyti, i cili, me sa thuhet, ishte nga fshati Nartë i rrethit të Gramshit, shkoi në Prizren së bashku me Abdyl Frashërin, për të përfaqësuar krahinat e jugut në organet e larta të shtetit të ri shqiptar. Nga këta të dy personalitete homonimë, Ymer Prizreni, një nga themeluesit e Lidhjes Shqiptare u zgjodh, siç e thekson konsulli Lippih, kryetar i qeverisë së përkohshme, kurse tjetri, Ymer Narta u zgjodh kryetar i Lidhjes së Prizrenit dhe njëkohësisht kryetar i Gjykatës së Lartë." Këto mendime të Prof. Kr. Frashërit janë krejtësisht të pa mbështetshme për këto arsye: Ymer Narta nuk ka qenë myderriz i të drejtës islamike, nuk është zgjedhur kryetar i Lidhjes së Prizrenit në asnjërën periudhë të saj dhe nuk është zgjedhur kryetar i Gjykatës së Lartë. Ymer Narta në të vërtetë ka qenë Ymer Shefki Pasha nga Narta, deputet në Parlamentin Osman në vitin 1876, veprimtar politik aktiv në Komitetin Qendror për Mbrojtjen e të Drejtave të Kombësisë Shqiptare, i internuar në Kastamoni, pastaj i falur nga sulltani dhe i emruar mytesarrif i Sinopit. Ka vdekur duke qenë në këtë pozitë. Djali i tij Besim Ymer Pasha ka qenë mjek i shquar autor i afro 50 veprave dhe autoritet në fushën e mjekësisë (Ibrahim Alaettin**, Meshur Adamlar**, cilt 1. Istanbul 1933-1935, f. 147).

## 130 vjetori i Lidhjes së Prizrenit

# Roli i ulemave në Lidhjen e Prizrenit (1878-881)

Mexhid Yvejsi

**All-llahu i Madhëruar e ka përcaktuar se kush janë besimtarë: "Besimtarë janë vetëm ata që i besuan All-llahut, të dërguarit të Tij, e mandej nuk dyshuan dhe për hirë të All-llahut luftuan me pasurinë dhe me jetën e tyre. Të tillët janë ata të vërtetët." (Kur'an, 49:15)**

### Hyrje

**"Haj medet për kit Shqipni,**
**Shtatë krajla n'ta janë hi:**
**Karadaki me Serbi…"** *Popullore*

Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1878-1881) është një nga ngjarjet më të rëndësishme historike të kombit shqiptar. Rëndësia e madhe historike e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit shtrihet jo vetëm në të gjitha trojet shqiptare, por edhe në Ballkan, madje edhe në tërë Europën.

Lidhja Shqiptare e Prizrenit e zgjoi, e zhvilloi dhe e përparoi vetëdijen kombëtare shqiptare. Ajo me përpjekje të mëdha e ngriti këtë veprimtari në shkallën më të lartë, duke e oganizuar edhe luftën për autonomi-pavarësi…

Lidhja Shqiptare e Prizrenit e çoj, e ngriti për herë të parë çështjen kombëtare shqiptare në arenën ndërkombëtare.

Trajtimi i drejtë i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit përmban njohjen e kushteve dhe marrëdhënieve politike, ekonomike, shoqërore, kulturore dhe në veçanti atë fetare.

Feja, në veçanti feja Islame, prej shumicës së studiuesve, historianëve, nuk është përfillur. Nuk janë përfillur as institucionet e saj, as objektet e saj: xhamitë, teqetë, mejtepet, medresetë, ku janë zhvilluar veprimtari të ndryshme gjatë Lidhjes Shqiptare të Prizrenit…

Nuk janë përfillur as titujt e nderuar fetar si myfti, kadi, haxhi, myderriz, hafiz, shejh, hoxhë, imam, mulla, dervish etj.

Gjithashtu, nuk janë përfillur as dijetarët e saj ose ulematë shqiptarë…

Ulematë shqiptarë, jo vetëm që nuk janë përfillur, por janë përbuzur, janë nënçmuar, madje edhe janë akuzuar si "turkoshak", "turkofil", "turkoman" "sulltanistë" edhe me emra tjerë edhe më të pistë…!

E vërteta është se, ulematë shqiptarë ishin mendja, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

### Roli i ulemave në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit

Roli i ulemave në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit do të kuptohet më mirë kur të kuptohen, pranohen dhe zbatohen, në jetën e përkohëshme tokësore, porositë e përhershme hyjnore.

Religjioni ose feja, sipas enciklopedistëve anglo-amerikanë, është faktor përcaktues për jetë a vdekje, qoftë si individ apo si shoqëri, dhe në gjirin e saj ajo përfshinë gjërat më themelore: rregullin dhe domethënien e jetës…

Feja, sipas William James-it, psikolog amerikan, na jep siguri dhe lumturi në jetë, në marrënënie me të tjerët është burim dashurie.

Mungesa e besimit, e dashurisë sjellë urrejtje. Urrejtja sjellë sëmundje. Njerëzit e sëmur kanë nevojë për t'u shëruar dhe jo për të shkruar histori të shtrembëruar…!

Traktati i Paqës, i imponuar, ndërmjet Perandorisë Ruse dhe Perandorisë Osmane i shkëpuste rreth 80 përqind të territorit që Turqia kishte në Gadishullin Ballkanik, gjysmën e trojeve shqiptare…

Me nënshkrimin e Traktatit të Shën Stefanit me 3 mars 1878, me vendimet e Kongresit të Berlinit, 13 qershor-13 korrik 1878, Perandoria Osmane përjetoi tronditje të mëdha politike, bashkë me te edhe shqiptarët që ndodheshin në përbërje të saj…

Kombit shqiptar dhe trojeve të tyre etnike nuk ju dhanë kurrfarë rëndësie prej kancelarive të Fuqive të Mëdha, madje ata e kërcënonin se do ta coptonin…

Thënia që i atribuohet Bismarkut se: "Nuk ka komb shqiptar, Shqipëria është vetëm një shprehje gjeografike" e dëshmon gjendjen e shqiptarëve shumë katastrofike…

Në fakt, ky problem i ruajtjes së tërësisë së Shqipërisë kishte filluar në vitet e Krizës Lindore 1875-1878…

Shqiptarëve rreziku më i madh i vinte prej vendeve fqinje: Italia, Greqia, Bu-



llgaria, në veçanti nga Sërbia dhe Mali i Zi…

Poeti i madh, prifti i lartë katolik-françeskan, Gjergj Fishta, duke e parë rrezikun nga fqinjtë, te kryevepra e tij "Lahuta e Malcis" u drejtohet shqiptarëve:

*"Por, pse na të vogjël jemi*
*Pse fis e vlla nuk kemi*
*Na sod shkjaut s'mund t'i bajmë ballë*
*Qi po do t'na përpijë gjallë,*
*Prandej, thom se e lyp e mara*
*Qi dhe sot na, si përpara,*
*Të rrim njit me mbret t'Stambollit*
*Për me i bamun ballë Nikollit…"*

Poeti i madh i kombit, prifti i lartë i Kishës Katolike, Gjergj Fishta, vetë e shikonte Mbretin, Sulltanin, Turqinë, Stambollin, në atë periudhë të vështirë për shqiptarët dhe trojet e tyre, si shpëtimtar dhe si një faktor i bashkimit kombëtar, përballë fqinjëve serbo-malazezë…

Në këto rrethana shumë të ndërlikuara, ulematë shqiptarë me veprimtari e dëshmuan atë që besuan.

Ulematë shqiptarë ishin zhveshur nga gjërat e kota, që rrjedhin nga bota; ata me shembullin e vet, me besim, me dituri, me pasuri, dëshmuan me devotshmëri se për shqiptar nuk ka jetë pa Shqipëri…

Ulematë shqiptarë i filluan përgatitjet për themelimin e një lëvizje politike-ushtarake, që në muajin mars të vitit 1878. Mbledhjet u mbajtën nëpër xhami, teqe, mejtepe dhe medrese…

Kuvendi themelues, Kuvendi i Përgjithshëm i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit u organizue prej ulemave. Ulematë ishin mendja, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Të gjitha komitetet e Lidhjes, apo degët e saj, që ishin themeluar në të gjitha qytetet shqiptare, ishin organizuar prej ulemave, prej Gjakovës deri në Shkodër, nga Prishtina deri në Dibër, që u përhapen me të shpejtë edhe në Shqipërinë e Jugut, deri në Janinë…

Në Kuvendin e Përgjithshëm të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, ku muarrën pjesë rreth treqind përfaqësues, edhe nga Sanxhaku e Bosna, prej tyre dihen emrat e rreth 150 përfaqësuesve, 96 ishin nga Kosova, 26 nga Vilajeti i Shkodrës, të tjerët nga Vilajeti i Manastirit dhe i Janinës, shumica prej përfaqësuesve ishin ulema…

Dega e Gjakovës kishte shumë ulema, prej tyre dallohen, Kadiu i Gjakovës, Ahmed Efendi Korenica, Myfti i Gjakovës, Ismail Efendi Yvejsi, Myderriz Hasan Efendi Shllaku…

Dega e Shkodrës kryesohej nga Myderriz Daut Efendi Boriçi (1825-1896) i cili kishte mbështetje nga Myftiu Jusuf Efendi Tabaku.

Dega e Ulqinit kishte në kryesi dy veprimtarë të shquar, Hafiz Salih Hylja dhe Hafiz Tamizin…

Dega e Pejës përfaqësohej nga Myderriz Haxhi Zeka…

Dega e Prizrenit kryesohej nga Myderriz Ymer Efendiu.

Dega e Mirovicës nga Myderriz Osman Efendiu dhe Myderriz Ali Efendiu…

Dega e Prishtinën përfaqësohej nga Myftiu Zejnel Abedini.

Bajrakun e Lubinës e kryesonte Mulla Hasani

Tetova përfaqësohej nga Shejh Mustafa

Dega e Dibrës kishte veprimtarë Hoxhë Moglicën dhe Shejh Hysenin…

Dega e Shkupit kishte veprimtar të dalluar Myderriz Abdyl Efendiun, i cili ishte myderrizi kryesor i Shkupit, që u burgos me Abdyl Frashërin në muajin prill, 1881 në burgun ushtarak, në Kalanë e Prizrenit, kur Dervish Pasha hyri në Prizrenin…

Në të gjitha degët e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, në katër vilajetet shqipare, ulematë ishin shtylla kryesore e tyre. Disa ishin, siç thuhet sot, më të moderuar, disa më konservatorë, disa të tjerë më radikal. Por, secili prej tyre ishte i veçant…

I veçant ishte Myderriz Haxhi Ymer Prizreni, me tipare luftarake, por edhe



me ndikim të madh shoqëror, kulturor e pedagogjik, i përafërt ishte edhe Myderriz Haxhi Zeka, dy nga figurat më të shquara të ulemave në Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Ulematë shqiptarë përveç organizimit, drejtimit dhe fuqizimit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, zhvilluan edhe veprimtarinë kulturore-pedagogjike.

Prej themelimit, prej Kuvendit të Përgjithshëm të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, i cili i zhvilloi punimet në Xhaminë Bajrakli, jo aty në atë shtëpinë e vogël, e cila ishte mejtep (mësojtore), dhe deri në shuarjen e saj me luftë, prill-maj, 1881, ulematë ishin ata që i shkruan shumicën e akteve, peticionet, memorandumet, shkruan, përpiluan, hartuan, Kararnamen (Akt-vendimin), Talimatin (Urdhëresat) etj. Prej këtyre shkruesve dallohen ulematë pedagogë, që ishin puntorë të arsimit, pra ishin myderrizët, si myderriz Ymer Prizreni, myderriz Ismail Efendi Yvejsi, myfti nga Gjakova, myderriz Ali Efendiu nga Mitrovica, Myderriz Daut Efendi Boriçi nga Shkodra etj.

Ulematë ishin frymëzuesit, organizuesit, e protestave kundër vendimeve të Kongresit të Berlinit, që po vendosnin të coptonin trojet shqiptare. Ulematë ishin frymëzuesit, kur e lypte nevoja, edhe të luftës së armatosur. Ngjarjet e Gjakovës, që e tronditën Europën, shtator, 1878, ku u vra përfaqësuesi i Turqisë, gjenerali Mehmet Ali Pasha me Abdullah Pashë Drenin, mikpritësin nga Gjakova, dhe qindra të tjerë, ishin frymëzuar nga Myderriz Ymer Prizreni, nga Kadiu i Gjakovës, Ahmed Efendi Korenica dhe disa ulema të tjerë…

Kështu ndodhi edhe në mbrojtjen e Plavës, Gusisë, të Ulqinit. Në luftën që u zhvillue në Slivovë e Shtimle, prill, 1881, ku u vranë dhe u plagosën rreth 1200 luftëtarë, mes tyre edhe Mic Sokoli, aty u zue gjallë Mulla Hyseni, i cili u ekzekutue pa gjyq, me Ali Nimanin, oficier, dhe Sefë Kosharën…

Shpirtin luftarak të ulemave, pa dyshim, e përfaqëson, përveç të tjerëve, Myderriz Haxhi Ymer Prizreni.

Aristoteli (384-322) thoshte se poezia është më filozofike, më e vleshme se historia, sepse poezia priret të shpreh të përgjithshmën, kurse historia të pjesërishmën.

Në një poezi, këngë trimërie popullore, që i kushtohet Myderriz Haxhi Ymer Prizrenit, para betejës në Qafë t'Morinës, afër Gjakovës, pranverë, 1881, mendoj se shprehet mjaft bukur e përgjithshmja për ulematë…



### Kush ja jep mretit ni plum
**(Kushtuar Myderriz Haxhi Ymer Prizrenit)**

*Ymer Efenija, trim shqiptar,*
*Sylejmani ni komandar,*
*I tubuan tre mi' luftarë,*
*Tanë malsorë, n'plisa t'bardhë,*
*N'Qafë t'Morinës kokan dalë,*
*Sylejmani majti fjalë:*
*- Ngoni ju vllazën shqiptarë,*
*Do t'i dalim turkut përballë;*
*Dervish Pasha n'Gjakovë a ardhë,*
*Për m'i zanë krent, m'i vjerr' vet,*
*Me coptue kët ven t'shkretë.*
*- Efeni, çka me ba,*
*A ban turkut pushkë m'i ra?*
*Myderrizi kish pas thanë:*
*- Kur asht fjala për vatan,*
*Jo veç turkut e atij tjetrit,*
*Po ni plum kush ja jep mretit,*
*Ka me shkue n'lule t'Xhenetit!*
*Fjalët e hoxhës kur i nguen*
*Të tanë burrat n'kam u çuen,*
*Lidhën Besë e pajtuen gjaqe,*
*- Me ven tonë s'ka pazarllaqe...!*

All-llahu i Madhnueshëm e ka përcaktuar kush janë besimtarë:

"Besimtarë janë vetëm ata që i besuan All-llahut, të dërguarit të Tij, e mandej nuk dyshuan dhe për hirë të All-llahut luftuan me pasurinë dhe me jetën e tyre. Të tillët janë ata të vërtetët." (Kur'an, 49:15)

Me pak fjalë, ky ishte roli i ulemave në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, këtë nuk duhet harruar, as nuk duhet lejuar të tjerët ta harrojnë, sepse e harrojmë vetveten….

*Burimet dhe literatura kryesore:*


1. Noel Malkolm, Kosovo a short history, Harper Cillins, 1999.
2. Xhafer Belegu, Lidhja e Prizrenit, Tiranë, 1939.
3. Ali Hadri, "Kontribut për ndriçimin e "L.P." "Përparimi" Prishtinë, 1967.
4. Vjetar, Nr.XII-XII, 1981, Prishtinë, Arkivi i Kosovës.
5. Gjurmime albanologjike, Nr.32-32, 2001-2002, Seria e shkencave historike, Instituti Albanologjik i Prishtinës.
6. Akademia e Shkencave dhe e Arteve të Kosovës, Konferenca Shkencore e 100-Vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, Referate dhe kumttesa të mbajtura në Sesionin e Historisë, Prishtinë, 6-9 qershor 1978, Prishtinë, 1981.
7. Feja, Kultura dhe Tradita Islame Ndër Shqiptarët, (Simpozium ndërkombëtar-15,16, 17 tetor 1992, Prishtinë) Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Redaksia e botimeve historike, Prishtinë, 1995.
8. Kristo Frashëri, Lidhja e Prizrenit (1878-1881), Tiranë, 1956.
9. Selami Pulaha, Programi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit për krijimin e provincës autonome të Shqipërisë "Studime historike" 2, Tiranë, 1978.
10. Universitet Shtetëror i Tiranës, Instituti i Historisë dhe i Gjuhësisë, Tiranë Historia e Popullit Shqiptar Vëllimi i Dytë, Hartuar si tekst nga: Selim Islami dhe Kriso Frashëri, Prishtinë, 1968.
11. Vjetar, Nr. XXXV-XXXVI, 2006, Prishtinë, Arkivi i Kosovës.
12. Gjurmime albanologjike, Seria e shkencave historike Nr. 10, Prishtinë, 1981.
13. Qemal Mataj Ymer Prizreni (1820-1887), Prizren, 2002.
14. Nuredin Lushaj Këngë trimërie nga Tropoja, Tiranë, 2003.
15. Instituti Albanologjik i Prishtinës Këngë Popullore të Rilindjes Kombëtare, Prishtinë, 1978.

# Botimi i veprës së Hafiz Ali Korçës – ngjarje e madhe kulturore

**Prof. Dr. Mehdi Polisi**

Në shtatorin e vitit 2007 doli në qarkullim vepra më e plotë - dymbëdhjetë vëllime - e Hafiz Ali Korçës (lindi më 1873 dhe vdiq më 1956), të cilën e hulumtoi, e studioi, e analizoi dhe e përgatiti për botim prof. dr. Ismail Ahmedi. E botoi Shtëpia Botuese "Logos - A" në Shkup.

Këtë shkrim po e bëj jo pse jam njëri nga recensentët e kësaj vepre madhore - për këtë, të them të vërtetën, e ndiej veten shumë të nderuar e të respektuar, - por e bëj pikërisht për faktin se vepra ka vlera të larta politike, patriotike, edukative, arsimore, letrare, gjuhësore, përkthyese, historike, publicistike, kulturore, islamistike etj., - të gjitha këto në shërbim të shoqërisë njerëzore përgjithësisht dhe të shoqërisë shqiptare veçanërisht. Duke u nisur nga këto vlera të pakontestueshme, pata guximin dhe, sigurisht nuk gabohem, që botimin e veprës së Hafiz Ali Korçës, prej dymbëdhjetë vëllimesh, ta konsideroj ngjarje të madhe kulturore. Për daljen në dritë të kësaj vepre madhështore, profesori i nderuar, Ismail Ahmedi, punoi për vite me radhë, duke gjurmuar, siç thotë ai, nëpër institute, arkiva, biblioteka publike e personale, nga njëra anë, dhe duke shfrytëzuar dokumente arkivore, vepra biografike, korrespondenca të ndryshme që Hafiz Aliu mbante me burra shteti, me intelektualë, me universitete, me redaksi të ndryshme të vendit dhe të jashtme, nga ana tjetër. (Vepra 1, f. 18). Për këtë dhuratë të madhe, të cilën profesor Ahmedi ia dha lexuesit dhe kulturës shqiptare, e shoh të arsyeshme që të bëj një vështrim të shkurtër.

Profesor Ismail Ahmedi pas kryerjes së medresesë së mesme "Alaudin" në Prishtinë, kishte shkuar në Botën Arabe - në Bagdad dhe në Kuvajt - për të bërë studimet themelore dhe pasuniversitare për gjuhën dhe letërsinë arabe. Përgatitja e tij profesionale në këtë fushë të dijes bëri që ai, pas kryerjes së studimeve, në vitin 1974 të niste punën si asistent në Degën e Orientalistikës të Fakultetit të Filologjisë të Universitetit të Prishtinës. Ismail Ahmedi vazhdon të punojë po aty, tash si profesor ordinar. Angazhimi



*Hafiz Ali Korça*

i tij i vazhdueshëm për mirëqenien e Degës së Orientalistikës, të cilën e ka udhëhequr një kohë të gjatë si shef dege; të Fakultetit të Filologjisë dhe të Universitetit të Prishtinës në përgjithësi, ka qenë i madh. Përvojën e tij universitare prof. Ahmedi do ta dëshmojë me rastin e zyrtarizimit të Universitetit Shtetëror të Tetovës, kur do të zgjidhej prorektor për çështje mësimore. Ndihmesa e tij në këtë funksion, vërtet, ishte e madhe. Ai (së bashku me autorin e këtyre rreshtave) qe ftuar për të dhënë kontributin edhe në hartimin e planeve dhe programeve mësimore gjatë themelimit të Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës dhe të Fakultetit të Studimeve Islame të Shkupit.[1]




Emri i Ismail Ahmedit është bërë i njohur edhe me botimin e shkrimeve të ndryshme si dhe me pjesëmarrjen e tij në simpoziume, konferenca, tryeza e tubime të ndryshme shkencore si brenda, ashtu dhe jashtë vendit, prej nga, jo rrallë, është kthyer me mirënjohje të çmuara për kontributin e tij. Përveç studimeve profesionale, kulturore e shkencore, artikujve dhe përkthimeve letrare nga gjuha arabe në gjuhën shqipe dhe anasjelltas, ai ka botuar edhe vepra të veçanta, si: *Prozë arabe* (Prishtinë, 1983), *Të huajt* (Shkup, 1994), *Aspekte letrare* (Shkup, 1995), *Sahihu-l-Buhari në gjuhën shqipe* (Prishtinë, 1995) etj. Në këtë kuadër vlen të përmendet vepra e tij *Eth-Thekafetu-l-Arabijjetu fi Makdonija ve Kosova (min evaili-l-karni-l-hamisi ashere ila evahiri-l-karni-th-amini ashere* "Kultura arabe në Maqedoni dhe në Kosovë nga vitet e para të shekullit pesëmbëdhjetë deri në fund të shekullit të tetëmbëdhjetë", botuar në Arabinë Saudite, më 1999. Kjo vepër, e shkruar në gjuhën arabe, ka peshë të veçantë, sepse përfshin tema të mjaftueshme që afirmojnë popullin shqiptar edhe në Botën Arabe, botuar pikërisht në kohën kur ky angazhim kërkohej më së shumti.[2] Të gjitha këto shkrime e vepra janë, pa dyshim, të rëndësishme.

Megjithatë, vepra, do të thosha, jetike e prof. Ahmedit, është vepra e tij që lidhet me njërin nga personalitetet e shquara shqiptare, Hafiz Ali Korçën. Hulumtimin dhe studimin e veprës së kësaj figure të madhe shqiptare, të nisur disa vite më parë, Ahmedi e realizoi me sukses në shtatorin e vitit 2007, duke i botuar njëherësh, siç u tha edhe më lartë, dymbëdhjetë vëllime, përkatësisht pesëmbëdhjetë vepra të Hafiz Aliut, në qoftë se kemi parasysh se në vëllimin nr. 6 janë përfshirë dy dhe në vëllimin nr. 7 tri vepra. Në të vërtetë serinë e këtij botimi të veprave të Hafiz Ali Korçës e përbëjnë: *Hafiz Ali Korça - Jeta dhe vepra,* me këtë nis seria e këtij botimi dhe mban numrin rendor 1; *Shtatë ëndrrat e Shqipërisë* (nr. 2); *Jusufi e Zelihaja* (nr. 3); *Historia e shenjtë dhe katër halifetë* (nr.

4); *Çelësi i Librit* (nr. 5); *Abetaret* (janë dy abetare njëra: Abetare e gjuhës shqipe dhe tjetra Abetare e gjuhës arabe) (nr. 6); *Myslimanija; Mevludët; Treqint e-tri fjalët e Imam Aliut* (nr. 7); *Tefsiri i Kur'anit* (nr. 8); *Bolshevizma a çkatërrimi i njerëzimit* (nr. 9); *Rubaijati* (katroret e Umer Khajamit) (nr. 10); *Gjylistani a trëndafilishta e Sadiut* (nr. 11) dhe *Publicistika dhe shkrime të tjera* (nr. 12). Vepra nga fusha të ndryshme dhe me tema të llojllojshme.

Është shumë e vërtetë se t'i gjesh e t'i tubosh të gjitha këto vepra, sidomos kur ato për një kohë të gjatë kanë qenë të shpërndara andej-këndej, të mbuluara nga pluhuri i kohës dhe me tendencë për të qenë larg syrit të lexuesit, sa për arsye të autorit të tyre, sa për arsye të temave të shtruara, të cilat nuk përputheshin me rrethanat politiko-shoqërore dhe ideologjike, që mbretëronin asokohe në Shqipëri, - ka qenë punë e vështirë, ka qenë punë që ka kërkuar kohë të gjatë hulumtimi, madje angazhim të veçantë, por, mendoj se dëshira, vullneti, bile do të ishte më mirë të thosha, obligimi intelektual për t'i dalë hakut dhe për ta ndriçuar figurën e madhe të kombit tonë, Hafiz Ali Korçën, kanë qenë për Ahmedin shtytje për t'i kapërcyer të gjitha pengesat që eventualisht i kanë dalë përpara. Sidoqoftë, merita e Ismail Ahmedit këtu është jashtëzakonisht e madhe, sepse me këtë ai doli në krye të detyrës që këtë kapital kulturor ta bëjë pronë të bibliotekave tona dhe që edhe brezi ynë, pas mbi pesëdhjetë vjet nga vdekja e intelektualit tonë të madh, Hafiz Ali Korçës, për të cilin, njohuritë tona, fatkeqësisht, kanë qenë shumë të mangëta, të komunikojë me të. Kjo është punë e madhe dhe për këtë e përgëzojmë prof. dr. Ismail Ahmedin.

Dhe, për të pasur ide të qarta për personalitetin e Hafiz Ali Korçës: kush ishte Hafiz Ali Korça, për se shquhet ai, në çfarë përmasash është angazhuar për realizimin e të drejtave të popullit të vet, shqiptarëve, sa dijetar i madh ka qenë, në cilat fusha të dijes ka dhënë kontributin e tij më të çmuar si dhe për shumë e shumë çështje të tjera që lidhen me të, - jemi të detyruar t'i referohemi veprës së tij.

Tani, duke lexuar veprat origjinale të Hafiz Ali Korçës, që janë, siç thamë më lart, dhuratë e çmuar e studiuesit të tyre, I. Ahmedit, shohim se autori Hafiz Ali Korça është një burrë plot vlera shpirtërore e patriotike, është një shembull




atdhedashurie, është një përparimdashës për atdheun tonë. Deviza dhe ëndrra e tij kryesore ishte kjo që ai gjithmonë dëshironte që vendin dhe popullin e vet ta shohë të ditur, të shkolluar, të kulturuar, të qytetëruar, me të drejta të barabarta me të gjithë popujt e tjerë të botës. Hafiz Ali Korça pra është figurë e madhe e kombit tonë.

Ai ishte patriot, sepse gjithnjë punoi dhe synoi e deshi që atdheu ynë të shkonte përpara dhe drejt një evolucioni të vazhdueshëm në të gjitha fazat e qytetërimit modern, ai ishte një patriot i fuqishëm sepse, kur bëhej fjalë për të mirën e atdheut, nuk kurseu as jetën. Kështu, për shembull, në Kongresin e Dibrës (23 korrik 1909), në mesin e 315 burrave më të zgjedhur nga të gjitha trojet shqiptare, Hafiz Ali Korça ripërsëriti haptazi kërkesën e Naim e Sami Frashërit dhe të tjerëve për hapjen e shkollave shqipe të të gjitha niveleve, nga shkollat fillore deri tek universiteti, e të të gjitha drejtimeve, dhe që në ato shkolla mësimi të zhvillohej zyrtarisht në gjuhën shqipe. Këto kërkesa, të cilat pushteti i atëhershëm i konsideronte tepër ekstreme, i kushtuan shumë Hafiz Aliut. Ai, për shkak të këtyre kërkesave, më pastaj do të ndiqej këmba-këmbës nga pushteti, madje, sipas shkrimeve që i gjejmë në veprat e tij, do të dënohej me vdekje. Kjo, megjithatë, nuk i bënte përshtypje

fare atij. I patrembur dhe pa u lëkundur në idealin e tij, edhe kur i ofronin poste të larta, edhe kur e kërcënonin me vdekje, ai më me ngulm do të vazhdonte dhe më tutje aktivitetin e tij patriotik për të mirën e atdheut. Duke qenë i tillë, fjalëve të një pushtetari që e dënoi me vdekje: "*Ali efendiu të bëjë shyqyr që shpëtoj prej trekëmbëshit*" do t'u përgjigjej shkurt: "*Qeshqe, më mirë të më paskëshit varur se sa nuk latë gjë të metë pa ma punuar. Vdekja për mua do t'ishte lule. Gjashtë muaj vazhduan gurët. Hajde të themi se unë u vrava, a pandehnit ju se kjo idee do të vdiste? Unë kam lënë me mijë nxënës të cilët këtë idee kanë për ta ndjekur. Por duhet ta dini mirë se edhe sikur të vdisnja rashtat (eshtrat) e mija gjer në kijamet ah Shqipëri ah Shqipëri kanë për të thirur"* (Vepra 2, f. 84 e tutje). Nga kjo shihet se Hafiz Aliu është person me vlera të mëdha, burrëri e guxim të pakontestueshëm. Ai diti të mbrojë të drejtat tona kombëtare: gjuhën shqipe, shkronjat shqipe, shkollën shqipe me një gjuhë të mprehtë, si shpata.

Ai ishte autor tekstesh shkollore, sepse përpiloi, për shembull, *Abetaren e gjuhës shqipe*, *Abetaren e gjuhës arabe* (në gjuhën shqipe), *Morfosintaksën e gjuhës arabe në gjuhën shqipe* (ka të ngjarë se kjo është e para vepër e këtij lloji në gjuhën shqipe) etj., pikërisht në kohën kur shqiptarët dhe shkolla shqipe kishin nevojë më së shumti për to, gjithmonë duke u përpjekur për të gjetur metoda të reja për mësimdhënie e mësimnxënie. Mënyra e të mësuarit nëpër shkollat e atëhershme për të ishte brengosëse, shqetësuese, sepse nxënësit humbnin 10-15 vjet në to dhe përsëri nuk dilnin të përgatitur. Ai ishte ithtar i denjë i plan-programeve të reja mësimore, i plan-programeve moderne, ishte për metodologji efikase, me qëllim që të mos derdhej shumë mund, të mos shpenzohej shumë kohë, e të fitohej pak. Kjo ishte kërkesë e vazhdueshme e tij, duke e arsyetuar me faktin se nxënësit dhe studentët tanë vetëm në këtë mënyrë do të mund të konkurrojnë në tregun botëror. Hafiz Aliu, duke shfrytëzuar tekstet shkollore të përgatitura në Evropë dhe përvojën e tij personale, pati sukses të jashtëzakonshëm në këtë fushë.[3] Intelektual i madh, kërkesë e tij e para 100 vjetve! (Shih vep. 2, f. 48 e tutje). Kjo kërkesë është mjaft aktuale në ditët tona.

Ai ishte publicist, gazetar. Duke dhënë artikuj të shumtë e me vlerë në periodikun e vendit dhe të huaj, sidomos në atë turk, persian dhe arab, emri i tij gjithnjë e më tepër bëhej i famshëm. Prandaj, redaktorët, kryeredaktorët dhe drejtorët e shtëpive botuese, duke parë vlerën e tij, i drejtoheshin Hafiz Aliut me fjalët "*Lutemi të na zbukuroni shtyllat e fletoreve me artikujt e bukur të zotërisë suaj.*" (Vep. 10, f.12). Duhet thënë se veprimtarinë e tij, Hafiz Ali Korça e nisi në gazetari, që në vitin 1894, posa kishte mbaruar studimet në Stamboll. Hyrja e tij në gazetari pa dyshim se nuk ka qenë e rastësishme, por kërkesë e kohës, sepse në këtë kohë, pra në fundshekullin e 19, vendin tonë, siç dihet dhe nga historia, e kishte përfshirë një valë e problemeve politike, sociale, kulturore etj. Në fakt, pyetjes përse i jepte artikuj, sidomos shtypit të huaj, Hafiz Aliu i përgjigjet më së miri vetë, prandaj t'ia japim fjalën: "*Qëllimi im, thotë ai, s'ka qenë tjetër vetëm se kam dashur t'i qaj hallin e t'iu kallëzoj se ç'pa drejtësi e rreptë iu bë Shqipërisë..."* për të vazhduar më poshtë "*Unë iu shkruanja kësi soj me një qëllim që kur të vinte do një ditë - kështu si ardhi sot - edhe kur të shtroheshin burat politikanë reth tavolinës për ta caktuar fatin e shteteve, atëherë na shqiptarët me anën e radios t'iu adresoheshin këtyre..."* (Vep. 2, f. 116). Me këtë Hafiz Aliu kishte dashur që atëherë ndërkombëtarizimin e çështjes së pazgjidhur shqiptare. Dhe, ashtu si Sami Frashëri, edhe Hafiz Aliu, gazetat i konsideronte mjetin kryesor për realizimin e këtij qëllimi.




Ai ishte shkrimtar - poet, sepse shkroi veprat poetike *Shtatë ëndrat e Shqipërisë*; *Historia e shenjtë edhe të katër Halifetë; Jusufi me Zelihan;, Mevludin* etj. Vepra letrare *Shtatë ëndrat e Shqipërisë* është me temë kombëtare, patriotike. Idetë që shfaq në këtë vepër janë plotësisht aktuale edhe sot e kësaj dite. Është luftëtar i denjë kundër politikanëve të papërgjegjshëm dhe të pandërgjegjshëm. Me rastin e zgjedhjeve të para demokratike në Shqipëri, më 1923/4, Hafiz Aliu punon në dy rrafshe: në njërin i drejtohet popullit, duke i thënë: *"Sot zgjedhja e assamblistavet është në dorët tuaj. Frikën, interesën flakeni prapa krahëvet. Për asamblist zgjidhni ata që janë të zotët e punës, janë fetarë të drejtë, atdhetarë të vërtetë edhe trima që s'tremben prej kujt..."*, kurse në tjetrin u drejtohet "assamblistavet", duke ua tërhequr vërejtjen me fjalët: *"Sot fati i shqipërisë është në duart e juaja".* Ndërkaq veprat *Historia e shenjtë edhe të katër Halifetë, Jusufi me Zelihanë dhe Mevludi* janë me tema islame.

Hafiz Ali Korça, duke qenë njohës i thellë i letërsisë persiane dhe i përfaqësuesve më të njohur të saj: Firdeusit, Sadiut, Nizamiut. Hafëz Shiraziut, Xhelaludin Rumiut, Attarit, Enveriut, Xhamiut etj., të cilët, siç thotë ai, i ka studiuar mbi pesëdhjetë vjet, nga njëra anë, dhe, duke qenë njohës i shkëlqyer i gjuhës persiane - për këtë merr lëvdata nga drejtorët e gazetave të Teheranit, - nga ana tjetër, do t'i hyjë përkthimit të dy veprave të njohura jo vetëm për Botën iraniane por edhe për atë botërore: Rubaijateve të Hajamit dhe Gjylistanit të Sadiut. Ç'është e vërteta, përkthimit të Rubaijateve, dijetari i madh Hafiz Ali Korça i kishte hyrë për të bërë përmirësimin e përkthimeve të mëparshme në gjuhën shqipe dhe sidomos për të treguar figurën dhe personalitetin e vërtetë të autorit të tyre, Omer Hajamit. Sipas shpjegimeve profesionale-shkencore të tij lidhur me çështjet e sipërpërmendura, shihet shumë qartë se Hafiz Aliu ka shumë të drejtë.(Shih Vep. 10).

Ai është islamolog, sepse në fushë të islamistikës ka dhënë kontribut të jashtëzakonshëm, duke shkruar e botuar artikuj të njëpasnjëshëm në revistën *Za-*

*ni i Naltë*, nga viti 1924 derë në vitin 1929. Paraqitjet e Hafiz Ali Korçës në tubime të ndryshme linin mbresa dhe ndikonin te çdonjëri për nivelin e ngritur fetar e kulturor, për temat e trajtuara etj. Ai i përgatiste këto paraqitje me kujdes, krejtësisht në mënyrë të rregullt, ashtu siç e kërkonte koha, pra në përputhje me shqetësimet e popullit, problemet edukative, me një fjalë situatat dhe rrethanat e krijuara. Ashtu si në shkollat laike, edhe në shkollat islame ai ishte reformator. Megjithatë, referenca kryesore në fushë të islamistikës për Hafiz Aliun ka qenë përkthimi dhe komentimi i Kuranit (tefsiri). Sipas shënimeve që kemi nxjerrë nga vepra e tij, shohim se Hafiz Ali Korça e kishte përfunduar përkthimin dhe komentimin e Kuranit në vitin 1920 në një shtrirje prej 2000 (dy mijë) faqesh, por për shkak të mungesës financiare nuk kishte arritur ta botonte. Ja se si shprehet ai për këtë: "*Para dhjetë vjet* (1915-1920) *dyk e vënë shumë llojesh Tefsirë përpara pata shkruar gjër e gjatë mjaft tefsirë. Por për qitjen e tij në dritë më duheshin më tepër se dy mijë napolona; pra shtypjen e këti e lashë për një kohë më vonë..."* (Shih Vëll. 8, f. 11). Ky tefsir jo që nuk është botuar, por, mjerisht, edhe dorëshkrimit të tij, sa jam në dijeni, nuk i ka mbetur as nam as nishan.[4] Humbje e madhe kjo, sidomos kur dihet se është shkruar nga mjeshtri i madh i kësaj fushe të dijes, nga njeriu plot energji.

Ai ishte filolog i mirëfilltë, sepse njihte rrënjësisht gjuhën turke, persiane, arabe, frënge etj.; njihte gjerësisht dhe thellësisht dhe letërsitë e tyre. Se, vërtet, ka qenë i tillë dëshmon vepra e tij, që kryesisht është rezultat i njohjes së këtyre gjuhëve. Kjo në një mënyrë mund të vërehet nga rreshtat e sipërshënuara.

Sa i përket nivelit të njohjes së gjuhës shqipe, për këtë, pa u zgjatur, mund të thuhet se mjafton të lexohen me mija faqe të shkruara prej tij, në prozë e në poezi, në të cilat vështirë mund të vërehen fjalë të huaja, ai e përdor krejt një shqipe të pastër e origjinale, duke iu përmbajtur kriterit të thënë në një rast: *"Nuk duhet ta mbushim Gjuhën t'onë engjëllore me gjemba e me fera se pastaj s'i qerojmë dot as një herë"* dhe në një rast tjetër *"Pra sa të mundim të ruhemi nga përdorimi i fjalëve të huaja se ahere kemi vrarë mëmën t'onë me dorën t'onë."* Kur kësaj i shtojmë edhe besimin dhe porosinë e Naim Frashërit, bilbilit të gjuhës shqipe, që Hafiz Aliu ta përkthejë *Gjylistanin* e Sadiut nga persishtja në gjuhën shqipe, komentet janë të tepërta, sepse vetvetiu kuptohet sesa afinitet ka pasur ai për gjuhën shqipe. Pastaj, sa i përket gjuhës shqipe, Hafiz Aliu është dhe një parashikues i mirë. Kur bën një krahasim të lehtë midis dialektit të toskërishtes dhe dialektit të gegërishtes, Hafiz Aliu thotë se "*Dialektin e përbashkët do ta pjellë koha"* (Vëll. 11, f.11). Dhe kjo, siç dihet, ndodhi më 1972, pra shumë kohë më pas.

Ai ishte largpamës, sepse shumë herët e kuptoi se bolshevizmi dhe komunizmi do të jenë rrezik për shoqërinë njerëzore në përgjithësi dhe për shoqërinë shqiptare në veçanti, prandaj, kësaj teme do t'i kushtojë një vepër të veçantë me titullin e qëlluar *"Bolshevizma a çkatërimi i njerëzimit",* të cilën e botoi në vitin 1925. Shtrohen pyetjet: A nuk pësoi edhe Bota Shqiptare nga kjo ideologji shkatërrimtare? A nuk paska pasur të drejtë Hafiz Aliu? Pyetje këto që s'duan koment.

Ai ka qenë pedagog dhe drejtues i institucioneve të larta: ka qenë profesor i gjuhës arabe, turke, persiane dhe i letërsive të tyre, pastaj, i matematikës, historisë, gjeografisë, si në shkollat laike, ashtu dhe në medresetë. Ka qenë Këshilltar i Ministrisë së Arsimit të Shqipërisë, Drejtor i Përgjithshëm i Arsimit dhe Kryetar i Këshillit të Naltë të Sheriatit. Prej këtij postit të fundit është shkarkuar me rastin e botimit të veprës *Shatë ëndrrat e Shqipërisë*. Pra njeri me kapacitet të lartë.

Për Hafiz Ali Korçën kanë shkruar, ndonëse shkurtimisht, dhe ish-nxënësit dhe studentët e tij, si Sadik Bega, në vitin 1941 në *Kultura Islame*, nr. 3-4, Tiranë, pastaj bashkëkohësit e tij, si Rauf Fico (njeri me autoritet të lartë), më 1942, Ferit Vokopola, më 1944 (Shih Vëll. 10). Të gjithë këta kanë thënë për të fjalët më të mëdha, si: njeri i ditur, i guximshëm, trim, i sinqertë, i pathyeshëm, si në vështirësi e mundime, si kur ia kanë shtruar rrugën me lule. Ajo që dua të them me këtë rast është fakti se, sa jam në dijeni, për Hafiz Aliun nuk është shkruar më që prej atyre viteve, dosja e tij është mbyllur, derisa ta rihapte për ta studiuar prof. Ismail Ahmedi, si temë doktorate, të cilën e mbrojti me sukses në Fakultetin e Filologjisë të Prishtinës. Por Ahmedi nuk u mjaftua vetëm me mbledhjen e veprave të Hafiz Aliut, veçse do të merrej edhe me studimin dhe realizimin e këtij projekti të madh kulturor..

Në veprën e tij *Hafiz Ali Korça - Jeta dhe vepra,* e cila është në ballë të serisë së botimit të dymbëdhjetë veprave për të cilat po flasim këtu, e shtrirë në 376 faqe, Ismail Ahmedi, duke u mbështetur në veprat origjinale të dijetarit të madh, Hafiz Ali Korçës, ndjek veprimtarinë politike-patriotike, kulturore-pedagogjike të tij nga shumë aspekte dhe në hollësi. Kjo flet sesa me përkushtim i ka hyrë kësaj pune të madhe. Nuk është qëllimi dhe synimi të përshkruajmë në hollësi strukturën e kësaj vepre sepse, fundja, vepra është në duart e lexuesit. Kjo është një vepër monografike dhe ajo që ka përforcuar bindjen time që të futet në radhët e monografive të mirëfillta është fakti se, përveç anës vëllimore, metodologjisë, qasjes së problemeve të ndryshme, strukturës së saj, bibliografisë së pasur, gjuhës së rrjedhshme dhe shumë pikave të tjera, janë vlerësimet objektive dhe idetë e qarta lidhur me personalitetin e shquar të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, Hafiz Ali Korçën. Përmes përshkrimit real të aktivitetit politik, shoqëror, pedagogjik, letrar, kritik, gjuhësor, islam etj. të Hafiz Aliut, të përfaqësuara në këtë vepër monografike, Ahmedi na jep dhe shumë e shumë të dhëna e njohuri të shumta për rrethanat politike, ekonomike, arsimore etj., pastaj për shumë personalitete të njohur, pak ose aspak të njohur, revolucionarë ose reaksionarë të periudhës kur jetoi e veproi patrioti ynë, Hafiz Ali Korça.

Është pra meritë e profesor Ahmedit, i cili, duke u mbështetur në veprimtarinë e Hafiz Ali Korçës, që për arsye tashmë të ditura kishte mbetur i anashkaluar, i anatemuar, i papërfillur, i persekutuar, i vuajtur, e vendosi, me plotë të drejtë, këtë figurë përkrah figurave më të ndritura të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare.

---

*Fusnotat:*

1. Shënimet janë nga dora e parë, si ish-student i tij dhe për një kohë të gjatë kolegë me të.
2. Shih recensionin: Vepër e rëndësishme në gjuhën arabe që afirmon popullin shqiptar, shkruar nga M. Polisi, Rilindja, 11 gusht 1999.
3 .Këtë e dëshmon Sadik Bega, njëri nga nxënësit e tij, në artikullin: *Hafiz Ali Korça pasqyrë atdhetarizme për brezin e ri*, Kultura islame, nr. 3-4, nr. 3- 4, 1941, Tiranë, f. 102-105.
4. Vepra të pabotuara të Hafiz Ali Korçës kanë mbetur edhe shumë të tjera, bile, ç'është më e keqja, nuk dihet gjë për fatin e tyre.

# Shqiptarët në rrjedhat kulturore të Sirisë

Mr. Isuf Ahmeti



Roli i shqiptarëve në Siri, edhe pse në krahasim me kombet e tjera ishin pakicë kombëtare, në jetën kulturore ishte tejet i dukshëm. Këtë e dëshmon qartë pjesëmarrja e tyre në krijimtarinë shoqërore dhe kulturore, në letërsi e publicistikë, në krijimtari letrare: romane, drama, poezi, tregime, në gazetari, përkthim e fusha të tjera.

Edhe pse shumica e shqiptarëve erdhën në Siri nga fshatrat, do të thotë pa gjuhë letrare dhe pa kulturë, prapëseprapë u ngritën në atë masë sa për t'i kontribuar kulturës së atij vendi.

Kontributi i bashkëkombësve tanë në letërsinë siriane është aq i madh, saqë ata patën rol vendimtar në krijimin e gjinive të reja letrare, si në dramë, roman e tregim. Përveç kësaj, shqiptarët u dalluan edhe në poezi, gjini kjo që është me një traditë të lashtë shekullore në Siri.[1]

Në romanin sirian Maruf Arnauti (1852) kishte një rol thelbësor në zhvillimin e kësaj gjinie letrare në letërsinë siriane.[2] Më nuk vihet në dyshim se romani i parë në Siri u shkrua nga shqiptari M. Arnauti, i cili u paraqit në vitin 1929 në tri vëllime me titull "Sejid Kurejsh" *(Zotëria i Kurejshit).* Në këtë vepër bëhet fjalë për gjendjen politiko-shoqërore të arabëve para islamizmit, për ç'gjë në atë kohë kishte qëndrim kundër mendimeve konservatore mbi lidhjen e nacionalitetit me fenë. Romani ka tri vëllime me gjithsej 918 faqe. Ky roman i vetëm deri më tani në letërsinë siriane, është botuar katër herë.

Iniciativa e M. Arnautit që kjo vepër të mbështetej në histori, tek lexuesit u prit shumë mirë dhe zgjoi kërshërinë tek të gjithë dashamirësit e letërsisë, dhe pikërisht për këtë arsye romani *Zotëria i Kurejshit* autorin e shtyri të shkruante edhe më shumë në këtë drejtim.[3] Kështu, më 1936 në Damask u botua romani i tij i dytë në dy vëllime "Omer ibn el-Hatab", roman ky që ka përmbajtje historiko-shoqërore, e në të cilin autori, midis të tjerash, përshkruan jetën shoqërore dhe politike të arabëve, si dhe luftën e tyre për çlirimin e Sirisë dhe të Irakut.[4]

Pesë vjet më vonë, po në Damask, ai botoi romanin e tretë me titull "Tarek ibn Zijad". Aty autori trajton ngjarjet që kanë të bëjnë me pushtimin e Spanjës.[5]

Në vitin 1942 në Damask u botua edhe romani i tij i katërt me radhë "Fatima elbetul", kurse një vit më vonë M. Arnauti filloi të shkruante romanin e pestë të titulluar "Al-Kahira". Kjo vepër, për fat të keq, mbeti e papërfunduar për shkak të vdekjes së autorit.[6] Maruf Arnauti është autor i romanit të parë, të dytë dhe të pestë në letërsinë siriane, gjë që është kontribut i rrallë i ndonjë shqiptari në një letërsi të huaj. Edhe pse me karakter historik, romani i M. Arnautit mbetet vepër që ka dominuar për një kohë të gjatë në Siri.

Përveç M. Arnautit, në lëmin e romanit përmendet edhe Abdylatif Arnauti (1931). Romani më i njohur i A. Arnautit është "Al-Hatabun" *(Druvarët),* i cili bën fjalë për shpërnguljen dhe jetën e shqiptarëve në mërgim.

Kontributi i tij është më i dukshëm në përkthimin e romaneve të autorëve shqiptarë në gjuhën arabe. Deri më tashti A. Arnauti ka përkthyer dy romane *("Gjenerali i ushtrisë së vdekur" dhe "Dasma")* të shkrimtarit tonë të madh Ismail Kadare.[7] Këto përkthime gjenden në bibliotekën e Degës së Orientalistikës në Prishtinë.

Sa i përket gjinisë së dramës, shkrimet që flasin për kontributin e shqiptarëve në këtë drejtim, nuk mungojnë. Në këtë lëmë vend të merituar zë Maruf Arnauti (?)... (1851-1948), i cili është ndër të parët që shkroi drama me plot kuptimin e fjalës.[8] Arnauti shumë herët filloi të interesohej për teatër, kështu që në rini punoi një kohë në teatër e më pastaj studioi artin teatral.[9] Mirëpo, aktiviteti i tij krijues ka filluar në dekadën e dytë të këtij shekulli kur ka përkthyer shumë drama nga gjuha frënge, të cilat i janë botuar në revista të ndryshme në Liban (Al-Ikbal, Al-Balag, Al-rai al-Am etj.). Më vonë M. Arnauti filloi të shkruajë edhe drama origjinale, nga të cilat dallohen "Xhemal Pasha Assafah", (*Xhemal Pasha gjakatari)* dhe "Ebu Abdullah Essagir", më 1929.[10]

Drama e parë origjinale e Maruf Arnautit *("Xhemal Pasha gjakatari")* është shfaqur që në kohën e pavarësisë së parë të Sirisë, më 1919, dhe është pritur me entuziazëm të madh nga publiku i Damaskut.[11]

M. Arnauti realizoi një kontribut të shumëfishtë në historinë e dramës siriane. Nga një anë, ai ishte i pari që në dramën siriane futi një temë aktuale që rrjedh drejtpërdrejt nga realiteti. Drama bën fjalë për komandantin e ushtrisë osmane në Siri, Xhemal Pashën, i cili shfaqi një armiqësi të madhe ndaj lëvizjes kombëtare në Siri. Vërtet është për t'u habitur se si një shqiptar kaq herët arriti të shkruante me një entuziazëm të tillë për kombëtarizimin arab, i cili në atë kohë sapo kishte filluar të paraqitej.[12]

Si në këtë, ashtu edhe në dramën tjetër që mban titullin "Abu Abdullah Essagir", M. Arnauti dha një kontribut të veçantë edhe në pikëpamje artistike. Ai

me këtë e bindi opinionin e gjerë se teatri mund të shfrytëzojë të gjitha temat letrare, artistike, historike, lirike, shoqërore dhe patriotike.[13]

Shqiptarët u dalluan edhe si aktorë të teatrit të Sirisë. Në këtë drejtim u shqua Ekrem Huluki (1903-1968), i biri i letrarit Mustafa Huluki. Ekrem Huluki u dallua së pari për pjesëmarrjen e tij në revolucionin e viteve 1925-1927, për ç'shkak edhe u dënua me vdekje. Për shkak të dënimit ai iku në Kajro, ku qëndroi disa vjet para se të kthehej në Damask. Në fillim u mor me pikturë, kurse më vonë u orientua kryesisht në teatër. Që nga viti 1940 ai ka bashkëpunuar me aktorin Abdyl Vehab në përgatitjen e disa dramave me tema patriotike e shoqërore, të cilat u shfaqën në Damask dhe në Bejrut.14 Më vonë, në bashkëpunim me të vëllanë, përgatiti disa drama në radio me tematikë nga historia arabe e nga legjendat greke, si dhe nga veprat e shquara teatrale. Për aktivitetin dhe kontributin e tij në teatër, kryetari i Republikës e shpërbleu me *Dekretin e Mirënjohjes Siriane,* në vitin 1964.[15]

Nga veprat e tij dallohen "Dumuë" (*Lotët*). "El-Xhela" (*Tërheqja*), "Katiatu Abë" (*Mëkati i një ati*), "Xherimetul Umë" (*Krimi i një nëne*) e vepra të tjera.

Rrugën e tij artistike e vazhdoi i biri, Usama Huluki, i cili arriti të bëhej aktor i shquar në teatër, në televizion dhe në film.

Në teatër u dallua edhe Ajshe Arnauti (1948), e cila u angazhua që nga mosha e hershme 10-vjeçare. Ajo mori pjesë në Damask dhe në Bejrut me më se 18 vepra teatrore.[16]

Ndërkaq, në lëmin e poezisë shqiptari Mustafa Huluki (1850-1915) zë një vend të merituar e të veçantë. Shkrimet e tij dëshmojnë se a i filloi studimet në Shkollën ushtarake në Damask, por në ndërkohë kaloi në Shkollën ushtarake në Stamboll dhe prapë u kthye në Damask me gradë oficeri.[17]

Në Damask ai u mor me poezi e përkthime dhe flitet se mori pjesë në përkthimin e Enciklopedisë së Parë Arabe *(Enciklopedia e el-Bustanit).[18]* Për një kohë M. Huluki ishte edhe drejtor i shkollës së njohur El-Sultanie në Bejrut. Ai zotëronte mirë edhe gjuhën turke, gjuhën persishte dhe gjuhën frënge.[19]

Vjershat e tij janë botuar në shumë gazeta e revista siriane dhe në ato libaneze. Në poezinë e M. Hulukit ndihet së pari fryma e kohës, e kjo shihet më së miri në vjershat e tij me përmbajtje lirike. Mirëpo, veçori kryesore e këtij poeti është llojllojshmëria e poezisë së tij. Nga poezitë e M. Hulukit në dispozicion kemi edhe ato që i janë kushtuar më shumë largimit të tij nga atdheu, ku shpreh indinjatën e thellë të vetmisë dhe jetën e tij larg atdheut. Vjershat e tij më të njohura janë: "*Qiriut", "Vetmia",* etj.[20]

Sipas Dr. Lukës, poezia e M. Hulukit ka rëndësi të madhe sepse ai frymëzoi këtë gjini letrare me çështje patriotike. Për këtë arsye poezia e tij përhapej fshehurazi, mirëpo më vonë edhe publikisht.[21] Dhe, nga fundi i jetës ai u verbua, por edhe më tej vazhdoi të shkruajë letra me karakter politik dhe artikuj letrarë. Sipas burimeve, i ati i M. Hulukit ishte prej Kavallës.[22]

Pothuaj përafërsisht në të njëjtën periudhë kemi edhe krijimtarinë e poetit Thabit Niman Ferizaj (1860-1950). Këta dy krijues shënuan fillimin e poezisë te shqiptarët e Sirisë dhe jetuan gati në të njëjtën periudhë. Poezitë e tyre dallohen nga njëra-tjetra.[23]

Mustafa Huluki poezitë e tij i shkroi në gjuhën arabe, kurse Thabit N. Ferizaj në gjuhën shqipe me alfabetin arab.

Poezia e tyre dallohet shumë edhe për nga motivet. Kështu, M. Huluki u dallua në poezinë siriane si pionier i poezisë kombëtare, ngase poezia e tij kishte përplot motive antiturke. Ndërkaq, Thabit N. Ferizaj kishte në poezinë e tij vetëm motive fetare-mistike, që për ne mund të kenë vetëm ndonjë vlerë gjuhësore.[24] Njëherësh poeti Thabit N. Ferizaj është dëshmi e një momenti në jetën e shqiptarëve të Sirisë në atë kohë, gjë që ka të bëjë me dominimin e frymës fetare mbi frymën kombëtare. Thabit N. Ferizaj është nga ato familjet e ardhura në Ferizaj, *muhaxherëve,* në prag të Kongresit të Berlinit. Në Ferizaj mësonte persisht dhe arabisht, e më vonë punoi si mësues. Që në rini ka filluar të shkruajë poezi në gjuhën shqipe dhe në atë persishte. Ndër të tjera, ka shkruar diçka edhe mbi ndikimin e kolonizimit osman në shtetet ballkanike.[25]

Thabit Nimani është detyruar të largohet nga Ferizaj për shkak se ka thyer traditat me rastin e martesës së tij të papranueshme për këtë anë.

Në Damask talenti i Th. Nimanit u shpreh jo vetëm në letërsi, por edhe në shkencë. Shkruante libra nga lëmi i astronomisë dhe i shkencave natyrore. U mor edhe me poezi. Shkruante vjersha në gjuhën arabe dhe në atë shqipe.[26] Të gjitha vjershat e tij janë me përmbajtje gati mistike dhe shpeshherë janë lexuar me rastin e festave fetare.

Është me interes të përmendet se Th. Nimani u orvat të përkthejë në gjuhën shqipe "Shahnamenë e Firdevsit". Është me interes po ashtu të përmendet se ai shkroi një libër të veçantë me titull *"Mendimet e mia në historinë dhe në letërsinë arabe persiane, turke dhe shqipe"*.[27] Nga kjo shoqëri u dalluan edhe dy krijues të tjerë: Shevket Gavoçi dhe Abdulatif Arnauti, nxënësi i tij më i interesuar. Nga këta dy krijues është krijuar një poezi shqiptare me plot kuptimin e fjalës, gjë që mund të jetë pjesë përbërëse e poezisë shqiptare në përgjithësi. Ndonëse këta dy jetonin së bashku, krijimtaria e tyre poetike dallonte shumë.[28]

Shevket Gavoçi u lind në Shkodër, ku kreu shkollën fillore. Më vonë, në vitin 1937, erdhi në Kajro ku kreu shkollën e mesme në gjuhën arabe. Në Egjipt qëndroi deri në vitin 1944, prej nga kaloi në Damask. Në Siri përkrahu formimin e shoqërisë së parë shqiptare në Damask, si dhe mbrojtjen e frymës patriotike brenda kësaj shoqërie.[29]

Edhe pse jetoi dhe jeton në rrethin arab, ky është shumë larg ndikimit të kulturës arabe dhe mbeti në botën e kulturës shqiptare, përkatësisht në poezinë shqiptare. Shevket Gavoçi në një mënyrë paraqet vazhdimin e traditave të poezisë shqiptare. Vjershat më të njohura të tij janë: *" Në dhe të huaj, ç'ka dielli që s'bën dritë", "Malli për Atdhe",* etj.

Fitohet përshtypja për praninë e Shirokës në botën e tij poetike. Ndoshta kjo nuk është gjë e rastit, pasi që poeti në vitet e dyzeta jetoi një kohë të gjatë në Egjipt, pra atëherë kur vjershat e Shirokës ishin ende të freskëta në atë vend.[30] Në vjershat e tij vërehet ndikimi i klasikëve të Rilindjes Kombëtare Shqiptare, sidomos i Shirokës. Edhe pse shkroi qysh herët veprat filloi t'i botojë vonë. Deri më tani disa poezi të tij i janë botuar në periodikun tonë kosovar.

Në lëmin e poezisë mund të veçojmë edhe Abdulatif Arnautin, i lindur në Damask më 1931, me origjinë nga Dobërlluka. Pasi i mbaroi studimet një kohë të gjatë filloi të punojë në arsim në cilësinë e drejtorit. Ndërkohë kreu edhe Fakultetin Juridik në Universitetin e Damaskut.[31]

Abdulatif Arnauti përfaqëson një botë të përzier, meqë ishte i frymëzuar me motive kombëtare, në njërën anë, dhe ndër të parët që ranë në kontakt me poezinë shqiptare të shekullit XIX, në anën tjetër. Ai është i pajisur edhe me kulturë arabe, qoftë me atë klasike, qoftë me atë të kohës së tij. Në fillim, në vitet pesëdhjetë-gjashtëdhjetë ai shkruante vjersha në gjuhën arabe, vjersha këto me motive shqiptare, në të cilat shprehte

mallin dhe dashurinë e tij për vendlindjen. Këto vjersha i botoi atëherë me një pseudonim mjaft karakteristik-"Ibn Kosova", që në gjuhën shqipe do të thotë *"I biri i Kosovës"*. Më vonë, pas vendosjes së kontakteve me vendlindjen, në vitet e gjashtëdhjeta-shtatëdhjeta, Abdyli do të hyjë në një fazë krejtësisht të re, në të cilën do ta braktisë shkrimin e vjershave në gjuhën arabe dhe do të orientohet ekskluzivisht në shkrime në gjuhën shqipe.

S'do mend se komunikimi me vendlindjen bëri që ai të vërshojë opinionin me një sërë vjershash në gjuhën shqipe.[32] Në saje të përkthimeve të shumta të tij, publikut arab iu mundësua të lexojë vjershat e Nolit, Naimit, Migjenit, Asdrenit, etj.[33]

Vjershat e Abdylit janë botuar në disa gazeta e revista, si në *"Drita", "Nëntori", "Fjala",* etj. Poezitë më të njohura të tij që i kemi janë: *"Botë e huaj", "Psherëtimë", "Psalmë", "Dëshiroj", "Në kujtim të nënave", "Zjarri i mallit", "Lulet e Kosovës", "Krua i fshatit tim", "Mirupafshim", "Ofshamë", etj.* Ai njëherësh është edhe anëtar i Unionit të Shkrimtarëve Arabë në Damask.[34]

Së bashku me A. Arnautin përmendet edhe i vëllai Abdylkadër Arnauti, i lindur më 1936 në Damask, kurse me origjinë është nga Dobërlluka. Studimet e arteve figurative i mbaroi në Romë dhe në Paris ku edhe u diplomua. Pas mbarimit të studimeve u kthye në Damask, ku edhe sot punon si profesor në Fakultetin e Arteve Figurative. Ndonëse në Siri njihet më shumë si piktor, ai është njëherësh edhe poet i mirë, meqë merret edhe me poezi. Vjershat e tij janë me përmbajtje lirike, që shihet qartë në përmbledhjen e fundit "Remadun ala Arden baride" *(Hiri mbi tokën e ftohtë).*[35]

Vjershat më të njohura të Abdulkadër Arnautit që i kemi janë: *"Zoti dhe Ademi", "Gozhdë e ndryshkët", "Arkivoli", "Varri", "Dashuria sot", "Vinjetë", etj.*

Është me rëndësi të përmendet fakti se edhe femrat shqiptare nuk mbetën prapa, ndonëse ato u çliruan vonë nga dogmat dhe traditat fetare. Në mesin e tyre dallohet Hatixhe Arnauti, e lindur më 1933 në Damask,[36] kurse me shkrime filloi të merret qëkur ishte nxënëse e shkollës së mesme.[37]

Hatixhja ka botuar poezi në disa gazeta dhe revista para se të paraqitej përmbledhja e saj e parë e titulluar "Rebiu Kalben" *(Pranvera e një zemre)* në vitin 1954. Përveç kësaj, ajo ka edhe një përmbledhje tjetër të titulluar "El-harifu hazijnu fi bejti" *(Vjeshta e hidhëruar në shtëpinë time).*[38] Në poezinë e Hatixhes



*Aisha Arnauti*

ndihet një frymë lirike, por më tepër dominon hidhërimi i përzier me ndonjë shpresë që e mban. Vjershat më të njohura të saj janë: *"Jam vajzë pa Atdhe", "Flamuri", etj.*

Mirëpo, si poete më e njohur në mesin e shqiptarëve të Sirisë është Aisha Arnauti, e lindur më 1948 në Damask, me origjinë nga Dobërlluka. Në Damask kreu studimet e mesme dhe ato universitare - Gjuhën dhe letërsinë frënge. Para një kohe kaloi në Paris, ku edhe sot jeton dhe punon. Aisha filloi të shkruajë poezi në moshën shtatëvjeçare. Në moshën 11-vjeçare botoi vjershën e parë në gazetën e Damaskut "Al-Ahbar". Në moshën 14-vjeçare ajo ishte në qendër të vëmendjes së shtypit arab-në Lindjen e Mesme, ngase u konsiderua që atëherë *si një Sagan ere në Siri).*[39]

Poezinë e Aishes e karakterizon një frymë patriotike e shumanshme. Kështu, ajo u prezantua me shumë vjersha në Antologjinë e poeteshave arabe që doli në Nju-Jork në vitin 1979.[40] Vjershat më të njohura të saj që i kemi janë: *"Dyndja", "Agimi i fëmijërisë", "Pa titull", "Çdo gjë është e rreme", "I ndëshkuar e i dhunuar", "Nga herë kur"...* etj. Nuk është e tepërt të thuhet se një gazetë e Damaskut shkruante se Aisha Arnauti u bë objekt i gazetave dhe i revistave angleze, të cilat botuan fragmente nga poezia dhe biografia e saj, duke komentuar se ajo është mrekulli letrare e këtij viti.[41]

Në radhën e poeteshave shqiptare me nam bën pjesë edhe Raxha Arnauti, e lindur më 1946 në Damask ku edhe e kreu shkollën e mesme. Më vonë ajo kaloi me punë në Algjeri dhe studimet universitare i vazhdoi në Degën e letërsisë frënge. Raxha dallohet me një gjuhë më të thjeshtë poetike, por me ndikime më të dukshme të rrethit të ri arab, përkatësisht atij algjerian. Në vjershat e saja vërehet dominimi i dy elementeve të jetës algjeriane-Saharaja dhe deti.[42] Poezitë më të njohura të saj janë: *"Shpresë", "Prekje", "Deti", "Valët", "Një shenjë", "Lindje", "Stuhi", "Lumi",* etj. Poezitë e saja u botuan në gazeta e revista të ndryshme dhe përshkohen kryesisht nga fryma e ndjenjës emocionale.

Në lëmin e poezisë kemi edhe Barakat Latif Arnautin, i lindur më 1935 në Damask, me origjinë nga Kosova. Në Damask ai kreu vetëm shkollën e mesme, kurse më vonë u inkuadrua në punë në hekurudha. Një kohë kaloi në Gjermaninë Demokratike për ushtrime profesionale, ku e tërhoqi kultura letrare. Prej atëherë filloi të interesohet për kulturë e për letërsi, sidomos për poezi.[43] Në vitet e shtatëdhjeta Barakati është paraqitur si poet dhe është bërë fenomen në letërsinë siriane. Deri në moshën dyzetvjeçare ishte punëtor i thjeshtë si shumë të tjerë. Mirëpo, në vitin 1976 është paraqitur përnjëherë si poet i mirë me një gjuhë të pasur. Së pari u prit me interesim të madh dhe menjëherë pas kësaj nga Ministria e Kulturës iu botua një përmbledhje vjershash me titull *"Këngët e lokomotivistit"* në Damask në vitin 1973.[44]

Pa dyshim, Barakati është, tash për tash, një fenomen i rrallë në letërsinë siriane. Vjershat më të njohura të tij janë: *"S'ka frikë", "Gjethet e limonit", "Tymi dëshmon Njeriun", "Makinat", "Një parajsë prapa natës", "Shpresë", "Gjykim," "Shokut udhëtar", "Ah, tash e pranoj varfërinë tënde",* etj. Ndonëse punonte fizikisht, ai arriti të krijojë një gjuhë e një botë poetike që pasqyrojnë vdekjen e punëtorit e jo lumturinë e tij.[45]

Edhe në lëmin e tregimit sirian shqiptarët e Sirisë patën një rol të posaçëm. Në Siri tregimi është paraqitur shumë vonë. Shkak i kësaj vonese merret qëndrimi i pushtetit osman ndaj kulturës së re.[46]

Në këtë lëmë shqiptari Mustafa Huluki (1850-1915) në Siri përkthente dhe botonte për herë të parë tregimet e para në librin e tij "Vezaif el-Inath" *(Detyrat e fëmijëve)*, i cili u botua që në vitin 1880 në Damask.[47] Ky libër është përkthyer nga gjuha turke dhe sot gjendet në bibliotekën "Al-Dhahirije" në Damask. Vlera e librit në fjalë qëndron në faktin se është botim i parë i këtij lloji pas sjelljes së shtypshkronjës në Siri në vitin 1855.

Në fillim të këtij shekulli, kur tregimi sirian filloi të zhvillohet, u paraqit shqiptari Maruf Arnauti (1892-1948) me tregimin e tij "Firdevs al-Mearri" *(Parajsa e Mearrit)*, i cili u botua në vitin 1915.[48] Vlera e tregimit të M. Arnautit nuk qëndron vetëm në pikëpamjen artistike-historike, por edhe në qëndrimin e

autorit, të cilin e formulonte me anë të tregimit.

Kur flitet për ndonjë kontribut të shqiptarëve në lëmin e tregimit padyshim meriton të përmendet Ali Huluki (1910), i biri i letrarit Mustafa Huluki me origjinë nga Kavalla. Ali Huluki hyri në historinë e tregimit sirian si pionier i këtij tregimi. Kohëve të fundit kritika moderne rolin e tij e ka ngritur shumë. Ai nuk është më vetëm pionier i tregimit, por edhe i realizimit dhe i angazhimit në Siri.[49] Ali Huluki u dallua së pari në jetën patriotike, me pjesëmarrjen e tij në demonstrata kundër francezëve. Nga ana tjetër, ai u angazhua me grupin përparimtar të posaformuar, i cili hapi një front kundër vijës reaksionare, duke hapur në këtë mënyrë një faqe të re të historiesë së shoqërisë siriane.

Ali Huluki ka filluar të shkruajë tregime me tematikë nga rrethi i tij plot kontradikta shoqërore, gjë që ishte krejtësisht e re në tregimin sirian. Përmbledhja e tij e parë "Rebie vel Harif" *(Pranverë e vjeshtë),* e cila u botua në Damask më 1931, u prit me simpati nga ana e kritikëve, ngase ajo shënonte një lindje të re të tregimit sirian.[50] Në këtë drejtim, Ali Huluki vazhdoi të shkruajë tregime të tjera, të cilat u botuan në revista të ndryshme të Sirisë e të Libanit (Ed-duhur, Al-Ehad, Al- Bajrak, Al-Ahrar) e revista të tjera.[51]

Kritiku sirian Abdel abu Shaneb në librin e tij *"Faqet e panjohura në historinë e tregimit sirian"* për kontributin e Ali Hulukit thekson: "Ai ishte i pari që në tregimet e veta ka trajtuar problemet e njerëzve në mënyrë imanente". Ali Huluki është një pionier në shkrimin artistik të tregimit që si i tillë dallohet nga përralla. Në të shkruarit e tregimeve ai mbështetet në parime mendore të qarta. Huluki ishte angazhuar rreth problemeve të masave të varfëra; ishte kundër shtypjes shoqërore dhe kundër kontradiktave shoqërore. Me fjalë të tjera, angazhimi i tij në tregime ishte mbështetur në një qëndrim politik. Ishte i kujdesshëm në personifikimin e njerëzve të përditshëm dhe mu këtu qëndron krijimtaria e tij letrare.[52]

Më vonë në tregimin sirian u dalluan edhe femrat shqiptare, të cilat gëzuan shpërblimet më të larta për veprat e tyre. Njëra ndër to është Hatixhe Arnauti (1934), e cila fitoi shpërblimin e parë për tregimin sirian në konkursin letrar, të organizuar nga redaksia e gazetës "Al-Bilad" të Damaskut në vitin 1956.[53]

Përveç kësaj, u dallua edhe Aishe Arnauti (1946), e cila po ashtu fitoi shpërblimin e parë letrar për tregim në Liban në vitin 1960. Kjo fitore bëri një jehonë të madhe, ngase autorja ishte e moshës 14-vjeçe.[54]

Ndërkaq, në artin figurativ dallohet Abdylkadër Arnauti (1936), i cili që nga viti 1962 konsiderohet si njëri nga piktorët më të dalluar në Siri.[55] Abdylkadër Arnauti organizonte ekspozita të shumta. Në vitin 1961 hap ekspozitën e tij të parë me 64 piktura, të cilat me motivet dhe stilet e tyre tronditën tërë Damaskun.[56]

Gjithashtu ekspozitën "Palestina në pllakat 1967-1979" e organizoi Organizata për Çlirimin e Palestinës, kurse e shpalli të hapur vetë Jaser Arafati. Ekspozita i kushtohej heroit të popullit palestinez Ized din Kalak. Veprat e tyre i ekspozuan, pos të tjerëve, edhe Mustafa Halag, Ismail Shemut (palestinez), Nezir Nebaa, Abdyl Kader Arnauti, Burhan Kurkutli (nga Siria), pastaj Dia Azani, Rafea Naseri nga Iraku, Quadet Hasib nga Zaireja, Muhamed Melihi nga Maroku, Refik Sherifi nga Libani, Klod Lazari nga Franca, Mata nga Kili, Brono Karazo nga Kalabria e Italisë etj. Pllakatin për këtë ekspozitë të rëndësishme e ka bërë piktori me prejardhje shqiptare Abdul Kader Arnauti.[57]

Në këtë drejtim cilësohet arti i tij për respektimin e thesarit arab, i cili në këtë kuadër paraqitet abstrakt e plastik, plot elemente reale artistike, të cilat nuk i mori nga ambienti shumë i komplikuar evropian, por nga ai i lagjeve popullore të Damaskut.[58]

Është e vërtetë se këta krijues jetuan dhe vepruan në një kohë të vështirë, të ikur nga vendlindja dhe të vendosur në Siri. Mirëpo, me kontributin e tyre në letërsinë siriane ata kanë shprehur ndjenjat e tyre mallëngjyese të prekura thellë në shpirt për vendlindjen. Një pjesë e tyre shkruan në gjuhën arabe, por ndjenjat e tyre për atdheun, për vendlindjen e tyre stërgjyshore, i shprehën përmes kësaj gjuhe, të huaj për ta. Këto ishin ndjenja shqiptare, gjë që shihet në faktin se një pjesë e tyre u inkuadruan drejtpërdrejt në letërsinë shqiptare.

---

*Fusnotat:*

1. Muhamet Mufaku, *Prapa natës*, Prishtinë, 1980, f.8.
2. Po aty.
3. M. Mufaku, *Prania e shqiptarëve në Siri dhe roli i tyre në jetën siriane*, Prishtinë, 1977, f.95.
4. Po aty.
5. Po aty.
6. Po aty.
7. Po aty.
8. Adil abu Shanab, *Fillet e krijimtarisë letrare në Siri*, Damask, 1979, f.28-30; M. Mufaku, *Prapa natës*, f.8.
9. M. Mufaku, *Prania …*, f.97.
10. Adnan ibn Dheril, *Al-Adabu el-Masrahiju fi Surija,( Letërsia e teatrit në Siri)*, Damask, f.33-35; M. Mufaku, *Prania…*, f.97.
11. M. Mufaku, *Prapa natës…*, f.8.
12. M. Mufaku, *Prania …*, f.98.
13. Ibn Dheril, *(Al-Adabu)*, f.35; M. Mufaku, *Prania…*, f.98.
14. M. Mufaku, *Prania…*, f.99.
15. Po aty.
16. Po aty.
17. M. Mufaku, *Prapa natës…*, f.8.
18. M. Mufaku, *Prania…*, f.84.
19. Hajredin el-Zerakli, *El-Alam (Flamurtarët)*, Bejrut, 1969, f.133; M. Mufaku, *Prania…*, f.84.
20. Po aty.
21. Dr. Skënder Luka, *El-Harekatu el-Edebijatu fi Dimeshk 1800-1918 (Lëvizja letrare në Damask 1800-1918)*, Damask, 1976, f.108.
22. M. Mufaku, *Prania...*, f.85.
23. M. Mufaku, *Prapa natës…*, f.10.
24. Po aty.
25. Abdylatif Arnaut - Thabit Niman Ferizaj, *El-Temedunu el-Islamiju, (Qytetërimi Islam), nr. 07,* Damask, 1976, f.560; M. Mufaku, *Prania...*, f.85.
26. Po aty.
27. Po aty.
28. M. Mufaku, *Prapa natës…*, f.11.
29. po aty, f.11-12.
30. Po aty, f.12.
31. Po aty, f.73.
32. Po aty.
33. M. Mufaku, *Prania...*, f.87.
34. M. Mufaku, *Prapa natës…*, f.73.
35. *Prania e shqiptarëve në Siri…*, f.88.
36. Po aty.
37. M. Mufaku, *Prapa natës…*, f.73.
38. Po aty, vep. e cit., f.88.
39. Po aty, f.89.
40. M.Mufaku, *Prapa natës…*, f.13.
41. Prania..., f.89.
42. M. Mufaku, *Prapa natës…*, f.13.
43. Po aty.
44. Po aty, f.74.
45. Po aty, f.14.
46. Luka, *(El-Harekatu)*, f.163-184; M.. Mufaku, *Prania...*, f.90.
47. M. Mufaku, *Prania...*, f.90.
48. Po aty.
49. Adel abu Shaneb, *(Safhatun)*, f.52-76; M. Mufaku, *Prapa natës…*, f.9.
50. Abu Shanab, *(Safhaton)*, f.52; M. Mufaku, *Prania...*, f.92.
51. M. Mufaku, *Prania...*, f.92.
52. Abu Shaneb, *(Safhaton)*, f.48; M. Mufaku, *Prania...*, f.92-93.
53. M. Mufaku, *Prapa natës…*, f.9.
54. Po aty.
55. Tarek el-Sherif, *Ashrun fenan min Surija (20 Piktorë nga Siria)*, Damask, 1972, f.95.; M. Mufaku, *Prania...*, f.100.
56. po aty.
57. Abdul Latif Arnauti, *Palestina në pllakat*, Rilindja, 21.01.1979, nr. 7120, Prishtinë, f. 10.
58. Po aty.

Në 100-vjetorin e lindjes

# Eqrem Çabej, themelues i studimeve në fushë të albanistikës - (1)

Mr. Nexhmije Kastrati

Eqrem Çabej u bë figura qendrore e studimeve në të gjitha fushat e albanologjisë. Meritat e tij janë të shumta për gjuhësinë shqiptare dhe për kulturën shqiptare në përgjithësi. Eqrem Çabej u vu në krye të brezit të intelektualëve dhe shkencëtarëve shqiptarë, të cilët me një punë këmbëngulëse në shumë fusha të studimeve albanologjike, do të arrinin t´i sillnin këto studime shkencore aty ku duhej, në truallin shqiptar. Janë studimet e tyre dhe kontributet në fusha të veçanta studimore që Tiranën e bënë qendrën kryesore të studimeve albanologjike.

Pa mohuar kontributin e madh në ndriçimin e shumë aspekteve të historisë, të formimit e të prejardhjes së popullit shqiptar, të historisë së gjuhës shqipe dhe të tipareve të saj - sidomos studimet në fushë të dialektologjisë shqiptare, të letërsisë gojore shqiptare e arbëreshe - të studiuesve të huaj, në radhë të parë të atyre gjermanë (Hahn, Meyer, Leibnitz), po edhe të tjerë, megjithatë studimet e mirëfillta në të gjitha fushat e shkencave albanologjike do të merrnin një gjerësi e një thellësi të paparë me kalimin e tyre brenda truallit shqiptar, në institucionet kombëtare të studimeve shqiptare.

Ndoshta ka një simbolikë në faktin se Çabej do të kishte lindur pikërisht në vitin e themelimit të alfabetit të shqipes në Kongresin e Manastirit, për të kaluar një jetë të tërë në studimet e mundimshme të shqipes e të shkencave të tjera albanologjike që nga kohët e mugëta të lashtësisë e deri në kohën tonë. Kjo simbolikë mbase do të mbyllej edhe me vdekjen e tij, e cila do ta gjente në fund të dhjetëvjetëshit të shtatë të shekullit të kaluar, atëherë kur studimet albanologjike përfundimisht vendoseshin përkatësisht në qendrat akademike e universitare të Tiranës e të Prishtinës, me shumë degë studimore gjithandej trojeve shqiptare.

### Me studime shkencore që në moshë të re

Në botën magjike të shkencës Çabej do të hidhte hapat e parë që në moshë të re, akoma student i Universitetit të Vjenës, dhe për një jetë të tërë do të bëhej figura qendrore e studimeve albanologjike e ballkanologjike[1].

Mbase nuk mund të pajtohemi plotësisht, veçse një pjesë e së vërtetës lidhur me figurën shumëdimensionale të Çabejt mund të jetë theksuar në pohimin "Çabej nuk u bë shkencëtar, por lindi i tillë. Ai kishte një zgjuarsi e mprehtësi jashtë mase, andaj do të përpinte nga viti në vit rrjedha të gjera kulture, duke ndenjur me orë e orë në sallat e studimit e duke mos u ndarë fare nga librat".[2]

Çabej do të ndiqte ligjërata tek filologë të njohur në Universitetin e Gracit të Austrisë dhe më pastaj do të kalonte në Universitetin e Vjenës, po ashtu në Austri, ku do të studionte filologjinë në një universitet në të cilin mbanin ligjërata për indoevropianistikën e gjuhësinë, studiues të njohur të kohës, si Paul Kreçmer dhe albanologu i shquar Norbert Jokl.

Në këto rrethana të favorshme për një studiues të zellshëm siç ishte Çabej i ri, ai do të shkruante tezën e doktoratës me temën "Studime italo-shqiptare" (Italoalbanische Studien), të cilën një komision shumë i nderuar, i përbërë nga mendje të njohura të shkencës së kohës: Prof. Dr. Paul Kreçmer, Prof. Dr. Norbert Jokl dhe Prof. Dr. Karl Paç (ky i fundit arkeolog e historian i njohur), e vlerësonte me një shkallë të jashtëzakonshme - shkëlqyeshëm (Ausgezeichnet).[3]

Pa u thelluar shumë në kontributin e tij në fushë të gjuhësisë, duhet të theksojmë se fusha të studimeve të tij kanë qenë shumë: studime mbi origjinën e popullit shqiptar dhe të gjuhës shqipe, studime për historinë e gjuhës shqipe dhe për fonetikën historike të shqipes, studime në fushë të etimologjisë dhe studime për gjuhën e autorëve të vjetër.

S'do mend se kontribute të çmueshme Çabej ka dhënë edhe në të tjera fusha të studimeve filologjike, në radhë të parë në studime dialektologjike, me të cilat, sikur u tha, ai kishte nisur rrugën e vështirë të gjurmimeve shkencore që në moshë të re, dhe këto studime herë pas here do t'i shtrinte edhe për të tjera të folme të shqipes, e pastaj edhe në fushë të leksikografisë (si bashkautor në hartimin e fjalorëve të gjuhës shqipe dhe të fjalorëve dygjuhësh) dhe në fushë të standardizimit të shqipes.

### Mbi prejardhjen e shqiptarëve dhe të gjuhës shqipe

Prof. Eqrem Çabej do të merrej me problemin e prejardhjes së shqiptarëve e të gjuhës shqipe, ose thënë më drejt, me çështjen e autoktonisë së shqiptarëve e të gjuhës shqipe si pasardhëse e ilirishtes, për shkak se kjo çështje, ndër studime të autorëve të veçantë, kishte marrë një rrugë të tillë zgjidhjeje e përmasa të tilla, sa të mohohej autoktonia e shqiptarëve në trojet e tyre. Në qoftë se kemi parasysh një nga premisat e qëndrimit të Çabejt për historinë e për gjuhën e një populli, të cilat janë të lidhura ngushtë, del e qartë se ai në studimet e tij një pjesë të madhe të energjisë do ta derdhte pikërisht tek këto dy çështje: origjina e popullit shqiptar dhe historia e gjuhës së tij.

Nga fundi i shekullit XIX dhe sidomos gjatë shekullit njëzet, qarqe të ndryshme, disa nga të cilat edhe për shkaqe politike e për të mohuar autoktoninë e shqiptarëve (kjo vlen sidomos për autorë sllavë), vinin në dyshim ose kundërshtonin tezën ilire të burimit të shqipes. Ndër ta vlen të përmenden studiuesit H.Hirt, G. Vajgand, V. Georgijev e të tjerë, të cilët përpiqeshin, sidomos me argumente gjuhësore, të dëshmonin që "shqipja e ka burimin te gjuha e trakasve të vjetër, që banonin në viset lindore të Ballkanit, apo tek e ashtuquajtura dakomizishte e Ballkanit Qendror".[4]

Çabej, duke u mbështetur mbi një varg të dhënash, sidomos tek emërvendet pothuaj në gjithë hapësirën e Ilirisë (si Durrës, Dalmaci, Shtip, Nish, Sharr etj.), në ndonjë fjalë të detarisë (si anije, krahaso enë/anë) dhe në marrëdhëniet e shqipes me rumanishten, dalmatishten e vjetër etj., hidhet fuqishëm në krahun e studiuesve që gjuhën shqipe e shih-

nin “me prejardhje nga ilirishtja, ose më saktë nga një a disa dialekte të ilirishtes jugore, siç shprehet Gustav Majeri“. Siç është e ditur, këtë tezë, pra tezën e burimit të shqipes nga ilirishtja, e mbështetnin studiues të njohur, si Gustav Majer, Holger Pedersen, Norbert Jokl etj. në studimet e tyre.

Përkrahja dhe studimet që do të mbështetnin me argumente të qëndrueshme prejardhjen e gjuhës shqipe nga ndonjë dialekt i ilirishtes, për pasojë sillnin një argumentim shumë bindës për autoktoninë e shqiptarëve në viset që banojnë sot, dhe kjo sidomos në Kosovën e sotme (Dardania e dikurshme) dhe në bregun lindor të detit Adriatik, - dy çështje nga më të diskutueshmet ndër qarqe shoviniste sllave e të tjera, të cilat ende i vazhdojnë përpjekjet e tyre që, me studime e me gjysmargumente, të mbështetin një tezë tjetër, sikur shqiptarët janë një popullsi e formuar më në lindje, ose edhe e ardhur prej dikah në trojet që banojnë sot.

“Në trajtimin e problemit të autoktonisë së shqiptarëve në vendbanimet e sotme, prof. E. Çabej ka kujdes të përcaktojë paraprakisht disa çështje teorike-metodike, duke sqaruar se është fjala për një autoktoni relative, kronologjikisht të caktuar që nga lashtësia, e jo për një autoktoni pa cak, se problemi i takon si historisë së vjetër të popullit tonë, si gjuhës së tij“.[5] Pavarësisht nga relativiteti i çështjes, kur është puna për të shprehur mendimin përfundimtar nëse shqiptarët janë autoktonë apo të ardhur, profesor Çabej e thotë prerazi: “Teoritë sipas të cilave shqiptarët janë ardhës në Shqipëri, qoftë nga larg, qoftë nga afër, qoftë në kohë të vjetër, qoftë në mesjetë, për ne janë të gabuara.“[6]

Historia e gjuhës shqipe dhe fonetika historike e shqipes

Një çështje tjetër e rëndësishme në studimet albanologjike, me të cilën është marrë me shumë kompetencë dhe në të cilën Çabej ka arritur rezultate shumë të dalluara për saktësinë e mprehtësinë e shqyrtimit të problemeve të ndryshme, është historia e gjuhës shqipe dhe fonetika historike e shqipes. Pikëpamjet e tij me një argumentim bindës, gjithnjë duke ndjekur rrugën e zhvillimeve fonetike e të dukurive të tjera të shqipes gjatë historisë, qoftë të shikuara përballë dukurive të ngjashme tek gjuhë të tjera, sidomos tek gjuhët me të cilat shqipja ka qenë në kontakte për shumë shekuj, dhe qoftë të shikuara si zhvillime të brendshme, vetjake të shqipes, në mënyrë të përmbledhur i kishte shprehur para shumë vjetësh.[7]

Lidhur me studimet e Çabejt në këtë fushë, Shaban Demiraj thekson: “Një studiues i thelluar i gjuhës shqipe në evolucionin e saj historik, siç ishte Çabej, nuk mund të linte jashtë interesave të tij shkencore sqarimin e disa çështjeve të rëndësishme të historisë dhe të parahistorisë së kësaj gjuhe dhe të popullit që e ka folur atë qysh nga kohët më të lashta“.[8] Lidhur me problemin shumë të ndjeshëm të zhvillimit parahistorik të shqipes, ose lidhur me faktin se ç’vend zë gjuha shqipe në rrethin e gjuhëve të afërta me të dhe me cilat gjuhë simotra shqipja do të ketë afëri më të ngushtë e me cilat do të jetë më e largët, Çabej arrin në një përfundim të qëndrueshëm. Ai thekson se, në bazë të argumenteve të pakta që mund të gjurmohen gjithandej, kjo çështje mund të konsiderohet vetëm pjesërisht e zgjidhur.

Një arritje me domethënie të madhe për studimet në fushë të historisë së shqipes, përbën e ashtuquajtura nënshtresë (a substrat) paraindoevropiane e gjuhës shqipe, me studimin e së cilës është marrë Çabej, në saje të dijes së tij të thellë të gjuhëve moderne dhe të historisë së tyre. Kështu, ai kishte treguar me shembuj konkretë se në greqishten e vjetër kishte gjetur elemente parashqiptare, do të thotë se në atë gjuhë kishin depërtuar huazime “nga një parashkallë e shqipes“, që tregon se shqipja dhe greqishtja do të kenë jetuar që prej antikës në afërsi gjeografike e në marrëdhënie kulturore.[9]

Gjithnjë në këtë frymë studimesh, Çabej do ta vinte shqipen përballë gjuhëve të tjera, në radhë të parë përballë atyre me të cilat shqipja është në një fqinjësi për shumë shekuj, si greqishtja e vjetër, latinishtja, rumanishtja e gjuhët sllave, dhe pastaj përballë atyre me të cilat shqipja u ndodh në fqinjësi (si italishtja e greqishtja e re), ose gjuhëve me prestigj (siç është turqishtja, gjuhë zyrtare e administrative) po ashtu për një periudhë të gjatë. Në gjithë këto bashkëmarrëdhënie, Çabej, krahas fjalëve të huazuara ose ndonjë ndikimi në fushë të gramatikës prej atyre gjuhëve (këto sidomos nga greqishtja e vjetër e nga latinishtja), do të vinte në dukje edhe zhvillime paralele elementesh leksikore e gramatikore nga paragjuha indoevropiane tek shqipja e tek gjuhë të tjera, dhe eventualisht edhe fjalë të shqipes, të cilat do të kenë shtegtuar në të tjera gjuhë. Me fjalë të tjera, gjuhën shqipe nuk do ta vështronte vetëm si marrëse, po edhe si dhënëse elementesh, sidomos në fushë të leksikut.

Tërë këto lidhje e ndërndikime gjuhësore, Çabej, sa herë t’i jepej rasti, do t’i përdorte për të dëshmuar autoktoninë e shqipes e të shqiptarëve në trojet e tyre historike. Prandaj nuk do të jenë të rralla konstatimet e tij për të pohuar lashtësinë e gjuhës shqipe e të shqiptarëve, pikërisht në dritën e të dhënave gjuhësore. Në një studim të tijin, ai do të konstatonte:

“Huazimet latine të shqipes mbajnë një pozitë të ndërmjeme midis elementit latin ballkanik, ose lindor në daçi, i cili përfaqësohet kryesisht me rumanishten, dhe elementit latin që reflektohet me dalmatishten, e sidomos me gjuhët romane perëndimore... Duke kaluar tani tek huazimet e shqipes prej greqishtes së vjetër, vihet re se këto janë shumë më të pakta se huazimet latine, ato sillen rreth numrit tridhjetë apo pak më shumë. Me gjithë këtë, si pjesërisht më të lashta se huazimet latine, ato kanë një rëndësi të veçantë për historinë e shqipes. Ndër të tjera, ato vërtetojnë që gjuha shqipe - ose, me fjalë të tjera, shkalla e lashtë e saj - është folur në Shqipëri e në trevat përreth në periodën antike“.[10]

*(Vijon në numrin e ardhshëm)*

*Fusnotat:*

1. Shaban Demiraj, Eqrem Çabej - Një jetë kushtuar shkencës, Shtëpia botuese “8 Nëntori”, Tiranë 1990, f. 87.
2. As.Prof.Dr. Tomor Osmani/As.Prof.Dr. Simon Pepa, Eqrem Çabej - personalitet i shquar i gjuhësisë dhe kulturës shqiptare në librin “Eqrem Çabej - personalitet i shquar i shkencës dhe kulturës shqiptare” (Në 90-vjetorin e lindjes), Botim i Universitetit “Luigj Gurakuqi” të Shkodrës, Tiranë, 1998
3. Shaban Demiraj, Vepra e cituar, f. 16.
4. Shaban Demiraj, Po aty, f. 55.
5. Prof. Mahir Domi, Eqrem Çabej për prejardhjen e gjuhës shqipe dhe për autoktoninë e popullit shqiptar, “Studime filologjike” nr. 3, 1988, f. 63.
6. Dr. Eqrem Çabej, Studime gjuhësore, Prishtinë 1976, f. 39/40.
7. Hyrje në historinë e gjuhës shqipe (tekst universitar), Tiranë, 1947; Hyrje në historinë e gjuhës shqipe - Fonetika historike, Tiranë 1959 dhe Prishtinë 1970 etj.
8. Shaban Demiraj, vepra e cituar, f. 54.
9. Prof.Dr. Jup Kastrati, Eqrem Çabej historian i gjuhës shqipe në vëllimin “Eqrem Çabej personalitet i shquar i shkencës dhe kulturës shqiptare” (Në 90-vjetorin e lindjes), Sht. Bot. “Çabej”, Tiranë 1998, f.25/26.
10. Dr. Eqrem Çabej, Studime gjuhësore (V), “Rilindja” Prishtinë 1975, f. 246-247.

# A është Islami përgjegjës për djegien e Bibliotekës së Aleksandrisë?

Mahmud Hamdi Zakzuk*

**Këto akuza të rrejshme pohojnë se i dyti prej halifëve të drejtë, Omer bin Hattabi r.a., kishte dhënë urdhrin që të digjej Biblioteka e Aleksandrisë. Gjithashtu atij i mvishet sikur të ketë thënë se librat në bibliotekë përmbanin tërë atë që tashmë kishte thënë Kurani, prandaj, si të tillë, ishin të panevojshëm...**

Çfarë ka qenë qëndrimi i Islamit ndaj qytetërimeve/civilizimeve të mëparshme, dhe a është Islami përgjegjës për djegien e Bibliotekës së Aleksandrisë?

Qëndrimi se Islami nuk i respekton qytetërimet e mëparshme, është një pohim i rrejshëm dhe i padrejtë. Është fakt se ai i ka shfrytëzuar aspektet pozitive të këtyre qytetërimeve, duke përkthyer shumë libra nga gjuhët: greke, perse, indiane në gjuhën arabe, duke besuar seriozisht se trashëgimia e njerëzimit përfshin diturinë, përvojën dhe mësimet e popujve të ndryshëm. Në pajtim me këtë respekt, Muhammedi s.a.v.s., ka thënë: "Kërkoni shkencën, qoftë edhe në Kinë". Kjo do të thotë se njeriu është i obliguar ta kërkojë shkencën qoftë edhe në vendin i cili nuk beson si ai, qoftë ai një vend edhe në "fund të botës", sepse atëherë Kina konsiderohej vendi më i largët i botës.

Filozofi mysliman Ibni Rushdi, në fragmentin vijues ka sqaruar qëndrimin e myslimanëve kundrejt qytetërimeve të mëparshme: *"Feja islame nxit për leximin e librave të qytetërimeve që na kanë paraprirë, nëse qëllimi i tyre është që njerëzit t'i drejtojnë nga e vërteta, pasimin e së cilës e urdhëron feja jonë. Kjo përfshin përdorimin e të gjitha mundësive tona për të kuptuar dhe për të rezonuar për studimin e të gjitha krijesave". Ibni Rushdi vazhdon: "Duhet t'i studiojmë dhe të kuptojmë se ç'kanë shkruar në librat e tyre. Pastaj neve na mbetet të pranojmë atë që është në pajtim me fenë tonë, dhe për të t'i falënderojmë. Përveç kësaj, gjithçka që nuk është në pajtim me fenë tonë, nuk bën të na hutojë, sepse duhet ta hedhim, të tjerëve t'ua tërheqim vërejtjen për të, dhe të mos i fajësojmë".*[1]

Është fakt historik se myslimanët nuk e kanë djegur Bibliotekën e Aleksandrisë. Kjo akuzë e pabazë u mvishet myslimanëve nga ana e armiqve të Islamit, të cilët plasojnë këso lloj fjalësh të këqija, të cilat kanë zënë vend në logjikën e njerëzve, edhe pse nuk janë të bazuara në fakte. Akuzat e rrejshme ishin përhapur gjatë shek. 13 si rezultat i qëndrimit agresiv të Kryqëzatave, por ato vazhdojnë të përsëriten deri në ditën e sotme, pavarësisht që argumentet historike autentike i mohojnë ato.

**Këto akuza të rrejshme pohojnë se i dyti prej halifëve të drejtë, Omer bin Hattabi r.a., kishte dhënë urdhrin që të digjet Biblioteka e Aleksandrisë. Gjithashtu atij i**






**mvishet të ketë thënë se librat në bibliotekë përmbanin tërë atë që tashmë e kishte thënë Kurani, prandaj, si të tillë, ishin të panevojshëm,** ndërkaq, nëse përmbajnë gjëra kontradiktore me Kuranin, atëherë duhej të zhdukeshin.

Është zbuluar perdja e dyshimit dhe është argumentuar se Omeri r.a. nuk kishte thënë kurrë një gjë të tillë. Edhe një akuzë, gjithashtu e padrejtë dhe e rrejshme, është se myslimanët – arabët ata libra i kishin përdorur si lëndë djegse për banjat publike për plot 6 muaj.

Sigrid Hunke paraqet argumente të dokumentuara në librin e saj “Allahu është krejtësisht ndryshe”, duke argumentuar se arabët në Aleksandri kishin hyrë në vitin 642, atëherë kur në Egjipt nuk kishte fare bibliotekë, sepse Biblioteka (e Aleksandrisë) kishte qenë e zhdukur shekuj më parë. Ajo gjithashtu shton se në atë periudhë nuk kishte pasur banja publike në Egjipt. Sigrid Hunke pohon se biblioteka i ishte shtuar Akademisë që kishte themeluar Ptolemeu I rreth vitit 300 para erës së re, kurse ishte djegur 47 vjet p.e.r. kur e kishte rrethuar qytetin Jul Cezari. Bibliotekën e kishte ndërtuar përsëri Kleopatra, duke e furnizuar me libra nga Bergamuni.

Shekulli i tretë i e.r. ka qenë dëshmitar i fillimit të destruksionit të organizuar të Bibliotekës së Aleksandrisë. Perandori Karakal (Caracalla) kishte shpërndarë Akademinë, kurse fondamentalistët fetarë i kishin vënë zjarrin bibliotekës, të cilën e konsideronin manifest të paganizmit. Në vitin 391, patriku Teofilo merrte lejen nga perandori Teodos, që t’i shkatërronte mbetjet e Akademisë, dhe, bashkë me to, të digjte edhe bibliotekën, e cila atëherë kishte 300000 pergamena të paluara në rrotulla, dhe në atë vend të themelonte kishën dhe manastirin. Destruksioni ishte mbyllur në shek. e pestë gjatë sulmit që ishte ndërmarrë kundër njerëzve paganë të shkencës, dijetarëve, tempujve të tyre, duke i shtuar kësaj edhe shkatërrimin e bibliotekave të tyre.[2]

Faktet e përmendura dëshmojnë se akuzat e rrejshme rreth djegies së Bibliotekës së Aleksandrisë, janë përhapur me qëllim të shtrembërimit të pasqyrës për Islamin, në mënyrë që myslimanët të paraqiten si armiq të arsimit dhe kulturës, ndonëse ata, në fakt, kanë qenë plotësisht të pafajshëm për krimin për të cilin janë akuzuar.[3]

*Shqipëroi:*
***Miftar Ajdini***

*Burimi:*
http://www.islambosna.ba/index.php?option=com_content&task=view&id=1860&Itemid=1

---

*Fusnotat:*

* Autori është ministër i Vakëfeve i Egjiptit.

1. Ibn Rushd The philosophy of Ibn Rushd. Bejrut 1982. p. 17.
2. Hunke, Sigrid Allah ist ganz anders pp 85-90.
3. Zakzouk M. Hamdy Islam in the mirror of Western Thought pp. 110.

# “Mesazhi” – Filmi i vetëm artistik rreth Muhamedit a.s.

**Jeton Mehmeti**

### Hyrje

Shumë biografi janë shkruar për jetën e të Dërguarit të fundit, por pak nga to janë shndërruar në filma. Një nga filmat e rrallë artistik të metrazhit të gjatë dedikuar jetës së Muhamedit a.s., është epiku i titulluar *Mesazhi*. Premiera e këtij filmi u dha më 26 korrik 1976 në një kinema të Londrës. Për përgatitjen e një filmi të tillë, regjisori i njohur Mustafa Akkad, iu desh të tejkalonte sfida të mëdha jo vetëm teknike, por me tepër juridike, duke bërë që dijetarët e El-Ezherit të lëshojnë një mori fetvash përkitazi për këtë çështje. Shumë nga ne sot kur shikojmë këtë film mbushemi plot me emocione duke parë lindjen e Islamit dhe transformimin e myslimanëve nga një grup i persekutuar deri në triumf të plotë. Edhe unë si shumë të tjerë, kur po shikoja për herë të parë ketë film, isha tejet kureshtar të shihja imazhin e Pejgamberit a.s., apo profilin e luftëtarit të rreptë Aliut r.a., por një gjë e tillë nuk ndodhi. Sot, kur kinematografia botërore ka arritur të prodhoj një numër të madh filmash, qofshin filma historik, artistik apo triler, ne myslimanët na mbetet të mburremi me të vetmin film dedikuar njeriut më me influencë në histori, film ky i titulluar “*Mesazhi”.*

### Historiku i filmit dhe sfidat për xhirimin e tij

Prodhimi i një filmi artistik rreth Muhamedit a.s. paraqet vështirësi të shumta, mbi të gjitha për shkak të kulturës arabe dhe natyrës së Islamit. Kur më 1927 aktori dhe regjisori Junus Wahba pat bërë të ditur se ai do pretendoj rolin e Pejgamberit në ekran, shkollarët e ligjit të El-Ezherit patën protestuar fuqishëm. Më 1930 ata futën në fuqi ligjin i cili kategorikisht ndalon portretizimin e Muhamedit a.s. në çfarëdo forme.

Më 1973 filmi *Jesus Christ Superstar* qe shfaqur në shumë kinema të botës, duke lënë një përshtypje të thellë tek




publiku. Natyrisht, kjo nuk kaloi pa u vërejtur edhe nga myslimanët, të cilët morën një iniciativë për të krijuar një film të tillë. Megjithatë një ide e tillë u ballafaqua me një rezistencë të fortë. Ca zëra thoshin se rolin e Muhamedit a.s. do ta luante Charlton Heston, i cili pat luajtur Musan (a.s.) në *The Ten Commandments*, më 1956. Regjisori-drejtori Mustafa Akkad, një sirian i cili jetonte në Shtetet e Bashkuara e që kurrë më parë nuk kishte bërë ndonjë film, do ta përgatis skenarin e një filmi dedikuar jetës së Muhamedit a.s. Ai më pas kërkon nga një grup i dijetarëve të El-Ezherit që ta miratojë çdo faqe të skenarit. Projekti miratohet ngase Akkad kishte planifikuar që personazhi i Pejgamberit nuk do të paraqitej në ekran, por vetëm shkopi dhe deveja e tij do të dukeshin. Akkad vendos që filmi të koncentrohet në personazhin e xhaxhit të Muhamedit a.s., Hamzës.

Mirëpo, edhe pse xhirimi kishte filluar më 1974, shumë shpejt dijetarët myslimanë ndërrojnë mendjen dhe japin urdhër për ndalimin e xhirimin. Ndërkohë një strukturë masive e cila paraqiste Meken u pat ndërtuar në Marok. Mbreti Feisal i Arabisë Saudite i bën presion Mbretit të Marokut, Hasanit II për ta dëbuar ekipin e filmit me arsyetim se një strukturë e tillë e Mekës do t’i hutonte besimtarët dhe do t’i largonte nga Qyteti i Shenjtë. I mbetur pa strukturë dhe pa shtet në të cilin mund të gjironte, por i vendosu për ta quar projektin deri në fund, Akkad i kthehet Muhamed Kadafit, sunduesit të Libisë. Kadafi ishte i etur për të sponsoruar një film të tillë duke u kujdesur edhe për lokacionin për xhirim në shtetin e tij. Me të përfunduar së xhiruari skenat që kishin të bënin me Meken në strukturën e ndërtuar në Marok, Akkad zhvendoset në Libi për të xhiruar pjesën e mbetur të filmit. Rezultat i kësaj ishte edhe pjesëmarrja e ushtrisë së Libisë në skenat me beteja në film.

Por problemet nuk kishin të sosur. Kur premiera e filmit qe programuar të jepej në Shtetet e Bashkuara, një grup myslimanësh pushtojnë organizatën çifute B’nai B’irth në Washington DC dhe marrin peng punëtorët, duke kërcënuar se do t’i vrisnin të gjithë përderisa nuk anulohet premiera e filmit.

Filmi ishte prodhuar në dy versione, njëri në anglisht me aktorë të njohur si Anthony Quinn, Irene Papas dhe Michael Ansara, dhe tjetri në arabisht me aktorë të rangut të njëjtë në botën e filmit Egjiptian. Gjatë xhirimit sekuencat u xhiruan njëra pas tjetrës. Dialogët arabisht kërkonin më shumë kohë dhe më shumë lëvizje pasi se teksti ishte në arabishten klasike, duke bërë kështu versionin arabisht më të gjatë për 30 minuta. Titulli origjinal i filmit në anglisht ishte *Muhammad*, *Messenger of God, (Muhamedi, i Dërguari i Zotit)*, por pasi refuzohet nga disa ulema, ai titullohet *The Message, (Mesazhi)*. Ndërkaq titulli i versionit arabisht mbetet E*l-Risala*.

Xhirimi i këtij filmi kushtoi hiq më pak se US$17,000,000. Ia vlen të përmendet se kreatori dhe ideatori i filmit, regjisori Mustafa Akkad, me prejardhje nga Siria, vdiq më 2005. Ai, së bashku me të bijën e tij, ishin viktimë e një sulmi me bombë teksa po ndiqnin një dasmë në Aman të Jordanisë.

## Përmbajtja e filmit

Filmi fillon me tre kalorës të cilët ndahen në tri drejtime. Secili nga ta bart me vete një mesazh për ta dërguar në njërin nga oborret më të rëndësishme të asaj kohe në Lindjen e Mesme. Njëri nga kalorësit shkon në oborrin e Mbretit Bizantin Harakliut, tjetri shkon tek Patriku i Aleksandrisë, përderisa i treti shkon në pallatin e Mbretit të Persisë. Që të tre bartin të njëjtin mesazh: ekziston vetëm një Zot dhe Muhamedi është i Dërguari i Tij. Reagimi i Patrikut nuk shfaqet në film, por reagimi i dy të vjetërve është i ndryshëm. Edhe pse Herakliu nuk konvertohet, megjithatë ai e mirëpret korrierin përderisa mbreti i Persisë tërbohet dhe gris mesazhin.

Filmi shfaq një qëndrim pozitiv ndaj të krishterëve, kur mbreti i Abisinisë strehon refugjatët myslimanë që kishin ikur nga torturat e mekasve. Vetmia e Pejgamberit në shpellën Hira prej nga edhe do të filloj shpallja, zë po ashtu vend në këtë film. Filmi paraqet edhe përkrahjen e pa kursyer të Ebu Talibit, xhaxhait të Pejgamberit, përball elitës së tërbuar mekase. Filmi në vete ngërthen pjesët më kryesore të misionit 23 vjeçar të Pejgamberit. Shpërngulja në Medine, themelimi i xhamisë së Medinës, dhe më vonë betejat e zhvilluara, mbajnë në kureshtje shikuesin. Padyshim momenti më vendimtar është çlirimi i Mekës dhe fjalët lamtumirës të Pejgamberit në Haxhin lamtumirës. Edhe kësaj here fjalimi i Pejgamberit dëgjohet nga një narrator. Një zë po ashtu deklaron se Pejgamberi ndërroi jetë me 8 Qershor 632. Filmi përfundon me pamje të myslimanëve duke u falur gjithandej nëpër botë që nënkupton se feja islame u përhap shumë shpejt në katër anët e botës.

## Kritika e filmit

Pasi se personazhi i Muhamedit a.s. as nuk duket e as nuk dëgjohet në film, rolin e zëdhënësit e patën disa figura tjera si Zejdi, djali i tij i adoptuar, Hamza, xhaxhai i tij dhe më vonë Bilali, zezaku i parë myslimanë. Gruaja e tij Hatixhja nuk shfaqet gjithashtu e as kushëriri i tij Aliu r.a.. Përjashtim bën zëri i engjëllit Xhibril që duket sikur dëgjohet në fillim të shpalljes.

Kufizimet e tilla kanë mundur të krijojnë edhe huti tek shikuesi në disa raste. Për shembull, në luftën e Bedrit shikuesit kanë përshtypjen se luftëtarët myslimanë udhëhiqen nga Hamza, kurse Siret rreth Pejgamberit tregojnë se ishte vet Profeti komandant i kësaj beteje.

Për më tepër, në shumë pjesë të filmit audienca vihet në pozitën e Pejgamberit, pasi se shumë pjesë të filmit ata i shohin përmes syve të Pejgamberit apo kur shokët e tij komunikojnë me të ata duhet të drejtohen drejt kamerës. Kjo nga një anë mund të kuptohet më blasfemuese se sa të kishte pasur një aktor të luante rolin e tij, thonë kritikët.

Pasoj tjetër e kufizimeve të filmit është edhe mosparaqitja e grave të pejgamberit. Me përjashtim të Hatixhes, e cila përmendet dy herë në film, gratë e tjera të Pejgamberit as që janë përmendur në film. Në anën e pabesimtarëve gratë paraqiten si valltare, e posaçërisht të bie në sy roli i Hindit, gruas së Ebu Sufjanit, e cila është një nga personazhet kryesor të filmit.

## *Mesazhi* dhe Siret e shkruara rreth Muhamedit a.s.

Burimi kryesor i myslimanëve rreth biografisë së Muhamedit a.s. mbetet libri i Ibn Is'hakut, *Sirat Resul Allah,* e cila njihet edhe si Sirah e Ibn Hishamit. Nga biografitë moderne duhet theksuar *Hajat Muhammad (Jeta e Muhamedit)* nga autori egjiptian Muhamed Husejn Hajkal, më 1933, në të cilat është bazuar edhe skenaristi i filmit.

Është e natyrshme se *Mesazhi* nuk mund të përfshinte gjithë atë që shënohet në këto biografi. Megjithatë ia vlen të përmendet çfarë është lënë jashtë e çfarë është përfshirë në film. Në film është lënë jashtë gjithçka që ishte para Pejgamberllëkut, si profecitë për ardhjen e tij si dhe jeta e tij në Meke. Në të nuk përfshihet as rrugëtimi i Pejgamberit në qiell, Israja dhe Mi'raxhi. As jeta në Medine nuk përfshihet e tëra. Marrëveshjet dhe më vonë tradhtia e fiseve çifute të Medinës, e cila përfundon me ekzekutimin e 600 burrave çifut, nuk është paraqitur fare. Beteja e Hendekut, skandali rreth bashkëshortes së tij, si dhe delegacionet e shumta që erdhën nga e gjithë Arabia nuk zunë vend në film. Në film nuk pati vend edhe për disa ekzekutime që u bënë pas çlirimit të Mekës, për shkak të krimeve që ata kishin bërë më herët. Kështu që filmi paraqet një imazh jo të dhunshëm të Pejgamberit, gjë që është e vërtetuar edhe nga Siret e shkruara për të.

## Përmbyllje

Siç u tha edhe më herët, *Mesazhi* ka kaluar nëpër vendime të shumta juridike. Edhe pse fillimisht regjisori Mustafa Akkad u lejua ta xhiroj këtë film, ulemaja e El-Ezherit ndërroi mendjen disa herë. Ndonëse kishin kaluar afër 30 vjet që nga xhirimi, më 26 dhjetor 2004, gazeta palestineze, *El-kuds El-arabi*, shkruan se dijetarët e El-Ezherit kanë dhënë fetvanë e cila ndalon shfaqjen e *Mesazhit* në ndonjë kinema në territorin e Egjiptit apo transmetimin e filmit në ndonjë televizion egjiptian. Arsyeja për këtë ndalesë është se ata e konsiderojnë të ndaluar shfaqjen e ndonjërit nga dhjetë shokët e Pejgamberit, kur dihet se në filmin e Akkadit është shfaqur njëri nga ta, Ebu Bekri r.a.

Por të mos harrojmë se e njëjta ulema e El-Ezherit dhe Këshilli Shiit i Libanit, i jep të drejtën Christine Huda Dodge, një amerikane e konvertuar në Islam, për përgatitjen e një filmi të animuar i titulluar, *Muhamedi, I Dërguari i fundit*, i shfaqur në SHBA më 14 nëntor 2004. Ky është një hap i mirë kujtojmë, drejt krijimeve të reja në ketë fushë.

Megjithatë "*Mesazhi"* vazhdon të mbetet filmi i vetëm i metrazhit të gjatë për 30 vjetët e kaluar. Sot, kur mass media shërben jo vetëm për qëllime argëtuese por edhe edukative, filma të llojit të tillë do të krijonin një sensibilizm më të gjerë të audiencës globale. Mbesim me shpresë se kinematografia e shteteve islame do të arrij që në të ardhmen të krijoj me tepër filma të tillë epik, kur dihet se historia islame është mjaft e bujshme dhe përmban ngjarje të shumta me karakter historik.

---

Shkrimi është i bazuar në një artikull të botuar në zhurnalin *Islam and Christian – Myslim Relations*

# Kriminaliteti dhe ndikimi i hënës së plotë në te

**Mr.sc. Saad R. Gashi**



Qysh nga kohët e lashta, është i njohur fakti se Hëna ka ndikim në njeriun. Kështu, me kalimin e kohës, janë krijuar kulte në bazë të të cilave më vonë janë shkruar tregime, e disa prej tyre janë realizuar në projekte filmike, me tema të ndryshme horrori. Në këta filma, të pashmangshme kanë qenë skena me pamje të Hënës së plotë. Në këtë fazë të Hënës së plotë, zakonisht shfaqeshin skena me vrasës, dhunues dhe kriminelë të ndryshëm. Të gjithë këta, vërehej se ishin të ndikuar nga fuqia e Hënës.

Sipas burimeve të NASA-s, distanca në mes të Hënës dhe Tokës lëviz prej 356,410 km e gjer më 406,697 km. Distanca mesatare është 384,400 km. Diametri i Hënës është 3,476 km, kurse diametri i Tokës është 12,756 km. Perimetri i Hënës është 10,927 km, kurse perimetri i Tokës është 40,075 km.

Shkencëtarisht është e ditur se Hëna ndikon në baticën dhe zbaticën e oqeaneve, deteve, në botën shtazore, bimore dhe, gjithsesi, ky ndikim manifestohet edhe tek njerëzit.

Kështu, ndikimi i Hënës ka rëndësi të madhe në jetën e përditshme. P.sh. në mjekësi është i njohur fakti se gjakrrjedhjet (hemorragjitë) gjatë kohës së Hënës së plotë janë më të mëdha, kështu që kirurgët gjatë përgatitjeve për operacion, kësaj dukurie i kushtojnë kujdes të posaçëm.

Dr. Edson J. Endrju (Andrews) nga Asociacioni i Mjekësisë në Florida kishte bërë një hulumtim për 1.000 persona që ishin operuar nga bajamet, dhe kishte konstatuar se 82% të tyre kishin pasur gjakrrjedhje më të madhe pas operacionit në fazën e Hënës së plotë. Sipas këtij mjeku, kjo fazë është e rrezikshme për kirurgjinë dhe këto të dhëna duhet të shpërndahen dhe të shërbejnë si bazë për planifikimin e operacioneve.

Gjithashtu edhe gjakrrjedhja gjatë ciklit menstrual në këtë fazë është më e madhe.

Hëna e plotë, në mes të tjerash, ndikon edhe në pagjumësi. Somnambulët (njerëzit tek të cilët Hëna ka ndikim, që zgjohen gjatë gjumit dhe kryejnë veprime të ndryshme pa vetëdije) janë një dukuri e njohur, që të gjithë ose i kemi parë, ose kemi dëgjuar për ta nga rrethi i ngushtë ose i gjerë.

Ndikimi i Hënës vërehet edhe në humorin e përgjithshëm të njerëzve. Me siguri do të keni vërejtur se në këtë kohë, në mbrëmje, jeni më të shqetësuar se zakonisht, kështu që ju pengojnë disa imtësi që zakonisht nuk i vëreni.

Duke u nisur nga kjo, shumë shkencëtarë botërorë e kanë studiuar këtë fenomen dhe kanë ardhur në përfundimin se Hëna e plotë ndikon pashmangshëm në sjelljet e njerëzve. Natyrisht, ka edhe shkencëtarë të tillë që nuk e pranojnë këtë teori, mirëpo shkencëtarët që e përfaqësojnë këtë teori, mendimin e tyre e mbështesin dhe e ilustrojnë me shumë fakte dhe statistika.




Dr. Arnold Libër (Lieber), pas një studimi për 15vjet të ndikimit të Hënës së plotë ndaj njerëzve, ka ardhur në përfundimin se:

1. Gjatë fazës së Hënës së plotë numri i vrasjeve është më i madh;
2. Lëndimet e trupit janë shumë të shpeshta;
3. Aksidentet në trafik janë më shumë;
4. Vetëvrasjet më së shumi ndodhin në këtë fazë.

Ky shkencëtar, si mjek në Klinikën Psikiatrike në Majami, kishte konstatuar lidhjen ndërmjet Hënës së plotë dhe pacientëve në këtë spital. Për këtë ndërlidhje ishte bindur edhe tërë personeli mjekësor në këtë spital. Prandaj, që atëherë ky fenomen e kishte frymëzuar këtë shkencëtar që të merrej edhe më tutje me këtë çështje. Rezultatet e hulumtimit kishin qenë mahnitëse. Numri më i madh i vrasjeve ishte kryer pikërisht gjatë fazës së Hënës së plotë.




Pse ndikon Hëna ndaj njeriut? Kur Hëna të arrijë pozitën më të lartë në relacion me planetin e Tokës, ajo shkakton baticën dhe, anasjelltas, kur është më së afërmi me planetit tonë, shkakton zbaticën. Meqenëse njeriu, si edhe Toka, përbëhet 75-80% nga materia e lëngtë dhe 20-25% nga materia e ngurtë, kur Hëna është e plotë, tek njeriu shkaktohet një “Aksion koncentrik”. Në këtë fazë pasojat që përjeton njeriu, janë: ngushtimi i indeve, edemat (të ënjturit), eksitime nervore etj. Të gjitha këto ndryshime që përjeton njeriu, manifestohen në oreksin, gjumin, humorin, sjelljet, aktivitete trupore, seksuale, etj. Në këtë fazë është vetëvrarë (ose vrarë, shën. i autorit) aktorja e famshme Merilin (Merilyn) Monro, pastaj është vrarë Xhon (John) Lenon, legjenda e grupit “Beatles”, dhe shumë njerëz të famshëm nga bota e filmit dhe muzikës.

Dr. Libër, së bashku me kolegët e tij, nga Universiteti i Majamit, pra, kishin bërë një hulumtim për 15 vjet. Duke krahasuar numrin e vrasjeve në këtë periudhë, që kishte qenë gjithsej 1887, këta shkencëtarë ishin befasuar më shumë sesa kishin pritur, nga numri i madh i vrasjeve që kishin ndodhur gjatë fazës së Hënës së plotë. Sipas këtij hulumtimi, sa më shumë që afrohej Hëna e plotë rritej dukshëm edhe numri i vrasjeve. Duke dëshiruar të bindeshin për një dukuri të tillë, hulumtuesit bënë një studim të njëjtë edhe në Ohajo të Klivëlendit (Clevelend). Statistikat gjithashtu treguan se numri i vrasjeve është dukshëm më i madh gjatë fazës së Hënës së plotë sesa në faza të tjera të saj. Dr. Libër dhe kolegët e tij nuk ishin të befasuar aq shumë nga këto rezultate. Një raport i mëhershëm i Institutit Amerikan të Mjekësisë klimatologjike pranë Departamentit Policor të Filadelfisë, i titulluar “Efektet e Hënës së plotë në sjelljet e njerëzve”, kishte zbuluar gjithashtu rezultate të njëjta. Sipas këtij raporti shenja e Hënës së plotë në fazën e saj kulmore rezulton me orientime të ndryshme kriminale, siç janë: vrasjet, piromania, ngasjet e rrezikshme të makinave dhe kleptomanitë. Sipas këtij raporti, po ashtu disa njerëz duken pak a shumë më të xhindosur (krisur) gjatë kësaj faze të Hënës së plotë.

Kohët e fundit, rajoni i Sussexit në Anglinë Juglindore kishte shtuar numrin e policëve që patrullojnë në rrugë gjatë këtij cikli lunar, sepse oficerët e tyre kishin konstatuar lidhjen ndërmjet Hënës së plotë dhe krimeve e dhunës.

Hëna e plotë dhe ditët e pagave të rrogës ishin identifikuar si faktorë të rritjes së krimeve e të dhunës në mesin e vizitorëve të kafeneve dhe të klubeve të natës.

Më 6 qershor 2007 zëdhënësja e policisë së Sussexit kishte deklaruar: “Hulumtimet e bëra nga ana jonë, tregojnë qartë se ekziston një lidhje e fortë në mes Hënës së plotë dhe krimeve të dhunës”, duke shtuar se, në të ardhmen, shumë oficerë do të patrullojnë nëpër rrugë, në këtë fazë të Hënës. Duke u bazuar në këto, Andy Parr i kishte deklaruar Brighton Argu-s: “Meqenëse grafikoni i krimeve e dhunës është më i madh në këtë fazë të Hënës sesa jashtë kësaj faze, do të dëshiroja që me këtë dukuri të merreshin shkencëtarët e niveleve më të larta. Kjo do të ishte në interesin e përgjithshëm”.

Gjithashtu edhe prof. Michael Zimecky, nga Akademia e Shkencave e Polonisë, duke studiuar qindra raste, ka argumentuar se Hëna e plotë ushtron ndikim tek aktivitete kriminale si dhe shëndeti i njeriut.

Ndërkaq, hulumtuesi japonez Asaka Fukada, mendon se Hëna e plotë ndikon sidomos tek piromanët.

Në hulumtimet psikologjike tremujore, të bëra tek 1200 të burgosur në burgun Armley në qytetin Lids (Leeds) në vitin 1998, ishte zbuluar një rritje e krimeve të dhunës në këtë fazë të Hënës së plotë. Por, gjatë fazave të tjera të Hënës, është shënuar një numër më i vogël i incidenteve, kurse gjatë disa ditëve të tjera nuk është shënuar asnjë incident.

Fransua Leroj, ishte një parisien pesëdhjetëvjeçar me pamje të një djaloshi, që miqtë dhe të gjithë të tjerët e njihnin si shumë të sjellshëm dhe të butë, me një fjalë e admironin të gjithë. Mirëpo, për fat të keq, më vonë, meqë i tërë Parisi vuante nga një neurozë kolektive, u kuptua se ky njeri i adhuruar nga të tjerët, ishte një vrasës maniak sadist-mazokist, që kishte kryer shtatëmbëdhjetë krime seksuale-sadiste, e dyshohej edhe për nëntë krime të tjera. Ky kriminel nuk zgjidhte viktima dhe vriste vajza e gra prej moshës 18 vjeçare deri 73 vjeçare. Vetëm 3 nga viktimat e tij nuk i vrau, dhe pikërisht ato ndihmuan në hetimet e policisë që të zbulohej ai vrasës serik.

Ekspertët mjekësorë, të cilët e kishin kontrolluar të akuzuarin dhe ndoqën gjendjen e tij, mundoheshin t’i tregonin gjyqit në mënyrë objektive ndikimin misterioz të Hënës në sjelljet kriminale të të akuzuarit. Testet e ndryshme treguan se Leroj sillej në mënyrë të veçantë kur Hëna ishte e plotë. Në këtë kohë, tek ai rritej sasia e hormoneve deri në atë shkallë, saqë në gjak kishte sasi të jashtëzakonshme të adrenalinës. “Niveli i hormoneve të tij arrinte në nivele që mund të jenë të barabarta me ato të dhjetë njerëzve njëkohësisht. Përveç kësaj, edhe muskujt i ndryshojnë, i tkurren dhe forcohen, dukuri që në mjekësi janë vërejtur vetëm tek disa sëmundje”, - ishte shprehur para gjykatësit psikiatri, profesor Ogyst Sharije. Sipas këtij psikiatri, shkenca as në shkallën e sotme të zhvillimit, ende nuk mund ta shpjegojë ndi-



kimin e Hënës tek njeriu, apo siç quhen në Francë këta njerëz, tek “Homme de Lune”!

Gjithashtu edhe në Serbi, këtë vit kishte ndodhur një tragjedi e paparë në fshatin Jabukovci, afër Negotinit. Vrasësi Nikolla Radosavleviç (39), siç shkruanin gazetat në “gjendje të tërbuar”, në mbrëmjen e 27 korrikut 2007 (në fazën e Hënës së plotë, - shën. i autorit) kishte vrarë nëntë vendës të tij dhe kishte plagosur disa të tjerë me pushkë gjuetie. Sipas fjalëve të bashkëshortes së vrasësit - Jelena, e cila ishte e plagosur me këtë rast: “Nikolla më kishte sulmuar pa asnjë arsye dhe isha shumë e habitur, sepse deri më tani nuk kam pasur asnjëherë problem me të dhe nuk më ka sulmuar kurrë”. Këta kishin pasur një jetë bashkëshortore shumë të lumtur dhe kishin dy fëmijë, Gordanën (12) dhe Daliborin (13). Së bashku kishin jetuar dhe punuar në Austri, prej nga kishin ardhur në pushim një ditë para krimit. Të gjithë banorët e kësaj ane ishin çuditur nga ky veprim i jashtëzakonshëm i vrasësit Nikola Radosavleviç, që më parë e kishin njohur si një njeri serioz, stabil, të suksesshëm dhe që jetonte dhe punonte në Austri, një jetë me një familje në lumturi të plotë! Vrasësi kishte jetuar në Himberg afër Vjenës dhe, sipas fjalëve të banorëve të këtij vendbanimi, kishte qenë një “njeri i qetë, që nuk dallohej nga të tjerët”.

Me siguri që raste identike ka shumë më shumë sesa këto që u paraqitën më lart. Këto raste në vendet më të zhvilluara të botës, pa dyshim, po hulumtohen nga aspekte të ndryshme shkencore. Në Amerikë, Angli, Francë, etj., edhe pse është konstatuar dhe argumentuar një lidhje a ndikim ndëmjet Hënës së plotë dhe njeriut, megjithëkëtë një numër shkencëtarësh këtë lidhje e kontestojnë! Në vendin tonë, nga aspekti shkencor, një dukuri e tillë nuk është përmendur dhe trajtuar asnjëherë. Është mirë që kjo dukuri, edhe tek ne, sikurse në botën e civilizuar, t’i sfidojë kriminologët dhe shkencëtarët e tjerë, që së paku ky fenomen të trajtohet jo si një faktor amnistues po si faktor kriminogjen.

Dihet mirëfilli se, edhe pse nuk është trajtuar në nivele shkencore, një dukuri e tillë në popull është përmendur edhe shumë më herët. Të gjithë ne e kemi dëgjuar, ndoshta edhe e kemi përmendur fjalën “i përhënur / i përhantë” duke mos menduar se ç’nënkupton kjo fjalë. “I përhënur” e ka kuptimin e njëjtë me të anglishtes “Lunetic” ose frëngjishtes “Homme de Lune”, d.m.th. Lunar-Hënor. Kjo fjalë është trashëguar brez pas brezi tek ne, dhe kurrsesi jo rastësisht. Dihet se ndër shqiptarët ka pasur dituri dhe dijetarë shumë të fortë, sepse në këto troje ka pasur shkolla të larta (medrese) me traditë mbi 500-vjeçare, dhe se në ato shkolla merreshinr dituri burimore. Për sa i përket nivelit shkencor, ato shkolla, dihet, kanë qenë më të avancuara se shumë shkolla të vendeve perëndimore. Pikërisht nga ato shkolla ka dalë kjo fjalë që e ka burimin në thënien e profetit Muhamed, paça dhe shpëtimi qofshin mbi të, i cili ka porositur “Agjëroni në netët e bardha” (fjala është për 3 ditë të muajit të plotë). E dihet se agjërimi i mirëfilltë nuk do të thotë vetëm heqje dorë nga ushqimi po edhe nga fjalët e këqija, kacafytjet, cytjet e ndryshme, sjelljet asociale dhe të dhunshme, pastaj neurozat që shkaktojnë rritjen e hormoneve, adrenalinës, e që si pasojë kanë rritjen e krimeve. “Dhe ai (Muhamedi) nuk flet nga dëshira e tij. Ai (Kur’ani) nuk është tjetër përveç shpalljes që i shpallet. Atë ia mësoi, Ai fuqiforti” (Kur’an, kaptina 53, verseti 3-5).

Nga efektet fiziologjike që prodhon agjërimi, janë edhe rënia e nivelit të sheqerit dhe kolesterolit si dhe e presionit sistolik të gjakut. Krahas dobive materiale e fiziologjike, agjërimi ka edhe shumë efekte moralo-shpirtërore. Kështu, agjëruesi, si rrjedhojë e kënaqësive shpirtërore të marra nga agjërimi, ka një situatë paqeje dhe qetësie. Urrejtja dhe zemërimi personal është në nivelin më të ulët. Agjëruesit duhet të mbajnë parasysh gjithnjë këshillën profetike: “Nëse jeni duke agjëruar, dikush ju ofendon ose ju godet, thoni: “Unë jam agjërues”.

Gjatë agjërimit, vëllimi i gjakut pakësohet. Kjo dukuri i jep zemrës një prehje me rëndësi. Më e rëndësishmja është se pakësimi i lëngut ndërqelizor shkakton pakësimin e presionit indor. Ky presion indor, i quajtur në gjuhën e popullit si presion i vogël, gjatë gjithë kohës së agjërimit është vazhdimisht i ulët, për rrjedhojë, edhe zemra është e qetë. Prandaj, në këtë gjendje zemra hedh rreth 15000 litra gjak më pak në ditë, kështu pushon më shumë dhe bëhet më e fuqishme. Një i urtë kishte thënë: “Agjërimi është ilaç i padurimit, i cili ia dyfishon fatkeqësitë njerëzimit”. Ndërsa Kurani famëlart thotë: “... po ta dini, agjërimi është më i dobishëm për ju” (Kaptina 2, verseti 184).

Si përfundim, shkenca e mirëfilltë nuk duhet të merret me paragjykime dhe të mbetet edhe më tutje peng e ideologjive të kaluara dhe të dështuara. Shkencëtari nuk duhet të vuajë nga kriza e identitetit, sidomos e atij identiteti me të cilin duhet të mburret. Ai duhet ta ketë guximin që ta pranojë gjithnjë dhe ta thotë të vërtetën, dhe nuk duhet të ketë kompleks inferioriteti. Shkencëtarë janë vetëm ata dijetarë që e dinë fillimin dhe fundin, janë dijetarë kompletë, dijetarë shumëdimensionalë, sepse, përndryshe, “dituria” e tyre do të dëshmojë kundër tyre.

Bisedë më tri studente tona që studiojnë në Malajzi

# Ish-medresantet Xhevahirja, Nora e Medina - studente të dalluara në Universitetin Internacional të Kuala-Lumpurit

**Këto ditë në Prishtinë takuam tri studente tona, dy nga Kosova e një nga Mali i Zi, që studiojnë në Malajzinë e largët. Nga kureshtja se ç'i kishte shtyrë për të studiuar në Lindjen e Largët, çfarë studiojnë, si janë pritur atje, sa janë integruar etj. - zhvilluam një bisedë të shkurtër me to.**

**Janë këto studentet e para nga Kosova e Mali i Zi, që si ish-medresante, atje dy vajza studiojnë jurisprudencën dhe një ekonominë.**

**Meqë bisedën e zhvilluam me shkrim, disa përgjigje janë të njëjta, po, për hir të korrektësisë ndaj bashkëbisedueseve tona, do t'i botojmë të gjitha, ashtu si i kanë dhënë ato vetë.**


*Xhevahire Bytyçi*


*Nora Hysenaj*


*Medina Haziri*

***D.I.:** Fillimisht për lexuesit tanë një biografi juaja e shkurtër?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Quhem Xhevahire Bytyçi, nga fshati Qylagë, Lipjan. Kam kryer medresenë "Alauddin" të Prishtinës. Qe dy vjet jam për studime në Malajzi, respektivisht në kryeqytetin Kuala-Lumpur, në Universitetin Internacional Islam.

***Nora Hysenaj:*** Unë jam Nora Hysenaj nga Plava (Mali i Zi). Shkollën fillore e kam kryer në vendlindje, kurse shkollimin e mesëm në medresenë "Alauddin" të Prishtinës. Unë i përkas gjeneratës së pestë të paraleles së vajzave. Medresenë e kam mbaruar në vit 2005.

***Medina Haziri:*** Jam Medina Haziri nga Podujeva, studente në Universitetin Internacional Islamik në Malajzi. Shkollën e mesme e kam kryer në Prishtinë, medresenë "Alauddin".

***D.I.:** Prej nga ideja për të studiuar në Malajzinë e largët?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Kemi dëgjuar për këtë universitet sa ishim në medrese. Ishte një ëndërr imja që të studioja në një universitet prestigjioz siç është ky. Me ndihmën e Allahut, jemi pranuar në universitet dhe kemi fituar bursën.

***Nora Hysenaj:*** Ideja për të studiuar në Malajzi më lindi në fillim të vitit të katërt të shkollës së mesme, atëherë kur interesimi im për studime ishte tejet i madh. Çdoherë kam pasur dëshirë të studioj në gjuhën angleze dhe në një universitet, i cili bashkon arsyen me revelatën, shkencën me religjionin dhe etikën me lëndët profesionale. Dhe ja, Universiteti Islam Internacional në Malajzi ishte zgjedhja më e mirë.

***Medina Haziri:*** Kur mbaruam shkollën e mesme, pati ardhur një delegacion prej Malajzisë dhe ne aplikuam për studime atje. Kemi një fat të madh që jemi pranuar.

***D.I.:** Si e ka pritur familja dhe rrethi vendimin tuaj për të studiuar në një vend të largët siç është Malajzia?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Në përgjithësi e kanë pritur mirë shkuarjen time në Malajzi, megjithëse ka ekzistuar një fije frike ta dërgosh vajzën në një vend aq të largët. Unë i falënderoj shumë për përkrahje morale dhe financiare.

***Nora Hysenaj:*** Familja ime nuk ka kundërshtuar vendimin tim. Ata ishin krenarë që unë të studioj në një shtet të zhvilluar, siç është Malajzia. Ndërsa rrethi ka sinjalizuar përshtypje të ndryshme (disa negative e disa pozitive). Disa thoshin: "Si të shkojë vajza të studiojë aq larg?!" - ndoshta e kishin për shkak të sigurisë, ndërsa të tjerët më uronin pa masë.

***Medina Haziri:*** Sa i përket familjes sime, unë personalisht nuk kam pasur problem për të studiuar diku jashtë Kosovës, edhe pse për familjet tona ndoshta ka qenë pak e vështirë të merrnin guximin e të na dërgonin në një vend të largët si Malajzia. Megjithatë, ata më dhanë mundësinë që të vendosja për të ardhmen e jetës sime.

***D.I.:** Si jeni pritur në Malajzi?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Në aeroport na kanë pritur stafi i universitetit; studentet kanë qenë të gatshme që të na ndihmonin për çdo gjë që kishim nevojë.

***Nora Hysenaj:*** Pritja në Malajzi është e ngulitur thellë në kujtesën time. Një grup studentësh kosovarë dhe të huaj na kanë pritur në hyrjen e aeroportit. Me autobusin e universitetit na kanë dërguar menjëherë në konvikt. Përshtypjet e para ishin përtej imagjinatës.

***Medina Haziri:*** Nuk kemi imagjinuar një pritje aq të organizuar. Menjëherë na vendosën në konvikt dhe studentët e caktuar na ndihmuan për çdo gjë për sa u përkiste regjistrimeve.

***D.I.:*** *Sa keni arritur që të integroheni në jetën universitare?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Integrimi ka qenë jo i menjëhershëm duke pasur parasysh që kultura dhe traditat e tyre ndryshojnë nga tonat, por elhamdulilah, tashmë jemi adaptuar mirë dhe shpresoj që të kemi suksese të mëtutjeshme.

***Nora Hysenaj:*** Misioni i universitetit tonë ndër të tjera përmban edhe elementin e integrimit me studentët dhe me jetën universitare në përgjithësi. Universiteti ynë ka rreth 20 mijë studentë vendës dhe të huaj, të cilët janë nga 90 shtete të ndryshme të botës. Për të realizuar elementin e integrimit, universiteti bën përzierjen e studentëve nëpër dhoma dhe përkrah punën grupore.

***Medina Haziri:*** Si fillim gjithçka ka qenë e vështirë për ne si të huaj në një ambient ndryshe nga vendi ynë, duke filluar nga ushqimi, klima, ambienti e shumë gjëra të tjera, por, me kalimin e kohës, jemi adaptuar dhe nuk kemi probleme...

***D.I.:*** *Çfarë studioni?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Unë studioj fakultetin juridik, ku, përveç lëndëve të ligjit civil, kemi edhe lendë të Sheriatit.

***Nora Hysenaj:*** Unë studioj fakultetin juridik. Ky fakultet veçohet nga të tjerët në botë, sepse ofron planprogram me qëllim të harmonizimit të ligjit civil dhe Sheriatit.

***Medina Haziri:*** Unë studioj ekonominë…

***D.I.:*** *Sa studentë kosovarë janë atje dhe çfarë studiojnë kryesisht?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Në Malajzi studiojnë përafërsisht 30 studentë kosovarë në drejtime të ndryshme.

***Nora Hysenaj:*** Atje janë rreth 30 studentë kosovarë, të cilët studiojnë fusha të ndryshme, si juridik, ekonomik, shkenca shoqërore (histori), arkitekturë, shkenca kompjuterike, psikologji dhe teologji.

***Medina Haziri:*** Përafërsisht jemi 30 studente që studiojnë atje dhe disa familje kosovare. Studentët studimet i zhvillojnë në fusha të ndryshme, si ekonomi, juridike, arkitekturë, shkenca shoqërore etj.

***D.I.:*** *Si janë kushtet në universitet?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Kushtet janë fenomenale si për studim, po ashtu edhe për aktivitete të ndryshme.

***Nora Hysenaj:*** Sa u përket kushteve, përpos ambientit të pastër dhe tejet të rregulluar që të lë mbresën e një parku të mrekullueshëm, konviktet i kemi tejet të përshtatshme, mensën me ushqime nga kuzhinat e ndryshme të botës për shkak të studentëve të huaj, dy komplekse sportive (për meshkuj dhe femra), dhe bibliotekën e pasur me qindra mijëra tekste në gjuhë të ndryshme, një numër i konsiderueshëm edhe në gjuhën shqipe.

***Medina Haziri:*** Kushtet janë tejet të mira, çdo gjë që i duhet një studenti, si biblioteka, konviktet, komplekset sportive, mensat, etj.

***D.I.:*** *Çfarë sistemi studimesh praktikohet atje?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Sistemi është i ngjashëm me atë në Angli. Lëndët janë semestrale dhe zgjidhen nga vetë studentët. Studenti ka mundësi të zgjedhë profesorin dhe orarin që dëshiron.

***Nora Hysenaj:*** Sistemi i studimeve është i ngjashëm me atë anglez. Ekzistojnë tre semestra, dy të gjatë dhe një i shkurtër. Një lehtësi e madhe është se studentët mund të fillojnë studimet në cilindo semestër. Lëndët, profesorët dhe orarin i zgjedhin studentët vetë, e provimet finale për lëndët e zgjedhura janë në fund të semestrit. Kjo e lehtëson shumë metodën e mësimit, sepse nuk lejon grumbullimin e mësimeve dhe të provimeve për fundin e vitit.

***Medina Haziri:*** Sistemi i studimeve është anglez, pasi Malajzia ishte koloni e Anglisë për gati 200 vjet.

***D.I.:*** *Në çfarë gjuhe zhvillohen mësimet?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Studimet zhvillohen anglisht, por jemi të obliguar t'i përfundojmë nga dy nivele të gjuhës malajziane dhe arabe.

***Nora Hysenaj:*** Mësimet zhvillohen në gjuhën angleze, përveç lëndëve që ndërlidhen me shkenca islame, ku mësimi zhvillohet në gjuhën arabe.

***Medina Haziri:*** Mësimet zhvillohen në gjuhën angleze..

***D.I.:*** *Sa e njohin Kosovën studentët e Malajzisë?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Janë të pakte ata që e njohin, duke marrë parasysh që Kosova nuk ka qenë shtet deri më tani, por mbas pavarësisë kemi bërë një program dhe studentët kanë pasur mundësi të krijojnë një ide se çfarë është Kosova.

***Nora Hysenaj:*** Studentët e Malajzisë e njohin Kosovën më shumë për shkak të luftës, por edhe si një vend ku shumica e popullsisë janë myslimanë.

***Medina Haziri:*** Pasi në universitetin tonë ka një numër të konsiderueshëm të studentëve nga Kosova, shokët dhe shoqet tona kanë pasur mundësi ta njohin Kosovën nga studentët kosovarë, të cilët kohë pas kohe organizojnë programe dhe përgatisin revista për vendlindjen e tyre.

***D.I.:*** *Çfarë janë malajzianët si popull?*

***Xhevahire Bytyçi:*** Populli malajzian përbëhet nga tri raca të ndryshme, që janë malajzianët, kinezët dhe indianët, të cilët po ashtu kanë fe të ndryshme. Populli malajzian janë autentik, indianët dhe kinezët janë të ardhur, në përgjithësi janë të urtë dhe punëtorë dhe kanë arritur një zhvillim të dukshëm.

***Nora Hysenaj:*** Malajzianët janë njerëz të qetë, mikpritës, praktikues të Islamit. S'është çudi që t'ju buzëqeshin njerëzit në rrugë edhe pse nuk ju njohin, një gjë që tek ne është e pazakonshme. Pejgamberi a.s. ka thënë: "...edhe buzëqeshja ndaj vëllait mysliman është sadaka".

***Medina Haziri:*** Janë popull altruist dhe punëtor. Janë çdoherë të gatshëm t'u ndihmojnë të huajve.

*(bisedoi:* ***r. shkodra****)*

*Prizren*

# Dua e hatmes me komentim të Kuranit para xhematit, nga Safet ef. Hoxha

Më 23 maj 2008, në xhaminë "Sinan Katibi" të Prizrenit, në një solemnitet rasti, për të parën herë u bë duaja e hatmes dhe komentimi i Kuranit të madhëruar para xhematit në xhami.

Komentimin e Kuranit në mënyrë sistematike e ka bërë imami i xhamisë, njëherësh ligjërues i lëndës së Kuranit në FSI si dhe një nga hafëzët e paktë tek ne, hfz. Safet ef. Hoxha.

Me rastin e duasë së përfundimit të komentimit të Kuranit, pos xhematlinjve të shumtë nga Prizreni e rrethina, qenë të pranishëm edhe përfaqësuesit e KBI-së të Prizrenit, shokë e miq të imamit të respektuar, si dhe kryeimami i BI-së të Kosovës, Sabri ef. Bajgora.


*Sabri ef. Bajgora*

Duke përshëndetur të pranishmit, kryeimami Bajgora ka përgëzuar imamin hfz. Safet ef. Hoxha për përfundimin e komentimit të Kuranit para xhematit.

"Jemi tubuar sot që të bëjmë duanë e përfundimit të komentimit të Kuranit nga imami juaj Safet ef. Hoxha, i cili, me punën dhe përkushtimin e tij, ka arritur të përfundojë komentimin e Librit të Allahut xh.sh., për se ne e përgëzojmë.

Është nder për ju, po edhe për BIK-në, që kemi një imam të tillë të palodhur, i cili, me gjithë angazhimet e tij në medrese, këtu në Prizren, dhe në FSI të Prishtinës, përkushtimin ndaj xhamisë dhe xhematit gjithnjë e pati në rend të parë.

Ju, xhematlinj të nderuar, keni pasur fatin të dëgjoni komentimin e fjalës së Allahut nga Safet ef. Hoxha"- tha, pos të tjerash, kryeimami Bajgora.

Më tutje Sabri efendiu tha: "Shembullin e Safet efendiut duhet ta ndjekin edhe imamët e xhamive të tjera, ngase vetëm kështu arrihen rezultatet e dëshiruara nga të gjithë ne".

Ndërsa imami Safet ef. Hoxha foli për motivet dhe metodën që ka ndjekur në komentimin e Kuranit të madhëruar para xhematit.

Fjalën e imamit Safet Hoxha po e botojmë të plotë.

### Fjala e imamit hfz. Safet ef. Hoxha

Gjatë komentimit të Kuranit, xhemati por edhe unë personalisht, kemi kaluar në një hije e cila na ka flladitur shpirtrat tanë dhe na ka mbushur zemrat me iman e dije.

Ky komentim gojor i Kuranit buron nga një dëshirë e madhe që kam kultivuar ndaj Kuranit qysh herët. Që nga medreseja kam pasur një interesim të madh për Kuranin dhe leximin e tij, e ajo më ka ndjekur edhe më pastaj. Me shkuarjen në Medinën e ndritshme, m'u shfaq dëshira që ta mësoja Kuranin përmendsh. Pas kryerjes së hifzit, u regjistrova në Fakultetin e Kuranit dhe aty u lidha edhe më shumë për Kuranin. Pos mësimit të mënyrave të leximit të Kuranit apo dhjetë leximeve, kishim si drejtim të dytë edhe komentimin e Kuranit. Numri i orëve gati ishte i njëjtë. Kuvendimet e diturisë, që mbaheshin në Xhaminë e Pejgamberit a.s., në veçanti komentimi i Kuranit nga Ebu Bekër El-Xhezairi, më kanë lënë mbresa të thella dhe shtytje për të marrë një hap të tillë. Për leximin muxheved, të ngadalshëm dhe me zë melodik, jam inspiruar nga kurrat-lexuesit në Egjipt, të cilët para xhumasë këndonin Kuran; këto i kam ndjekur në TV. Nuk do të jetë e tepërt t'ju informoj se në xhaminë tonë, përpos kësaj hatmeje të leximit dhe komentimit, i falim edhe namazin e akshamit, jacisë dhe sabahut me hatme, dhe deri tani kemi kryer 12 hatme. Po ashtu që dy vite me radhë jemi duke falur namazin e teravisë me hatme, së bashku me hoxhën Ismail nga Turqia, krahas **mukabeleve** para namazit të iqindisë në Ramazan. Kështu kemi lexuar Kuranin para xhematit me lexim **hadër, tedvir** dhe **tertil** si dhe **muxhevved**.

Do t'i kthehem komentimit. Gjithherë kam pasur një ndjenjë të mangësisë në shumë aspekte se çështja e komentimit të Kuranit është shumë e madhe dhe e lartë, aq sa nuk kisha mundësi t'i përvishesha unë si një studiues dhe komentues i vogël. Por, pavarësisht nga kjo, kisha dëshirën e madhe që t'i ofroj xhematit tim një komentim parësor, sipërfaqësor të Kuranit, ndoshta një derë të tillë do të isha i pari që po e hap para xhematit.

Leximin dhe komentimin e Kuranit nga fillimi e kam nisur edhe në Pejë në "Çarshi xhami", në praninë e hoxhës së nderuar hfz. Muhamet Gashit, Zoti e mëshiroftë! Atje kam arritur deri te surja El-Maide për dy vite, sa kam qëndruar në Pejë. Qëllimi im ishte që, përmes leximit dhe komentimit, të arrinim diçka nga mëshira e Allahut, siç e tregon hadithi i Pejgamberit a.s. (Nuk ka shtëpi prej shtëpive të Allahut, ku tubohen një grup njerëzish dhe lexojnë librin e Allahut dhe e mësojnë atë, veçse ju zbret atyre qetësia dhe i kap rahmeti e i mbulojnë melaqet dhe i përkujton Zoti tek ata që janë pranë Tij")


*Hfz. Safet ef. Hoxha*

Po ashtu kam pasur qëllim që t'i ofroj xhematit, sado pak, tema të ndryshme që shtrohen e shtjellohen nëpër ajetet dhe suret e Kuranit. Unë kam bërë një koment ajet për ajet dhe nga një faqe e pak më shumë në një xhuma. Kam ndier në shpirt se edhe xhematet tona duhet të pajisen me njohuri më të gjera rreth Kuranit, me të gjitha njohuritë e shkencave të tjera ndihmuese si dhe me ato astrologjike, shoqërore, natyrore etj.

Meqë këto njohuri më mungonin, unë kurrë nuk merrja guximin për të komentuar pa konsultuar literaturën përkatëse apo më lehtë tefsiret e Kuranit, siç ishin: tefsiri i **Begaviut**, Ibni Kethirit, i Kurtubiut ndonjëherë i Taberiut, i Alusit i Sejid Kutubiut e të tjerë. Kurse metodën e komentimit e sqarimit do ta merrja nga El-Xhezairiu dhe Muteveli Sharavi.

Diçka ishte shumë sfiduese për mua, e ajo është periudha që kaluam. Komenti para luftës, komenti pas luftës dhe në një shtet të ri. Faqja e fundit para luftës ishte (Me të vërtetë Allahu është miku im dhe ai i mbron të mirët) dhe fillimi pas luftës ishte surja El enfal (Të pyesin Ty për prenë e luftës dhe thuaju ajo i takon Allahut dhe të Dërguarit të Tij...).Edhe pse kisha dilema a të vazhdoja apo jo, Allahu ma mundësoi të arrija këtë sukses. Është një periudhë nga 1997 e deri më 2008, një dekadë. Pasi fillova me koment gojor, ashtu edhe e përfundova, edhe pse kishim rekomandime nga disa kolegë që të shkruaja. Kjo periudhë është sa gjysma e periudhës sa ka zgjatur zbritja e Kuranit (për 23 vjet) siç tregojnë ashabët - nga Kurani

mësonim nga 2-3 ajete dhe nuk shtonim më shumë derisa punonim me to. Gjatë komentimit kam dhënë edhe ndonjë këshillë për kohën, momentin që kalonim, se Kurani famëlartë mbetet edhe më tej në gjendje ta përsërisë historinë, po të ketë njerëz të cilët dinë ta prezantojnë atë si një libër i cili rregullon jetën njerëzore dhe të orientojnë drejt koncepteve të drejta shoqërore, civilizuese dhe shpirtërore. Për fat jo të mirë, këto atribute sot u mungojnë myslimanëve, sepse shumë njerëz, edhe pse e dinë të vërtetën, u japin përparësi interesave dhe dëshirave të tyre. Shumë herë gjatë komentimit, në fund u kam thënë xhematit: "Unë i kuptova dhe i komentova kështu këto ajete dhe sidomos ato astrologjie, e juve ju mbetet të hulumtoni nëse ju kanë zgjuar kureshtjen, që t'i studioni edhe më thellë dhe më gjerësisht. Sepse unë më shumë i jam përmbajtur komentimit tradicional, tefsireve që i ceka më lart". Bukuria e komentimit vjen kur Kurani, e sqaron vetë Kuranin, Kurani me Kuran, Kurani me hadidh, komente të ashabëve, tabiinëve etj., gjithherë kemi pasur parasysh edhe shkakun e zbritjeve të ajeteve dhe tregimeve të ndryshme të beni-Israilëve, nëse janë përputhur me normat e Sheriatit tonë, e kur kanë qenë në kundërshtim, jam larguar apo e kam bërë me dije se tregohet kështu e kështu nga beni-Iisrailët por nuk janë të vërteta, si: mbajtja e botës nga një ka dhe tregime rreth Pejgamberëve që cenojnë profetizmin e tyre. Besoj që gjatë kësaj periudhe të gjatë të komentimit, edhe xhemati po edhe unë personalisht, kemi kaluar në një hije e cila na ka flladitur shpirtrat tanë dhe na ka mbushur zemrat me iman e dije për atë, sa nuk mund të zëvendësohet me asgjë veçse të përsëritet prapë edhe më mirë. Nëse do i Madhi Zot, do të bëjmë një punë të tillë. Kam përdorur dy lloje komentimi, atë racional (**bi rre'j)** dhe tradicional, këtë të dytin më shumë. Më ka interesuar aspekti fetar duke iu përmbajtur bazave të tefsirit, shkakut të zbritjes së ajetit, abrogimit; me theks të veçantë jam ndalur në çështjet e besimit në bazë të shpjegimeve nga Ehli Syneti, shkolla maturidite dhe esharite. Ka qenë diçka shumë e veçantë për mua gjatë komentimit që të mos largohesha nga fryma, praktika zakonore, mentaliteti kulturor i vendit. Këtë e kam bërë duke lidhur shpalljen dhe arsyen, traditën dhe shkencën, shpirtërоren dhe materialen. Me qëllim të ndërgjegjësimit të xhematit rreth Kuranit dhe fesë, e kemi sjellë Kuranin si vepër hyjnore në të cilën janë të gjitha rregullat, parimet dhe mësimet për këtë botë, që si fjalë e gjallë hyjnore është e vërteta e pashtershme, është ligji dhe rruga e amshuar që buron nga Zoti i botëve. Ndonjëherë i jemi referuar edhe komentit gjuhësor, për të parë ndërtimin e fjalisë, se si ajo tejkalon përmasat e të folurit individual dhe kolektiv të njerëzve dhe exhinëve. Mosarritja e ideve dhe e përmbajtjes së ajeteve është edhe më e lartë dhe më e rëndësishme, ngase çdo fakt brenda Kuranit shpreh njërin nga realitetet e krijuara në gjithësi. Kurani tregoi se bota është një vepër e Zotit dhe se tërë rregulli që është brenda saj, është nga urtësia e Zotit Fuqiplotë, duke filluar nga njeriu, që është kurora e të gjitha krijesave në tokë. Në Kuran ai paraqitet se është mëkëmbës i Zotit në tokë, për faktin se njeriu është qenie njohëse, që ka fuqi psikofizike dhe mendore, është qenie e gjuhës me të cilën shprehet dhe komunikon me botën që e rrethon, dhe zbulon pasurinë e jetës dhe botës së vet të brendshme. Në çështjet e abrogimit të ajeteve kam pasur qëndrim se Kurani ka bërë abrogimin e shpalljeve të mëhershme, kurse brenda Kuranit ajetet e tij mbesin si një akt që shënojnë një periudhë të caktuar, sepse më vonë, në bazë të rrethanave të reja, krijohet një realitet i ri dhe tani fuqizohen ajetet që shënojnë dhe e reflektojnë atë realitet të krijuar. Që do të thotë, nëse një çështje nuk është aktuale në një vend, ajo mund të jetë në një vend apo në një kohë tjetër etj. Edhe shpalljet e tjera që integron Kurani, janë vetëm porosi nga sfera edukativo-morale, ligjësia e tyre është e shkrirë në ligjet universale kuranore. Shpalljet kanë vazhduar deri me ardhjen e Kuranit, kur ka përfunduar shpallja e librave, po shpallja e krijimit vazhdon. Mësimet e komentit mund të merren si kundër jetës, por ato janë për jetën dhe sfidat e saj, me kusht që të ndërpritet çdo ndërmjetësim në mes Kuranit dhe jetës. Kurani të interpretohet që të jetohet sa më lehtë. Kurani është kënga më e bukur e jetës, në të janë pamjet më të reja të botës, ejani të bashkohemi rreth Kuranit dhe me Kuranin të shkojmë përpara. Zoti e di më së miri! Lus Allahun e Madhërishëm që të na e pranojë këtë punë nga ne dhe të na shpërblejë me shpërblimet e Tij në këtë botë dhe në Botën tjetër!

*Lipjan*

## U përurua objekti i vakëfit



Më 22 qershor 2008 në një solemnitet rasti u përurua objekti i vakëfit në oborrin e Xhamisë së Lipjanit.

Objekti i vakëfit është ndërtuar me financimin e Komitetit të Bashkuar Kuvajtian për Bamirësi. Më rastin e përurimit në solemnitetin e organizuar nga KBI qenë të pranishëm shumë personalitete nga Bashkësia Islame e Kosovës, Myftiu Mr. Naim Tërnava, Ahmet Sadriu, kryeimami Sabri Bajgora, përfaqësues nga Komiteti i Bashkuar Kuvajtian, Ibrahim Meki-drejtor regjional, përfaqësuesi i Ambasadës së Kuvajtit në Bullgari dhe Shqipëri z. Ahmed Ebu Zubejr, sekretari i përgjithshëm i Komitetit Kuvajtian Fajsal El-Xheran, shefi i zyrës qendrore z. Xhabir el Vandah, kryetari i Kuvendit Komunal Shukri Buja si dhe shumë imamë e xhematlinjë nga Lipjani e rrethina.

Fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i KBI- së Xhevdet Bytyqi i cili i përshëndeti ata dhe falënderoj donatorin nga Kuvajti dhe BIK-në për ndërtimin e këtij objekti në Lipjan. Ndërsa përfaqësuesi nga Ambasada kuvajtiane u shpreh se është obligim i yni fetar që të ndihmojmë njëri-tjetrin.

Më pas fjalën e mori sekretari i përgjithshëm i Komitetit të bashkuar Kuvajtian i cili tha se ky është objekti i dytë i këtij lloji që ndërtohet në Kosovës pas atij që vite me parë kemi ndërtuar në Therandë.

Meritat për ndërtimin e këtij objekti në Lipjan i ka Myftiu Mr. Naim Tërnava dhe Kuvendi Komunal në Lipjan, të cilët orientuan donacionin këtu.

Të pranishmit i përshëndeti edhe kryetari i Kuvendit komunal në Lipjan, Shukri Buja i cili e falënderoi Myftiun Tërnava për kontributin e dhënë për objektin në fjalë njëherësh theksoi se Myftiu Tërnava na është gjendur afër gjithmonë edhe në periudhën e luftës në Kosovë por edhe pas saj dhe tani pas lufte ky objekt është dëshmia më e mirë. Ndërsa myftiu Tërnava pasi përshëndeti dhe falënderoj financuesit e këtij objekti dhe Kuvendin komunal për këtë objekt madhështor në fjalën e tij ndër të tjerat tha: "Qeveria Kuvajtiane ishte në mesin tonë qysh atëherë kur mbi gjysma e popullit shqiptar ishte shpërngulur jashtë Kosovës, dora e ndihmës së Kuvajtit arriti edhe në Shqipëri, Maqedoni për popullin e Kosovës.

Nuk duhet harruar për këtë përkrahje morale e materiale, po ashtu kjo ndihmë vazhdoi dhe është duke vazhduar edhe pas luftës.

Populli kuvajtian nuk na la të vetmuar por na ndihmoj në shumë sfera, ndihmoj në restaurimin e shumë xhamive pastaj në ndërtimin e shkollave, spitaleve, rrugëve, dhe shtëpive nëpër fshatra etj".

Objekti i vakëfit ka 18 lokale afaristë që do të menaxhohen nga KBI dhe si të tilla paraqesin një bazë solide financiare.

Në fund të manifestimit në shenjë mirënjohje KBI-ja ndau disa Falënderime për ata që kontribuuan në realizimin e këtij objekti.

***Burim Arifi***

# Dorina Analiza Muruc pranoi Islamin




Dita e shtunë e datës 14.06.2008 ishte një ditë e veçantë, ditë kënaqësie dhe gëzimi për Këshillin e Bashkësisë Islame dhe për të gjithë besimtarët e qytetit të Pejës.

Burim Çuni nga Peja, një djalosh i ri, i cili para luftës së vitit 1999 kishte qenë vijues i rregullt i mësimit të fesë në xhamitë e Pejës, shquhej për mendjemprehtësi, shkathtësi dhe seriozitet gjatë vijimit të mësimit në xhami; i respektuar nga i gjithë xhemati i xhamisë dhe qytetarët, për edukatën, sjelljet e tij si dhe prejardhjen nga një familje me tradita fetare islame.

Sikurse shumë qytetarë të Kosovës, edhe ky djalosh i ri emigroi së bashku me familjen e tij për në Gjermani. Atje fillimisht mësoi gjuhën gjermane dhe vazhdoi shkollimin. Ndërkohë u njoh me vajzën Dorina Analiza Muruc, një vajzë e bukur nga Ausburgu i Gjermanisë. Pas shumë bisedave dhe konsultimeve në mes tyre, ata vendosën të fejoheshin.

Vajza Dorina Analiza Muruc, e lindur në Demesfar të Rumanisë, e cila që në moshën 6 vjeç qe shpërngulur për të jetuar në Ausburg të Gjermanisë, duke parë rregullin, drejtësinë dhe, mbi të gjitha, pastërtinë e madhe që ka feja Islame, vendosi të fejohej dhe të martohej me një djalosh shqiptar mysliman. Mirëpo, dëshira dhe kureshtja e saj ishte shumë e madhe që të mësonte sa më shumë parimet dhe dispozitat islame, prandaj dhe filloi që me përkushtim dhe seriozitet ndiqte dhe të lexonte literaturë islame. Ajo thotë se, përderisa bisedonte me t'ëmën për Islamin, ndiente një kënaqësi dhe qetësi të madhe shpirtërore, të cilën nuk e kishte përjetuar kurrë më parë. "Nga dita në ditë, - thotë ajo, - pasi qeshë njohur me Burimin, shumë e më shumë më shtohej interesimi dhe bindja për të njohur më shumë parimet dhe dispozitat islame".




Pas kalimit të disa ditëve në pushim dhe pasi qe fejuar me Burimin, ajo filloi të interesohej sinqerisht për mënyrën dhe procedurën që duhet ndjekur një i huaj (jomysliman) për të pranuar Islamin, dhe këtë moment e priste me padurim.

Për këtë qëllim, ata një ditë do të vizitonin Këshillin e Bashkësisë Islame të Pejës, ku do të njiheshin me rregullat dhe procedurat që duhen ndjekur për të pranuar Islamin.

Kështu, më datën 14.06.2008, ditën e shtunë, në bazë të kërkesës, dëshirës dhe vullnetit të saj, në praninë e kryeimamit të KBI-së, e H. Ali ef. Gashi, sekretarit H. Fuad Hoxhaj, imamit H.Musli Arifaj dhe disa anëtarëve të këshillit, pas parashtrimit të disa pyetjeve nga ana e kryeimamit, - ajo pohoi me bindje se me vetëdëshirë dhe bindje të plotë shpirtërore, pranonte Islamin. Më pastaj, së bashku me kryeimamin, ajo ligjëroi Dëshminë islame (Shehadetin) tri herë, duke treguar edhe kuptimin dhe domethënien e saj, ndërsa në fund të gjithë të pranishmit bën një lutje-dua.

Pas pranimit dhe përqafimit të Islamit, ajo, po ashtu me vetëdëshirë, ndërroi emrin e vet Dorina dhe mori emrin e ri Lejla.

Më pastaj kryeimami i dha disa këshilla, të cilat cilësohen si të nevojshme për një myslimane, e cila tani e tutje do të jetë pjesëtare e denjë e Islamit. Përveç këtyre KBI i dha një Dëshmi zyrtare për kalimin e saj në Islam, si dhe disa libra nga literatura islame.

Ndërkaq, çifti i ri bashkëshortor, Burim dhe Lejla Çuni, shprehën gatishmërinë dhe dëshirën e tyre që çdoherë, me mundësitë e tyre, të kontribuojnë për të mirën e Islamit dhe të myslimanëve në përgjithësi, dhe sidomos për ngritjen e vetëdijes dhe moralit islam në shoqërinë e tyre dhe tek të rinjtë në mjedisin ku ata jetojnë e veprojnë.

Në fund kryemami, në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Pejës, i uroi kalimin në rrugën e shpëtimit për mbarë njerëzimin- në Islam, me dëshirën që angazhimi i saj në vijën e Islamit të jetë i përhershëm, duke E lutur Allahun xh. sh. për mirëqenien e saj në këtë botë dhe Botën tjetër.

*Përgatiti:*
***H.Fuad Hoxhaj***

*Në Universitetin AAB të Prishtinës*

# Magjistroi Rexhep Suma

Të shtunën, më **7 qershor 2008**, në Universitetin AAB, kandidati Rexhep Suma, ka mbrojtur me sukses temën e magjistraturës: **"Fenomeni dhunë në televizion"**, para komisionit: prof. ass. Dr. Ibrahim Berisha, kryetar, prof.ass.dr.Milazim Krasniqi,mentor, dhe prof. ass. dr. Rrahman Paçarrizi, anëtar. Kjo temë është një nga problemet më aktuale dhe më problematike që preokupon sot jo vetëm botën e medias, por edhe të shoqërisë në përgjithësi dhe studimi i kësaj teme synon që efektet e saj të identifikohen e më tutje të vlerësohen pasojat. Ky punim është strukturuar në katër kapituj: "Media si faktor nxitës apo jonxitës i dhunës", "Presionet e politikës dhe biznesit mbi publikimet violente", "Efektet psikologjike të dhunës mediale tek fëmijët" dhe "Terrorizmi në media".




Rexhep Suma ka qenë medresant në periudhën 1989-1993, kurse fakultetin e ka mbaruar në Universitetin " Al Imam University" në Rijad. Një mandat ka qenë antëtar i redaksisë së revistës "Dituria Islame", ndërsa prej 5 vjetësh është bashkëpunëtor i rregullt i saj.

---

*Në fshatin Rracaj të Rekës së Keqe të komunës së Gjakovës*

## Pas nëntë vjetësh u bë rivarrimi i Alban Zenun Xhemajlit



*Alban Xhemajli*

Alban Xhemajli ka qenë nxënës i vitit të katërt në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, paralelja e ndarë e Prizrenit.

Më datën 13.06.08 (ditën e xhuma) në orën 15, me një ceremoni madhështore të organizuar me këtë rast, në fshatin Rracaj u bë rivarrimi i Alban Zenun Xhemajlit, i cili qe vrarë (pati rënë shehid) në masakrën e fshatit Mejë të Gjakovës, nga forcat ushtarake dhe paramilitare serbe më 27 prill 1999. Edhe pas nëntë vjetësh kësaj familje i mungojnë ende 3 djem të tjerë të vrarë në front, të cilët familja i pret me ankth që të rikthehen në vendlindje.

Në këtë tubim mortor morën pjesë familjarë të shumtë, bashkëfshatarë të të gjitha fshatrave të Rekës së Keqe dhe më gjerë, pjesëtarë të KFOR-it, të SHPK-së, pjesëtarë të pushtetit lokal, drejtues të organizatave ndërkombëtare dhe vendore, të cilët veprojnë në çështjen e personave të pagjetur, përfaqësues të Këshillit të BI-së të Deçanit, Besim Halilaj kryetar, me bashkëpunëtorët, përfaqësues të Këshillit të BI-së të Gjakovës, Bedri ef.Kida me bashkëpunëtorët, pjesëtarë të rendeve të Tarikatit etj..

Namazin e xhenazes ia fali Arsim ef. Morina. Më pas masës iu drejtua Munir ef.Salkurti. Në fjalën për familjarët u theksuan fakte që ka përmendur Allahu i Madhëruar në Kuran për dëshmorët. "Për këta njerëz, kur goditen nga fatkeqësi të ndryshme, e në mënyrë të veçantë, nga fatkeqësi me përmasa kaq të mëdha, fjalët janë: "Të gjithë jemi të Zotit dhe tek Ai kemi për t'u kthyer". E për këta njerëz udhëheqja, mbrojtja dhe përshëndetjet janë drejtpërsëdrejti nga Zoti i tyre: "Ata janë të udhëzuarit". Munir efendiu, në vazhdim citoi edhe ajetin tjetër: "... ata nuk janë të vdekur, në aplikim të fjalës së Allahut: "E për ata që u mbytën në rrugën e All-llahut, mos thoni: "Janë të vdekur". Jo, ata janë të gjallë, por ju nuk kuptoni (gjallërinë e tyre)". (Kuran, 2-154).Ky djalë i ndershëm rrjedh nga një familje e ndershme. Mësimet e para i mori në Medrese, ku mësoi për vlerat e atdheut, që motivohen nga mësimet kuranore dhe profetike. "Dashuria e atdheut është prej imanit" dhe ai komb që e do fenë, ai është i motivuar për të luftuar dhe për të mbrojtur fenë dhe atdheun. Albani është krenaria e fshatit, krenaria e Gjakovës dhe e gjithë trojeve shqiptare.

Rruga e vetëflijimit që zgjodhi Albani, nuk ishte e rastësishme; në fillim ishte familja e tij e më vonë edhe shkolla ku mësoi, e cila e edukoi, e nxiti, dhe e përgatiti për rrugën e përjetshme të pavdekësisë, - që ia bënë të qartë se si jetohet dhe si vdiset për këtë tokë, ku Zoti na krijoi që të jetojmë dhe të punojmë mbi të, se për këtë atdhe, nder e karakter s'kursehet asgjë nga vetvetja, qoftë ajo edhe gjëja më e shtrenjtë e njeriut - gjaku. Shpirtit të këtij dëshmori ka kohë që Krijuesi ynë ia ka hapur dyert qiellore për pritjen sa më të mirë të tij: " O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu te Zoti yt, i vetëkënaqur e i pranuar! Hyr në turmën e robve të Mi! Dhe hyr në Xhennetin Tim!" (Kuran, 89-27-30 ). Shpirti i tij pastë prehje në amshimin e parajsës! Ndëshkimi i Perëndisë reshtë mbi kriminelët! Zoti i Lartmadhërishëm ju ngushllofte ju dhe mbarë ne, që ndiejmë dhembje të thellë për Albanin dhe për martirët e tjerë! Lavdia e përjetshme dhe mëshira e Perëndisë qofshin mbi kujtimin dhe shpirtrat e tyre të pastër, të vuajtur e të virgjër! Lusim Allahun Fuqiplotë që rahmetliun ta shpërblejë me Xhennetin Firdevs. Amin!

*Përgatiti:*
***Esat ef. Rexha***

# Fotolajm

*Nga medreseja*

## Për profesorët e medresesë kurs trajnues për didaktikë e metodologji



Me qëllim të ngritjes profesionale të kuadrit arsimor në aspektin metodologjik dhe atë didaktik nga 11-18 qershor 2008 16 profesorë të medresesë kanë ndjekur kursin trajnues për didaktikë dhe metodologji bashkëkohore.

"Qëllimi i trajnimit ishte që mësimdhënësit tanë të njihen me praktikat bashkëkohore në metodologjinë e mësimdhënies, dhe mendoj që kurset e tilla janë të nevojshme për profesorët tanë" - na tha drejtoi i Medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinë Ekrem ef. Simnica.

Drejtori më tutje tha se ky është vetëm niveli i parë i kursit për metodikë dhe didaktikë, andaj para fillimi të vitit shkollor medresesë do organizoj edhe nivelin e dytë që sado pak të jetë një rifreskim për mësimdhënësit e medresesë."



Me rastin e përfundimit të trajnimit me 20 qershor u bë një solemnitet rasti ku pos profesorëve, trajnerit Imirudin Trinaku, qenë të pranishëm edhe drejtori i medresesë Ekrem Simnica si dhe kryeimami i BI të Kosovës Sabri ef. Bajgora i cili solemnisht profesorëve që kishin ndjekur kursin ua ndau certifikatën për kryerjen e kursit.

**REPUBLIKA E KOSOVËS**
**Medreseja e Mesme "Alauddin" Prishtinë**
**Nr. 127/08, Dt. 10.06.2008**

Drejtori i Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë shpall:

## KONKURS

Për regjistrimin e nxënësve të rregullt në vitin e parë, të vitit shkollor 2008/2009, si vijon:

Medreseja amë në Prishtinë:
1. Dy paralele (70 nx.- meshkuj);
2. Një paralele (35 nx.-vajza).

Paralelja e ndarë fizike në Prizren:
1. Një paralele ( 35 nx.-meshkuj);
2. Një paralele (35 nx.-vajza).

Paralelja e ndarë fizike në Gjilan
1. Një paralele (35 nx.-meshkuj).

**Kushtet:**
- Kandidatët duhet të kenë të kryer klasën e 9-të të shkollës fillore dhe testin kombëtar dhe të mos jenë më të rinjë se 15 vjet dhe më të vjetër se 18 vjet.
- Të jenë të shëndoshë fizikisht dhe psiqikisht.

Kërkesës duhet bashkangjitur këto dokumente:
1.Dëftesa e shkollës fillore dhe e klasës së 9-të s'bashku me testin kombëtar.
2.Çertifikatën e lindjes.
3.Deklaratën e prindit-kujdestarit. për përgjegjësi morale dhe materiale.
4.Propozimin e Këshillit të Bashkësisë Islame. nga i cili graviton.

Dokumentacioni dorëzohet në Këshillat e BI nëpër Komuna deri më 07.07.2008 Këshillat e BI i dorëzojnë dokumentacionin sipas regjioneve në Medresenë amë dhe në paralelet e ndara fizike në Prizren dhe Gjilan me datën 08.07.2008.
Pranimi-testimi bëhet:
Prishtinë me 10.07.2008, Prizren më 11.07.2008, dhe Gjilan më 12.07.2008. prej orës 9.00.

Vërejtje: Këshillat e BI. si dhe paralelet e ndara nuk mund të pranojnë kandidatë nga territoret-regjionet tjera, por vetem nga regjioni i vet.

**REPUBLIKA E KOSOVËS**
**BASHKËSIA ISLAME E KOSOVËS**
**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË VUSHTRRI**
Nr. Protok. 208/08 Data: 10.06.2008

Këshilli i Bashkësisë Islame në Vushtrri në tubimin e mbajtur më 09.06.2008, pas shqyrtimit të ecurive dhe rrjedhës se punëve administrative dhe atyre fetare, vendosi që të shpall:

## KONKURS

për këtë vend pune:
- Sekretar në K.B.I. - Vushtrri.

Kandidati duhet t'i plotësojë këto kushte:
- Përveç Medresesë, duhet ta ketë edhe kualifikimin superior si dhe së paku tri vite përvojë punë në Bashkësi Islame.
- Dokumentacionit përveç kërkesës duhet t'ia bashkëngjes edhe diplomat e kualifikimit të mesëm dhe atij superior si dhe certifikatën e lindjes.

Vërejtje:
- Dokumentet dorëzohen në KBI të Vushtrrisë.
- Dokumentet e pakompletuara nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas publikimit në revistën e BI-së "Dituria Islame".